# DITURIA ISLAME

NUMËR 319 | VITI 30 | MAJ 2017 | SHABAN 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## URIME MUAJI I BEKUAR RAMAZAN



# *"O ju që besuat,*

*agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush prej jush është i sëmurë ose është në udhëtim (e nuk agjëron), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E, ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri. E ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju.*

*(Ato ditë të numëruara janë)*

## Muaji Ramazan,

*që në të (filloi të) shpallet* **Kurani***, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë, dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush prej jush e jeton këtë muaj,*

## le të agjërojë!

*Ndërsa, kush është i sëmurë, ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme! Me këtë Allahu ju dëshiron lehtësim, e nuk ju dëshiron vështirësim. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun për shkak se ju udhëzoi, dhe që të falënderoni. E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua,*

## Unë jam afër.

*I përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet. Pra, për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen Mua dhe le të më besojnë Mua."*

(El Bekare: 183 - 186)



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava mori pjesë në hapjen solemne të konferencës së gjashtë ndërkombëtare për gjuhë arabe

Në Emiratet e Bashkuara Arabe, më konkretisht në qytetin e Dubait, u bë hapja solemne e konferencës së gjashtë ndërkombëtare për gjuhë arabe. Kjo konferencë u organizua nën patronazhin e zv. kryetarit të shtetit njëherësh, kryeministrit të EBA-së, sheikut të Dubait, Muhamed bin Rashid al Maktoum.

Gjatë tri ditëve të konferencës u paraqiten mbi 770 pjesëmarrës me kumtesa të ndara në mbi 85 seanca, nga më shumë se 44 shtete.

Hapjen e konferencës e bëri trashëgimtari i Dubait, Hamdan bin Muhamed bin Rashid al Maktoum, ku prezent ishin edhe ministrat nga Ministria e Arsimit, Shkencës, Shëndetësisë, Arsimit të Lartë, drejtues nga UNESCO, nga ALESCO, nga Liga Arabe, OBI, rektorët e mbi 69 universiteteve të shteteve arabe, ambasadorë, drejtues institucionesh kulturore të ndryshme nga shtetet arabe dhe zyrtarë të shtetit të EBA. Gjatë hapjes solemne u shpërblyen 12 institucione dhe individ për angazhimin dhe përkushtimin në shërbim të gjuhës arabe. Shpërblimi "Muhamed bin Rashed" për gjuhë arabe kap vlerën 70.000 dollarë. *(B.M.)*

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë
Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail.com | dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Ramazani muaji i lartësimit të shpirtit

"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm."
(El Bekare: 183)

*Muaji Ramazan është kohë e pendimit të sinqertë, e pastrimit të zemrave, e ngjitjes dhe lartësimit të shpirtrave drejt pastërtisë dhe dëlirësisë, larg materies dhe nefsit. Është koha e adhurimit, ku njeriu i tëri i përkushtohet Allahut dhe kur reduktohet roli i stomakut. Ai nuk është muaji i ngrënies dhe pijes pa masë. I Dërguari i Allahut na këshillon që të mos e teprojmë me ushqim dhe pije dhe kjo vlen edhe gjatë kohës së iftarit: "Njeriu kurrë nuk mbush enë më të keqe se stomakun e tij, një pjesë të stomakut le ta mbushë me ushqim, një pjesë me ujë dhe një pjesë le ta lërë të zbrazet që të marrë frymë lirshëm." (Tirmidhi dhe Ibni Maxhe).*

*Çdo dispozitë islame që vjen prej Allahut të Gjithëdijshëm dhe të Gjithëmëshirshëm është për të mirën e njeriut. Ato synojnë pastrimin e njeriut dhe të shpirtit të tij nga çdo njollë, si dhe pajisjen e karakterit të tij me virtyte dhe cilësi pozitive.*

*Agjërimi është faktor i pazëvendësueshëm në edukimin moral të njeriut dhe formimin e personalitetit të tij. Ramazani duhet të shfrytëzohet si një përvojë e papërsëritshme që të përmirësojmë gjendjen tonë sepse "Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë çka kanë në vetvete." (Er Ra'd: 11).*

*Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe adhurimit të Allahut në çdo çast dhe i shtimit të veprave të mira. Ai është muaji i mirësive dhe i begative, muaji i shpërblimeve dhe dhuratave të pamasa: "Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë (vetëm nga Allahu), atij do t'i falen mëkatet e mëhershme". (Buhariu dhe Muslimi)*

*Agjërimi i pastron zemrat që janë vend i dashurisë, mëshirës dhe guximit dhe kultivon te myslimani cilësinë e vigjilencës së vazhdueshme të Allahut. Ai fisnikëron shpirtrat, që janë vend i përkushtimit, devotshmërisë, nderit, moralit dhe virtyteve njerëzore: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm.." (El Bekare: 183)*

*Prandaj, agjërimi më shumë duhet të ndihet me zemër dhe shpirt se sa të njihet dhe kuptohet me logjikë e arsye. Pikërisht për këtë, krahas agjërimit, në këtë muaj të bekuar është bërë obligim (vaxhib) edhe sadakatul-fitri dhe preferohet dhënia e zekatit të obligueshëm, si dhe ndihma e të varfërve. Për rrjedhojë, të gjithë myslimanët gjatë këtij muaji janë më të devotshëm, më dorëlirë dhe më modestë. Në një hadith, Pejgamberi a.s. thotë: "O njerëz, përhapeni selamin, ushqejini ata që kanë nevojë, mbajini lidhjet farefisnore dhe faluni gjatë natës kur të tjerët bëjnë gjumë, do të hyni në xhenet." (Tirmidhi & Ibni Maxhe)*

*Kusht për një jetë të virtytshme dhe të moralshme është harmonia e brendshme mes instinkteve të nevojshme dhe synimeve morale. Duke mposhtur epshet që nxisin në mosbindje dhe gjynah, duke u liruar nga gjërat materiale dhe nga robërimi ndaj tyre, agjëruesi bëhet rob i vërtetë i Allahut.*

*Agjërimi është një metodë e përsosur për zhvillimin e virtyteve individuale dhe për kontrollin e vetvetes. Ai synon ta pasurojë shpirtin dhe zemrën me sinqeritet, mëshirë, mirësi dhe humanizëm.*

*Pejgamberi a.s. i përgëzonte shokët e tij më ardhjen e muajit fisnik dhe u thoshte: "U erdhi muaji i Ramazanit, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj, kush privohet nga e mira e saj është privuar (prej shumë të mirave)." Gjithsesi, besimtari gëzohet me hapjen e dyerve të xhenetit, mbylljen e dyerve të xhehenemit dhe me lidhjen e shejtanëve.*

**Dr Ajni Sinani**

# Urimi i myftiut të Kosovës, mr. Naim Tërnava për besimtarët dhe qytetarët e Kosovës me rastin e fillimit të muajit të Ramazanit



*Të nderuar besimtarë!*

*Vëllezër e motra!*

*Të nderuar qytetarë të Kosovës!*

*Nesër, myslimanët anekënd botës nisin agjërimin e muajit të bekuar të Ramazanit, prandaj më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emrin tim personal t'ju drejtohem me përgëzimet më të mira, duke ju dëshiruar që këtë muaj ta jetoni me të gjitha mirësitë e begatitë e tij.*

*Agjërimi për besimtarët është një ibadet që bart në vete përkushtimin, vendosmërinë, bindjen, urtësinë, devotshmërinë, sinqeritetin, dashurinë, sakrificën, unitetin, tolerancën e mirëkuptimin, vlera këto që e ekuilibrojnë njeriun, e fisnikërojnë shoqërinë, si dhe ndikojnë në reflektimin për hyjnoren, njerëzoren e humanen.*

*Përmes agjërimit besimtari më së miri shpreh njohjen, bindjen e sinqeritetin ndaj Krijuesit, ngase ky ibadet bëhet vetëm për Të, me bindjen e plotë që Krijuesi do ta shpërblej në botën tjetër.*

*Për këtë Allahu xh.sh., në Kuran thotë: "Muaji i Ramazanit është ai në të cilin zbriti Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). Prandaj, kush e arrin prej jush këtë muaj, le të agjërojë..."*

*Muaji i Ramazanit është muaj në të cilin besimtarët shtojnë ibadetet, rrisin ndershmërinë, rrisin kujdesin ndaj njëri-tjetrit, bëhen më humanë, më të dashur e më paqësor, më social, më familjar e më të devotshëm. E pikërisht këto janë fadiletet, të mirat, dobitë dhe synimet e agjërimit të këtij muaji.*

*Ardhja e Ramazanit na rikujton po ashtu edhe shumë ngjarje me rëndësi të veçantë, e mbi të gjitha na rikujton fillimin e zbritjes së Kuranit fisnik dhe është muaji i Kuranit, na risjell Natën e Kadrit me të gjitha kimetet e saj, më pastaj me saktësinë e tij na ofron të gjithëve në të njëjtën kohë rreth sofrës së iftarit dhe të syfyrit, na tubon rreth nimeteve e bereqeteve të Allahut të Madhëruar. Na drejton për te skamnorët, te jetimët, dhe na ofron me të gjithë nevojtarët.*

*Pikërisht për këtë, i dërguari i Allahut, Muhamedi a.s. ka thënë: "Ai që agjëron Ramazanin me bindje, sinqeritet e përkushtim të plotë, do t'i falen mëkatet e tij më të hershme."*

*Të nderuar vëllezër e motra!*

*Ramazani i sivjetshëm vendin tonë e gjen në një proces të rëndësishëm për të ardhmen e tij, përkatësisht në zgjedhjet nacionale, kurse qytetarët para obligimit për të thënë fjalën e tyre.*




*Prandaj, urojmë dhe shpresojmë që gjatë këtij muaji të rahmetit e mëshirës, spektri ynë politik pjesëmarrës në zgjedhje do të zhvilloj një fushatë dinjitoze, të përgjegjshme, të qytetëruar, kurse dita e zgjedhjeve të jetë një ditë feste e gëzimi për të gjithë ne.*

*Nga procesi i zgjedhjeve dhe nga muaji i bekuar i Ramazanit lutemi që të dalim edhe më unik, më të bashkuar, më të fortë, më të konsoliduar dhe më të përgatitur shpirtërisht dhe institucionalisht.*

*Vëllezër e motra!*

*Me lejoni që edhe njëherë, me rastin e fillimit të muajit të bekuar të Ramazanit t'ju shpreh urimet dhe përgëzimet e mia më të mira të gjithë besimtarëve të besimit islam kudo që gjenden, e në veçanti uroj vëllezërit tanë në diasporë, duke lutur të Madhin Zot që të na pranojë agjërimin, veprat tona të mira, namazin, sadakanë dhe ibadetin tonë në përgjithësi.*

*Le të na shoqëroj të gjithëve mëshira e Allahut dhe falja e Tij! Dhe na qoftë për hair ky Ramazani sherif!*

***Myftiu i Kosovës***
***Naim ef. Tërnava***
***Prishtinë, 26 maj 2017***



# Vizita e myftiut Tërnava në EBA

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava qëndroi për një vizitë pune në Dubai të EBA-së, i shoqëruar nga zv. shefi kabinetit mr. Besim Mehmeti. Gjatë qëndrimi të tij në EBA Myftiu zhvilloi takime me personalitetet e këtij shteti.

### Vizita në Universitetin "Al Qasimiya"

Gjatë qëndrimi në EBA, myftiu Naim ef. Tërnava zhvilloi një vizitë në Universitetin "Al Qasimiya" në Sharika. Aty u prit nga rektori i Universitetit "Al Qasimiya", dr. Rashad Muhamed Salem. Nikoqiri i dëshiroi mirëseardhje Myftiut, duke cilësuar si shumë të rëndësishme dhe të çmueshme vizitën e parë të Myftiut Tërnava në këtë universitet.

Myftiu Tërnava falënderoi rektorin Salem për ndihmën dhe përkrahjen e vazhdueshme që po jep rreth studentëve tanë atje. Gjatë takimit, të dy palët ranë dakord për bashkëpunim reciprok, si dhe për nënshkrimin e një marrëveshje bashkëpunimi në sfera të ndryshme.

Gjatë takimit të dy palët njoftuan njëra-tjetrën me historikun dhe veprimtaritë e tyre. Myftiu Tërnava gjithashtu shprehu një falënderim të veçantë për EBA, në përkrahjen e vazhdueshme që po i jep Republikës së Kosovës, si dhe autoriteteve të universitetit, e po ashtu shprehu gatishmërinë për intensifikimin e bashkëpunimit bilateral.

Në fund të takimit, rektori dr. Salem i dhuroi Myftiut stemën e universitetit në shenjë respekti dhe vlerësimi për vizitën. Pas takimit Myftiu Tërnava vizitoi disa hapësira të universitetit, zyre, bibliotekën, si dhe teatrin modern, i cili ishte një nga teatrot më të mëdha dhe më modern në Sherika.

### Takimi me studentët e Kosovës

Universiteti "Al Qasimiya" u themelua në vitin 2014, nga emiri i Sharikas, dr. Sultan Al Qasimi, dhe që nga hapja e tij ka pranuar studentë nga Kosova.

Në këtë universitet tani për tani, studentët mund të studiojnë në katër fakultetet:

1. Fakultetin e Sheriatit dhe Studimeve Islame, i cili ofron studime në lëmin e studimeve islame, fikhut dhe bazamenteve të tij, bazamentet e fesë.
2. Fakulteti i Arteve, i cili ofron studime në lëmin e gjuhës arabe dhe letërsisë, historisë dhe civilizimit islam.
3. Fakulteti Ekonomik, i cili ofron studime në shkencat ekonomike
4. Fakulteti i Komunikimit, i cili ofron studime në shkencat e komunikimit.

Në këtë universitet studiojnë 49 studentë nga Kosova, prej tyre 28 meshkuj dhe 21 femra. Të gjithë studentët që studiojnë dhe veprojnë në kampusin e universitetit janë me bursë studentore. Ata gëzojnë respekt në këtë universitet, si studentë të dalluar dhe të suksesshëm.

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, gjatë vizitës në universitet, ishte i përkushtuar për të takuar edhe studentët kosovar. Takimi u realizua në amfiteatrin e bibliotekës në Universitetin ""Al Qasimiya në Sharika. Studentët ishin të lumtur që patën rastin ta mirëprisnin Myftiun Tërnava.

Takimi filloi me lexim Kurani nga studenti Veton Bunjaku, ku pastaj mirëseardhje Myftiut në emër të studentëve i dëshiroi studenti Sahit Ibrahimi, i cili ofroi disa të dhëna rreth universitetit dhe jetës studentore. Më pas fjala iu dha Myftiut Tërnava.

Ai gjatë fjalimit të tij i porositi studentët me këshilla që t'i përkushtohen nxënies së diturisë, duke kujtuar vlerën e saj në fenë islame.

Ai përmendi hadithin e Pejgamberit a.s., i cili ka thënë: "Kush merr rrugën për të kërkuar dituri, Allahu ia lehtëson rrugën për në xhenet, dhe me të vërtetë edhe melaqet i shtrijnë flatrat e tyre për kërkuesin e diturisë, nga kënaqësia se çfarë bën ai, dhe se për dijetarin kërkojnë falje çfarë ka në qiell dhe në tokë, madje edhe peshqit në ujë." Vlera e dijetarit dhe adhuruesit është sikur drita e hënës në krahasim me yjet tjera, si dhe dijetarët janë trashëgues të pejgamberëve, të cilët nuk kanë lënë trashëgimi as dinarë e as dërhem, mirëpo kanë trashëguar diturinë, e ai i cili e merr atë, le



solemne u shpërblyen 12 institucione dhe individ për angazhimin dhe përkushtimin në shërbim të gjuhës arabe. Shpërblimi "Muhamed bin Rashed" për gjuhë arabe kap vlerën 70.000 dollarë.

Në këtë konferencë mori pjesë edhe profesori i angazhuar për gjuhë arabe në FSI, mr. Besim Mehmeti njëherësh zv. shef kabineti të Myftiut, i cili u paraqit gjatë seancës së 62, me kumtesën "Mësimdhënia e gjuhës arabe në Kosovë." Në këtë kumtesë shkencore fillimisht paraqiti një zhvillim historik të Kosovës me zhvillimet aktuale të saj me theks të veçantë pasurinë e Kosovës me trashëgimi kulturore dhe bashkëjetesë mes konfesioneve fetare të ndryshme, duke vazhduar me historikun e shkurt të përhapjes së Islamit dhe me të edhe të gjuhës arabe. Më pas vazhdoi me paraqitjen e institucioneve relevante, të cilat ndikuan dhe ndihmuan në mësimin e gjuhës arabe. Gjithashtu ai paraqiti edhe plan-programet mësimore të gjuhës arabe, duke filluar nga Medreseja, Fakulteti i Studimeve Islame, dhe dega e Orientalistikës në Universitetin e Prishtinës.

Kumtesa e paraqitur u vlerësua nga komisioni shkencor i konferencës dhe u miratua për botim në revistën e konferencës dhe shpërndarjen në veb-faqen zyrtare të konferencës.

ta marrë në përmasa të mëdha.

Gjithashtu Myftiu i porositi studentët që të jenë vigjilent dhe të kujdesshëm në jetën e tyre, të marrin fenë ashtu siç është nga burimet e saj dhe ashtu siç praktikohet në trojet tona, për më shumë se gjashtë shekuj, duke u tërhequr vërejtjen për kujdesin ndaj ideve ekstremiste dhe radikale, të cilat nuk kanë të bëjnë asgjë me fenë tonë të pastër.

Ai po ashtu i ftoi studentët që të kujdesën për njëritjetrin, të bashkëpunojnë dhe ta shfrytëzojnë kohën në të mirë të tyre, për t'u kthyer më pas në shërbim të atdheut.

Studentët falënderuan Myftiun Tërnava për vizitën dhe këshillat që ua drejtoi atyre. Krejt në fund studentët morën nga një foto për kujtim me Myftiun.

### Myftiu Tërnava mori pjesë në hapjen solemne të konferencës së gjashtë ndërkombëtare për gjuhë arabe

Në Emiratet e Bashkuara Arabe, më konkretisht në qytetin e Dubait, u bë hapja solemne e konferencës së gjashtë ndërkombëtare për gjuhë arabe. Kjo konferencë u organizua nën patronazhin e zv. kryetarit të shtetit njëherësh, kryeministrit të EBA-së, sheikut të Dubait, Muhamed bin Rashid al Maktoum.

Gjatë tri ditëve të konferencës u paraqiten mbi 770 pjesëmarrës me kumtesa të ndara në mbi 85 seanca, nga më shumë se 44 shtete.

Hapjen e konferencës e bëri trashëgimtari i Dubait, Hamdan bin Muhamed bin Rashid al Maktoum, ku prezent ishin edhe ministrat nga Ministria e Arsimit, Shkencës, Shëndetësisë, Arsimit të Lartë, drejtues nga UNESCO, nga ALESCO, nga Liga Arabe, OBI, rektorët e mbi 69 universiteteve të shteteve arabe, ambasadorë, drejtues institucionesh kulturore të ndryshme nga shtetet arabe dhe zyrtarë të shtetit të EBA. Gjatë hapjes

### Takimi me këshilltarin Al Gjervan

Gjatë qëndrimit në Sherika, Myftiu Tërnava u prit edhe nga ish këshilltari i emirit të Sharikas, z. Abdurrahman al Gjervan. Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për mirëpritjen, si dhe falënderoi popullin e EBA-së dhe qeverinë e saj për përkrahjen dhënë popullit të Kosovës. Ai po ashtu e njoftoi nikoqirin me zhvillimet në Kosovë, rrugën e saj drejt konsolidimit të shtetit, si dhe me veprimtarinë e BIK-ut, dhe me aktivitetet e saj dhe sfidat e ndryshme me të cilat ballafaqohet.

Al Gjervan shtroi drekë për Myftiun Tërnava në një nga restorantet në brigjet e qytetit të Sharikas, ku prezent ishin edhe disa nga ambasadorët të EBA-së, në Belgjikë, Afrikë të Jugut, Japoni, Jordani.

Myftiu zhvilloi një takim të rëndësishëm edhe me fondacionin "Muhamed bin Rashit al Maktum", i cili udhëhiqet nga emiri i Dubait. Aty Myftiu u prit nga drejtori gjeneral Saleh Zaher.

*Përgatiti: Mr. Besim Mehmeti*



# Fjala përshëndetëse e myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, në hapje të konferencës shkencore: "Medreseja "Alaudin" e Prishtinës - 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar"

*I nderuari ish president i Republikës së Kosovës, z. Fatmir Sejdiu*

*I nderuari Kryetar i KMSH, H. Skender Bruçaj*

*I nderuari Dekan i F.SH.I. në Shkup z.Fahrudin Ebibi*

*I nderuari Myfti i Bashkësisë Islame të Sanxhakut. Mevlud Dudiq*

*Të nderuar pedagogë të medresesë*

*Të nderuar studiues,*

*Të nderuar ju efendilerë,*

*Zonja dhe zotërinj!*

Kam nderin që sot para jush t'ju drejtohem në këtë manifestim jubilar kushtuar 65-vjetorit të Medresesë "Alaudin" - kësaj vatre të edukimit dhe arsimit fetar dhe kombëtar. Prandaj, më lejoni fillimisht që me respekt t'ju përshëndes dhe t'ju falënderoj në emër të Kryesisë së BIK, në emër të institucioneve dhe organeve të saj, si dhe në emrin tim personal për praninë tuaj në këtë përvjetor të rëndësishëm.

*Të nderuar të pranishëm*

Allahu xh.sh. në ajetin e parë të Kuranit thotë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)." (El Alek,1).

Historia e zhvillimit të shkollave dhe arsimit islam në trojet tona, sikurse dihet, është e hershme dhe fillon që nga shekulli XV e këndej, që ndërlidhet me historinë e ngritjes së xhamive të para, e më vonë me hapjen e shkollave fillore, mejtepeve, shkollave të larta-medreseve etj.

Medreseja më e vjetër e ngritur në trojet tona është medreseja e Is'hak Beut në Shkup, e hapur para vitit 1411. Kurse Medreseja më e vjetër në Kosovë është ajo e themeluar në Vushtrri në gjysmën e parë të shek. XV nga Gazi Aliu Begu, pastaj në vitin 1516 në Pejë nga Mehmet Begu, pastaj e Gazi Mehmet Pashës në Prizren më 1537 etj. Pas këtyre u hapen Medrese edhe në qytete tjera, kurse në shek. XVIII numri i tyre u shtua, aq sa kishte qytete edhe me më shumë se një medrese.

Mbështetur në planprogramet mësimore si dhe në nivelin mjaft të lartë profesional dhe intelektual të myderrizëve, medresetë tona, që prej themelimit të tyre, kanë ofruar arsimimin dhe përgatitjen e dijetarëve dhe të elitave intelektuale që përputheshin me nevojat e shoqërisë dhe kohës.

Prandaj, nuk është e rastit që myderrizët dhe nxënësit e medreseve kanë marrë pjesë dhe kanë luajtur rol konstruktiv në të gjitha lëvizjet politike shqiptare, ata ishin udhëheqës, anëtarë, veprimtarë dhe përkrahës të këtyre lëvizjeve. Është dokumentuar qartë roli i tyre në "Lidhjen e Prizrenit" të vitit 1878 të mbajtur në xhaminë "Gazi Mehmed Pasha - Bajrakli", në Lidhjen Shqiptare "Besa Besë" 23-29 janar 1899, në kryengritjet e mëdha në Kosovë pas shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë etj.

Veprimtarët politik më të dalluar nga radhët e myderrizëve nga Kosova janë haxhi Ymer Prizreni, Halim



ef. Gjergjizi, Haxhi Zeka, Hasan Shllaku, Ismail ef. Yvejsi, Hafiz Ymer Guta, Rrystem Shporta, Abdullah Hizri, Asim Luzha, Mulla Idriz Gjilani, Haki Sermaxhaj e shumë të tjerë, të cilët për aktivitetin e tyre politik u internuan, burgosën, torturuan, por një numër i madh i tyre u ekzekutuan nga dora e armikut.

Me një fjalë, medresetë tona ishin një pjesë e pandarë e jetës publike, të cilat qëndronin mbi baza intelektuale dhe që rrënjët i kishin te feja islame. Ato vazhduan të funksionojnë, cila më shumë e cila më pak, për një periudhë disa shekullore, saktësisht deri në vitin 1948, kur u mbyllën përfundimisht nga sistemi komunist, të gjitha medresetë e deriatëhershme.

Pas krijimit të rrethanave të reja dhe pas rikonstituimit të organeve të saj, Kryesia e Bashkësisë së Fesë Islame në Prishtinë, do të bëjë përpjekje të mëdha për të hapur një medrese, në të cilën mësimet do t'i ndiqnin nxënësit nga të gjitha trevat tona shqiptare.

Kështu, pas shumë përpjekjesh, një gjë e tillë u arrit në vitin 1951 kur edhe nisi nga puna Medreseja e Ulët Shqiptare e Prishtinës siç quhej atëherë, e cila falë angazhimit të punës së pedagogëve dhe punonjësve të saj dhe sukseseve të arritura, në vitin 1962 u ngrit në Medrese të Mesme, e barasvlershme me gjimnazet e tjera në Kosovë dhe me simotrën e saj Medresenë e Gazi Husrev Begut në Sarajevë.

Medreseja e Prishtinës, përveç se shënon një nga hapat më të rëndësishëm të Bashkësisë Islame të Kosovës, ajo u bë edhe urë lidhëse mes medreseve klasike dhe medresesë së mesme tashmë të reformuar sipas kërkesave dhe nevojave të kohës.

*Të nderuar të pranishëm*

Medreseja "Alaudin", sikurse u tha, misionin e saj e nisi në vitet '50 të shekullit të shkuar, dhe për dekada të tëra ishte e vetmja vatër e arsimit fetar që shqiptarëve ua mësonte fenë në gjuhën shqipe, ua mësonte dashurinë ndaj Zotit, dashurinë ndaj vatanit - atdheut. Këtë mision, Medreseja e vazhdoi me sukses deri në ditët e sotme, gjithnjë duke i tejkaluar sfidat me të cilat u përballë gjatë sistemit monist dhe riokupimit të Kosovës nga Serbia dhe sfidave e problemeve që lidhen me natyrën e punës dhe veprimtarisë së një institucioni shkollor.

Medreseja e Prishtinës, gjatë dekadave të punës dhe veprimtarisë së saj ka dhënë dhe vazhdon të jep kontribut të jashtëzakonshëm në përgatitjen e ulemave të rinj, të kuadrit fetar e të drejtuesve shpirtërorë të popullit tonë, dhe në formimin e përgjithshëm kulturor të popullit, në edukimin moral, qytetar e atdhetar të breznive të reja dhe në rrënjosjen e dashurisë për dije e përparim.

Këtu u formuan imamët, hatibët, myderrizët, mualimët dhe prijësit islam, të cilët u vunë në shërbim të jetës fetare islame jo vetëm në nivel vendi, por edhe më gjerë. Sepse, sikurse dihet, medresenë e Prishtinës nuk e kanë ndjekur vetëm nxënës nga Kosova, por, madje që nga vitet e para, edhe nxënës nga Maqedonia, Mali i Zi, Sanxhaku, Kosova Lindore e më vonë edhe nga Shqipëria. Kurse veprimtarë të jetës fetare e kombëtare nga ish-nxënësit e medresesë ka gjithandej nëpër trojet tona etnike e të copëtuara shqiptare, në diasporën shqiptare, dhe jo vetëm kaq, por Medreseja e Prishtinës ishte paraprijëse e denjë e Medresesë së Mesme "Isa Begu" në Shkup, Medresesë së Novi-Pazarit dhe Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë.

Kuadrot fetare të dala nga medreseja, përveç tjerash, ruajtën, kultivuan dhe promovuan gjithherë dhe gjithmonë vlerat fetare e kombëtare, vlerat e tolerancës, mirëkuptimit, harmonisë e bashkëjetesës, kudo që shkuan dhe kudo që u gjenden, sepse kështu u brumosen në medrese, sepse kështu thonë mësimet kuranore dhe tradita e popullit shqiptar.

Në këtë medrese u përgatit një plejadë e tërë intelektualësh të fushave të ndryshme, të cilët, pas shkollimit të tyre, treguan përgatitje të mjaftueshme për të ndjekur studimet e larta në çdo shkollë tjetër brenda dhe jashtë vendit, duke iu përkushtuar me devotshmëri çështjes së arsimit e kulturës fetare e kombëtare. Puna dhe aktiviteti i arsimtarëve e ndihmesa e tyre për edukimin e breznive të tëra me dashurinë për fenë, me ndjenjën e krenarisë e dinjitetin kombëtar, me virtyte morale e fetare është një segment shumë i rëndësishëm i kësaj medreseje.

I Madhi Zot në Kuran thotë: - "Thuaj: "Punoni, se Allahu, i dërguari i tij dhe besimtarët do të shohin punën tuaj." (Tevbe, 105)

Prandaj, me një mirënjohje të veçantë sot nderojmë të gjithë drejtuesit, pedagogët, nxënësit dhe të gjithë ata që me angazhimin, punën, përkushtimin, sakrificën, dijen dhe kontributin e tyre punuan në themelimin, ngritjen, rriten dhe zhvillimin e medresesë, duke e bërë atë një qendër të rëndësisë së veçantë të edukimit dhe arsimit, e cila medrese jetoi e bashkëlidhur dhe e pandarë me fatin e popullit dhe të vendit tonë.

Nderojmë dhe u jemi mirënjohës myderrizëve të parë hfz. Bajram ef. Aganit, hfz. Isak ef. Saidit, Ahmet ef. Mustafës, Rashid ef. Osmanit, hfz. Ismail Haki ef. Ustaibo, hfz. Muharrem ef. Adilit, Hasan ef. Nahit, Sherif ef. Ahmetit, Sadri ef. Prestreshit, mësuesit të parë të gjuhës shqipe në medrese dhe veteranit të arsimit



Haki Krasniqit, dhe të gjithë të tjerëve që në rrethana jo shumë të favorshme e vunë medresenë në themele të shëndosha e cila edhe sot vazhdon të jep frytet e saj. Më pastaj, respekt dhe mirënjohje për të gjithë drejtuesit, pedagogët dhe punonjësit e tjerë të brezave të mëvonshëm të kësaj shkolle që vazhduan punën ashtu siç e kishin nisur myderrizët e brezit të parë.

Gjatë veprimtarisë së saj Medreseja e Prishtinës jetoi e bashkëlidhur dhe e pandarë me fatin e popullit dhe të vendit tonë. Ajo nisi në kohë ndryshimesh dhe zhvillimesh politike të rëndësishme për popullin dhe vendin tonë. Ajo ishte në shënjestër të propagandës politike të kohës që nga kur filloi punën, së pari për shkak se ishte medrese dhe sepse aty mësohej feja, dhe më pastaj edhe për shkak të aktiviteteve të gjithëmbarshme të pedagogëve dhe nxënësve të saj. Kështu medreseja u bë pjesë e pandashme e ngjarjeve të historisë më të re të popullit dhe vendit tonë, që nga lëvizja e NDSH-së, ngjarjeve të '68, '81, '89 etj.

Mirëpo, kontributi i Medresesë për popullin, për Kosovën dhe për shqiptarët është edhe më i madh gjatë viteve '90 të shekullit të shkuar, kur Medreseja u hapi dyert të gjitha nismave që i kushtoheshin Kosovës së re dhe institucioneve të saj, si akademisë, universitetit, shkollave të mesme e fillore, LASH-it, teatrit, lëvizjeve e partive politike dhe jo politike, institucioneve të pavarura të Kosovës të themeluara nga populli i Kosovës në vitet '90, individëve, shoqatave dhe organizatave të ndryshme.

Kontributi edhe më i madh i Medresesë është në prag dhe gjatë Luftës Çlirimtare, kur ajo me të gjitha kapacitet e saj u vu në shërbim dhe në mbështetje të luftëtarëve të lirisë dhe kështu u shndërrua në një çerdhe, ku kultivohej e paralajmërohej era e lirisë dhe e pavarësisë së vendit.

Por, jo vetëm kaq, nga bankat e Medresesë shumë nxënës iu bashkuan luftës çlirimtare, disa prej të cilëve ranë shehidë në vijat e para të fronit, gjë që flet qartë për mision e Medresesë në funksion të trinomit fe - atdhe -arsim. Edhe pas çlirimit të vendit, Medreseja vazhdon misionin e saj në edukimin, arsimimin dhe formimin shpirtëror dhe intelektual të brezit të ri. Ajo vazhdon t'i përgjigjet kërkesave të BI-së dhe të Kosovës. Ajo vazhdon ta luaj rolin e saj në informimin, edukimin, mësimin, shpjegimin, interpretimin dhe komentimin e drejtë të mësimeve të fesë islame, duke u bërë kështu një pararojë e fuqishme përballë të gjitha ideologjive dhe rrymave ekstreme me karakter fetar dhe jo vetëm. Me një fjalë, Medreseja me pedagogët dhe punonjësit e saj është e angazhuar që të rinjtë tanë të edukohen dhe të arsimohen drejtë, të kultivojnë traditën dhe kulturën islame dhe t'u përgjigjen nevojave të kohës dhe të vendit.

*Të nderuar të pranishëm*

Për të mos e zgjatur më shumë, për rolin dhe kontributin e Medresesë përgjatë dekadave të saj, sepse për këtë jam i bindur se më me kompetencë dhe akribi shkencore do të flasin historianë, publicistë, pedagogë, ish-pedagogë dhe ish nxënës dhe studiues të tjerë në konferencën e cila i zhvillon punimet në dy ditët në vazhdim.

Mua nuk më mbetet tjetër, përveç se edhe një herë në emër të Kryesisë së BIK t'ju falënderojë nga zemra për pjesëmarrjen në këtë manifestim, kurse studiuesve suksese dhe mbarësi në konferencën shkencore.

Dhe në fund fare, Medresesë i uroj nga zemra jetë të gjatë, suksese dhe veprimtari të begatë, si dhe përmbushje të plotë të misionit të saj hyjnor, historik e kombëtar.

*Ju faleminderit për vëmendjen!*

***Prishtinë, 17 .05. 2017.***
***Myftiu i Republikës së Kosovës***
***Naim ef. Tërnava***

# Fjala përshëndetëse e drejtorit të Medresesë "Alaudin" në Prishtinë, mr. Jakup Çunaku, me rastin e hapjes solemne të konferencës shkencore "Medreseja"Alaudin" e Prishtinës – 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar".



*I nderuari ish president i Republikës së Kosovës, z. Fatmir Sejdiu*
*I nderuari Myfti i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava*
*Të nderuar përfaqësues të Bashkësive Fetare Islame*
*Të nderuar mësimdhënës, nxënës dhe ju miq të respektuar!*

Zoti në Kuranin fisnik thotë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i cili krijoi (çdo gjë)"

Ndjehem i lumtur sot, në këtë ditë të madhe për të gjithë qytetarët e Prishtinës, por edhe të Kosovës dhe më gjerë, që bashkërisht me ju të kujtojmë dhe përjetojmë një ngjarje me rëndësi historike për zhvillimin e arsimit fetaro-islam në Kosovë, hapjen e Medresesë së parë shqipe pas luftës së dytë botërore në nëntor të vitit 1951. Ndaj, iu falënderoj për prezencën tuaj në hapjen solemne të konferencës shkencore "Medreseja "Alaudin" në Prishtinës - 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar".

Do të dëshiroja të kthehem në retrospektivë, në fund të viteve të 40-ta dhe në fillim të viteve të 50-ta. Kohë të vështira për popullin shqiptarë. Të ndarë, të shtypur, të diferencuar e më shumë të shtypur e persekutuar për t'u larguar nga besimi në Zotin Një. Shumë mejtepe e medrese ishin mbyllur në atë kohë, duke u konsideruar nga pushteti i asaj kohe si shkolla të rrezikshme dhe jo në vijë me politikat shtetërore komuniste. Ndaj në këto rrethana të rënda, hoxhallarët tanë të prirë nga ndjenjat islame po edhe ato kombëtare morën vendim për ta hapur Medresesë "Alaudin". Edhe pse ky vendim nuk u zbatua vetëm pasi kaluan gati dy vite si rrjedhojë e fakteve ekonomike dhe politike. Edhe pse Medreseja "Alaudin" rrugëtimin e vet e filloj me një numër të vogël nxënësish 47, por vullneti, shpresa dhe gatishmëria e tyre e madhe shpërfaqte një rrugëtim të gjatë të saj. Deri në vitin shkollor 1962/63 Medreseja "Alaudin" ishte shkollë e ultë , dhe pas këtij viti u avancua në shkollë të mesme e lartë dhe që vazhdon edhe sot tutje. Sigurisht se nga ajo kohë e deri në ditët e sotme Medreseja "Alaudin" është zhvilluar në shumë rrafshe, si në modifikim dhe përshtatjen e kurrikulës bashkëkohore, përdorimin e metodikës adekuate të mësimdhënies, përzgjedhjen e stafit, ndërtimin e kapaciteteve teknike dhe mjeteve te punës, por gjithnjë në përputhje me vizionin e saj që ka pasur dhe ka para vetës, e që është edukimi e arsimimi i mirëfilltë fetar e kombëtar.

**Të nderuar zonja dhe zotërinj!**

Medreseja "Alaudin" ndër vite ka dhënë kontribut të madh në edukimin dhe arsimimin e gjeneratave të shumta në frymën e mirëfilltë fetare-islame dhe në atë kombëtare. Nga aty dolën shumë kuadro që ishin dhe vazhdojnë të jenë në shërbim të fesë, atdheut dhe popullatës. Duhet theksuar në këtë rast se, tre nga përkthyesit e Kuranit fisnik në gjuhën shqipe ishin pjesë e Medresesë "Alaudin", njëri ishte mësimdhënës e udhëheqës i Medresesë për disa vite radhazi-Mulla Sherif Ahmeti, i dyti po ashtu mësimdhënës në Medrese- Hasan ef. Nahi, kurse tjetri nxënës i gjeneratës së parë dhe përkthyesi i parë i Kuranit në gjuhën shqipe akademik Feti Mehdiu.

Por, për të qenë më konkret, thuajse 100% e imamëve që shërbejnë në më shumë se 800 xhami në Kosovë dhe në institucionet e ndryshme të BIK-ut janë diplomuar ne Medresenë "Alaudin". Madje, edhe resiul ulema i tanishëm në Maqedoni, shumë myfti në rajon dhe një numër i madh i imamëve gjithandej, si në Mal të Zi, Maqedoni, Shqipëri, Sanxhak, Preshevë, Bujanoc e gjetiu janë produkt i kësaj shkolle.

Kësisoj deri në këtë vit shkollor kanë diplomuar nga kjo vatër dije 4175 nxënës dhe nxënëse. Andaj edhe sot medresistët janë aktiv edhe në jetën politike, kulturore, sociale, etj., e që janë duke dhënë shumë për të mirën e popullit dhe vendit tonë.

*Të nderuar miq!*

Medreseja "Alaudin" ka qenë dhe vazhdon të jetë burim frymëzimi dhe rreze drite për mësimin e pastër islam, por po ashtu edhe për çlirimin e vendit tonë. Në këtë shkollë për gjatë këtyre viteve nuk është ndalur për asnjë ditë e çast leximi, mësimi e studimi i mësimeve fetare dhe atyre kombëtare. As medreseja



jonë nuk ka qenë imune në vitet e rënda të 90-ta nga dhuna, persekutime, tortura e pushtuesit të atyre viteve. Por, me ndihmën e Zotit në njërën anë, dhe me largpamësinë e udhëheqësve dhe mësimdhënësve të Medresesë në atë kohe dhe përkrahja e popullit në anën tjetër, e bëri Medresenë "Alaudin" pikë qendër e lëvizjeve kombëtare, politike, kulturore. Kështu në amfiteatrin e kësaj shkolle u organizuan më shumë se 1000 tubime me karakter fetar, kombëtar, kulturor, politik, etj. Madje në luftën e fundit një numër i nxënësve nga qindra sa ishin radhitur si ushtarë në UCK kanë rënë shehid.

*Të nderuar të pranishëm!*

Sot Medreseja "Alaudin" vazhdon punën e vet edukative dhe arsimore, si në Medresesë amë në Prishtinë, po ashtu edhe me dy degët e veta, njëra në Prizren dhe tjetra në Gjilan. Këtu arsimohen/edukohen djemtë dhe vajzat e përzgjedhur. Në bankat e kësaj shkolle sot ulen rreth 750 nxënës. Për arsimimin e tyre islam kujdesen dhjetëra mësimdhënës dhe mësimdhënëse, dhe një numër punëtorësh administrativ, edukativ dhe teknik.

Kurikula e shkollës sa vjen dhe behët më tërheqëse, cilësore dhe bashkëkohore, ku në këtë shkollë mësohen përveç lëndëve fetare, edhe shkencat natyrore, shoqërore e të tjera.

Kur kihet parasysh kurrikula e pasur, patjetër se edhe suksešet e Medresesë "Alaudin" vazhdojnë të jenë të shumta në shumë sfera. Pjesëmarrja e nxënësve tanë në gara të ndryshme të fizikës, kimisë, gjuhës shqipe, biologjisë, të Kuranit apo të gjuhëve të huaja, brenda dhe jashtë vendi shpeshherë kurorëzohen me vendet e para. Kalueshmëria në testin kombëtar në vitet e fundit është një fakt shtesë i cilësisë dhe rezultateve të mira të Medresesë.

Andaj, këtu del në pah se puna dhe dija janë binom i pandarë që sjell sukses, siguri në jetë, prosperitet për shoqërinë.

*Zonja dhe zotërinj!*

Përveç sukseseve që ka pasur Medreseja "Alaudin" gjatë këtyre viteve, ajo është ballafaquar edhe me një sërë sfidash të fushave të ndryshme. Sidomos në kohën e fundit, ku Islami shpeshherë është atakuar e etiketuar si radikal, terrorist, ekstrem, etj. Ndaj, Medreseja "Alaudin" siç edhe në të kaluarën por edhe sot, iu bëjmë me dije se, pa marrë parasysh këto ngjarje e ndodhi, ajo me tërë stafin e vet edukativo-arsimor angazhohet që nxënësit e vet t'i edukojë në frymën burimore, të pastër nga çfarëdo lloj indoktrinimi, duke ndjekur mesataren hyjnore dhe larg çdo ekstremizmi apo radikalizmi të vrazhdë e të papranueshëm për popullin dhe vendin tonë. Bile, nxënësit e saj janë shembull se si promovojnë paqen, bashkëjetesën edhe me ata të cilët na dallon besimi, apo etnia, apo gjuha.

Andaj, të shumtë janë protagonistët që meritojnë nderim të veçantë për atë që ditën dhe arritën të bëjnë dhe të na sjellin deri këtu ku ne sot kremtojmë 65 vjetorin e Medresesë "Alaudin". Mes tyre nuk janë të paktë edhe mësuesit e spikatur, që me kontributin e tyre u bënë përfaqësues të brezit të mësuesve, të kohës së tyre dhe te sotmes. Të tillë janë: Bajram Agani, Hasan Nahi, Sadri Prestreshi, Rushit Osmani, hafëz Muharrem Adili, Selim Maloku, Sherfi Ahmeti, Bajrush Ahmeti, Ruzhdi Shabani, Tefik Gashi, dr. Qazim Qazimi, e shumë të tjerë në vargun e gjatë të pedagogeve e mësimdhënësve që një numër madh i tyre janë sot me ne këtu. Por, edhe sot një punë e mirë vazhdohet të bëhet nga kolegët e mi mësimdhënës e edukator, për të cilët jam këtu të shpalosi para jush admirim tim për të gjithë stafin arsimor e edukativ, administrativ e teknik për punën e shkëlqyer që janë duke e bërë.

Por padyshim, se pa mbështetjen e pakursyer të BIRK-ut, MASHT-it, DKA-së e shumë akterëve të tjerë, nuk do ishim këtu ku sot jemi, ndaj në emër të shkollës sonë iu jam shumë falënderues dhe mirënjohës.

Dhe krejt në fund, të nderuar mysafirë me prezencën tuaj na keni nderuar dhe uroj që edhe në ditët në vazhdim të kurorëzojmë me suksese pjesën e sesioneve shkencore, kurse për gatishmërinë e atyre që kanë përgatitur kumtesa iu jam shumë mirënjohës.

Lus të Madhin Zot që së bashku dhe me suksese të shumta të tjera të shënojmë edhe shumë përvjetor të Medresesë "Alaudin".

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Et Tur" (7)



## Largimi nga jobesimtarët për shkak të mendjemadhësisë së tyre

وَإِن يَرَوْا كِسْفًا مِّنَ السَّمَاءِ سَاقِطًا يَقُولُوا سَحَابٌ مَّرْكُومٌ ﴿٤٤﴾ فَذَرْهُمْ حَتَّىٰ يُلَاقُوا يَوْمَهُمُ الَّذِي فِيهِ يُصْعَقُونَ ﴿٤٥﴾ يَوْمَ لَا يُغْنِي عَنْهُمْ كَيْدُهُمْ شَيْئًا وَلَا هُمْ يُنصَرُونَ ﴿٤٦﴾ وَإِنَّ لِلَّذِينَ ظَلَمُوا عَذَابًا دُونَ ذَٰلِكَ وَلَٰكِنَّ أَكْثَرَهُمْ لَا يَعْلَمُونَ ﴿٤٧﴾ وَاصْبِرْ لِحُكْمِ رَبِّكَ فَإِنَّكَ بِأَعْيُنِنَا وَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ حِينَ تَقُومُ ﴿٤٨﴾ وَمِنَ اللَّيْلِ فَسَبِّحْهُ وَإِدْبَارَ النُّجُومِ ﴿٤٩﴾

*"Edhe sikur të shihnin se po bie një copë nga qielli, ata do të thoshin: "Është veç një grumbull resh!" Prandaj, lëri ata të vazhdojnë kështu, derisa të ballafaqohen me ditën, në të cilën do të shtangen (nga frika), me ditën, në të cilën dinakëritë e tyre nuk do t'u bëjnë asnjë dobi dhe kur ata nuk do t'i ndihmojë askush. Në të vërtetë, për keqbërësit ka edhe një dënim tjetër para këtij, por shumica e tyre nuk e dinë. Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd, se me të vërtetë, ti je nën mbikëqyrjen Tonë! Lavdëroje duke e falënderuar Zotin tënd kur të ngrihesh, edhe gjatë natës lavdëroje Atë, si dhe pas perëndimit të yjeve!" (Et Tur, 44-49)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë se si Allahu xh.sh. i zhvlerësoi të gjitha pretendimet e marra të idhujtarëve rreth Njëshmërisë së Tij, ringjalljes, pejgamberisë dhe shpalljes që po i vinte Muhamedit a.s. nga Krijuesi i kësaj ekzistence, duke i vënë në pozitë inferiore për secilin ajet, pa ndonjë rrugëdalje a përgjigje, kurse tash në këto ajete vijuese, i Madhërishmi dëfton se idhujtarët, pavarësisht se çfarë argumentesh lëndore t'u sjellësh, ata sërish do të preferojnë të qëndrojnë në errësirat e mosbesimit të tyre. Madje, edhe sikur ta shihnin ndonjë re teksa binte mbi ta, prapë nuk do të besonin. Për këtë arsye, në ajetet në vazhdim, Allahu xh.sh. ia bën me dije të Dërguarit të Vet, që t'i injoronte thëniet dhe shpifjet e tyre dhe të bënte durim, sepse gjatë misionit të tij do të ballafaqohej me intriga, shpifje e kurthe të ndryshme nga ana e tyre. Gjithsesi, Allahu do ta mbronte atë dhe do ta ngadhënjente mbi ta, duke rikonfirmuar se ndëshkimi i Tij mbi ta, do të ishte i rreptë dhe i dhimbshëm si në këtë botë, ashtu edhe në Ahiret. Ndërkohë, i Dërguari a.s. porositet që të ishte falënderues dhe ta madhëronte e lavdëronte Allahun xh.sh. në çdo kohë.

### Koment:

*44. Edhe sikur të shihnin se po bie një copë nga qielli, ata do të thoshin: "Është veç një grumbull resh!"*

Se sa të errësuara ishin mendjet e idhujtarëve dhe sa insistonin ata në kufrin dhe mërinë e tyre ndaj besimit të pastër, më së miri dëshmon ky ajet, ku Allahu xh.sh. sqaron se ata edhe po ta shihnin duke rënë ndonjë copë nga qielli, nuk do të bindeshin se ai mund të ishte ndëshkim nga i Lartmadhërishmi, por do të thoshin, jo, kjo është vetëm ndonjë grumbull i reve, që do të na freskojë me shi.[1] Tërë kjo verbëri mendore dhe ndijore, ishte si rezultat i njëkryeneçësie të pashpjegueshme dhe i një inati të qëllimshëm, pse pikërisht Muhamedi a.s. ishte i zgjedhuri i Allahut, e jo ndonjë nga paria e pasur kurejshite. Ata kishin frikë se nëse do ta pranonin Islamin, do të humbnin privilegjet që i kishin, përfshirë edhe jetën luksoze që e bënin. Në anën tjetër, ata nga injoranca e tyre e shtresuar për shekuj me radhë, nuk mund të bindeshin se ekziston një Zot "i padukshëm", të Cilin nuk mund ta shihnin e as ta preknin, siç bënin me idhujt e tyre që vetë i ndërtonin. Kurani famëlartë, na bën me dije se sytë e tyre ishin mjegulluar dhe ishin të bindur se kjo me çka kishte ardhur Muhamedi a.s. ishte një magji e fortë. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. në një ajet tjetër thotë: "Edhe sikur Ne t'u hapnim atyre një derë të qiellit dhe të ngjiteshin vazhdimisht nëpër të (e të shihnin engjëjt dhe fshehtësitë) ata me siguri do të thoshin: "Na janë mjegulluar (mpirë) sytë, ne vërtet jemi popull i magjepsur."(El Hixhr, 14-15).

*45. Prandaj, lëri ata të vazhdojnë kështu, derisa të ballafaqohen me ditën, në të cilën do të shtangen (nga frika).*

Ajeti i radhës është një këshillë për Pejgamberin a.s., që të mos merrej shumë me idhujtarët dhe me inatin e tyre primitiv, por të vazhdonte misionin e tij, me të cilin ishte ngarkuar nga Fuqiploti. Allahu xh.sh. i thotë t'i linte ata në mugëtirën e kufrit të tyre, derisa

të ballafaqohen me ditën e madhe të gjykimit, ku ata i pret shkatërrimi dhe ndëshkimi i përjetshëm. Sipas shumicës së dijetarëve, kjo ditë është Dita e Kiametit, e cila i përfshin me vdekje të gjitha krijesat.

Ndërkohë, në mesin e dijetarëve kemi edhe mendime se kjo ditë është dita e luftës së Bedrit, ku shumë prej idhujtarëve gjetën vdekjen, shkatërrimin dhe poshtërimin, mendim të cilin e ka përkrahur Bukai dhe disa të tjerë.[2]

*46. me ditën, në të cilën dinakëritë e tyre nuk do t'u bëjnë asnjë dobi dhe kur ata nuk do t'i ndihmojë askush.*

Dita e Gjykimit dhe e ballafaqimit të tyre me drejtësinë absolute të Allahut xh.sh. është dita kur idhujtarëve dhe mohuesve të Njëshmërisë, nuk do t'u bëjnë dobi dinakëritë dhe kurthet e tyre. Në atë ditë, askush nuk do t'u ndihmojë atyre nga rënia në ndëshkimin e Allahut. Ata do të përhumben përjetësisht në skëterrat e Xhehenemit, duke vuajtur dënimin e amshueshëm meritor, për shkak të ligësive dhe mohimit të tyre. Ata në këtë botë i kishin ngritur shumë kurthe Pejgamberit a.s., ashtu siç edhe sot jobesimtarët thurin intriga e komplote ndaj myslimanëve, për të dobësuar qenien e tyre. Lufta mes kufrit dhe imanit është e ndezur deri në Ditën e Kiametit, kur secili do të ballafaqohet me punët e veta para Allahut xh.sh., i Cili nuk i bën të padrejtë askujt, as sa grimca më e vogël e atomit.

*47. Në të vërtetë, për keqbërësit ka edhe një dënim tjetër para këtij, por shumica e tyre nuk e dinë.*

Ky ajet, sikur na rikthen edhe njëherë tek ajeti i 45-të, dhe te mendimi i dijetarëve që mendojnë se ndëshkimi u kishte arritur idhujtarëve edhe në këtë botë, në luftën e Bedrit, kur shumë prej krerëve të tyre kishin vdekur të poshtëruar në këtë fushëbetejë. Ky ajet, në një mënyrë konfirmon se idhujtarët apo jobesimtarët, kishin marrë ndëshkimin e merituar edhe në këtë botë, para ndëshkimit të përhershëm në Ahiret. Kjo vlen për çdo kohë dhe për çdo kategori jobesimtarësh, të cilët herët a vonë do ta marrin dënimin e merituar edhe në këtë botë, para botës tjetër. Allahu i gjithëmëshirshëm përgjatë historisë njerëzore, u dërgoi njerëzve të pabindur shenja dhe paralajmërime që të ndaleshin nga ligësitë dhe mosbesimi, duke u dhënë rastin të pendoheshin e të përuleshin, dhe vetëm atëherë kur shtereshin të gjitha mundësitë e udhëzimit të tyre, pasonte ndëshkimi dhe shkatërrimi i tyre, siç pati ndodhur me popullin e Nuhut a.s., Hudit a.s., Salihut a.s., me Faraonin e kohës së Musait a.s. etj.

*48. Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd, sepse me të vërtetë, ti je nën mbikëqyrjen Tonë, dhe kur të ngrihesh madhëroje me falënderim Zotin Tënd.*

Ky ajet madhështor, i jep shpresën dhe qetësinë



shpirtërore të Dërguarit a.s., nga ana e Allahut të gjithëmëshirshëm. Butësia dhe dhembshuria e shprehur me fjalët: "Duro për gjykimin e Zotit tënd, sepse vërtetë ti je nën mbikëqyrjen Tonë", nënkupton se ti o Muhamed vazhdimisht je nën kujdesin dhe vëzhgimin Tonë. Ne për asnjë çast nuk do të heqim dorë prej teje, por do të të ndihmojmë e fuqizojmë që ta kryesh me nder amanetin qa ta kemi ngarkuar në barrë.

Kur jemi te pjesa e parë e ajetit: "Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd, sepse me të vërtetë, ti je nën mbikëqyrjen Tonë", shohim në të madhështinë e shprehjes kuranore, mrekullinë e vlerësimit dhe të kujdesit hyjnor për pejgamberin e mëshirës. Kjo është një shkallë e lartë e nderimit, të cilën nuk e ka arritur asnjë qenie njerëzore nga ana e Fuqiplotit. Ndonëse në Kuranin fisnik shohim se Allahu xh.sh. i është drejtuar Musait a.s. me fjalët: "Unë të zgjodha ty (për pejgamber), prandaj dëgjo mirë se ç'po të shpallet!" (Ta Ha, 20); pastaj: "E nga ana Ime mbolla (në zemra të njerëzve) dashuri ndaj teje, e që të edukoheshe nën mbikëqyrjen Time"(Ta Ha, 39), gjë që dëshmon për pozitën e lartë të Musait a.s. tek Allahu xh.sh., si një prej elitës së "Ulul Azmit", megjithatë në fjalët drejtuar Muhamedit a.s. "ti je nën mbikëqyrjen Tonë" apo "ti je nën sytë Tanë", shohim një frazë që shpreh një dashuri tepër të veçantë, një ngrohtësi tepër të posaçme, e cila vështirë se mund të përshkruhet me fjalë njerëzore.[3] Ky është Muhamedi a.s., i veçanti, i dalluari, vula e krejt pejgamberëve, mëshira për botët, kandili ndriçues dhe shefatgjiu i krejt umeteve në Ditën e Gjykimit.

Kjo dashuri dhe ky kujdes hyjnor ndaj Muhamedit a.s., e vë në dijeni atë se, ne do të mbrojmë nga duart dhe dëmi i jobesimtarëve. Emri yt do të jetë i lartësuar dhe i ndershëm përjetësisht, andaj lavdëroje dhe madhëroje Zotin tënd me fjalët më kuptimplota dhe më



domethënëse. Prandaj për këtë arsye, madhërimet dhe tesbihet janë pjesë përbërëse e namazeve tona ditore, të cilat i fillojmë me tesbih, duke e kënduar "Subhaneken": "Subhaneke Allahumme ve bihamdike, ve tebare kesmuke, ve teala xhedduke, ve la ilahe gajruke" – "I lavdishëm dhe i zhveshur nga çdo e metë je o Allah! Falënderimet të qofshin vetëm Ty. Emri Yt është i bekuar. Madhëria Jote është e paarritshme. Përveç Teje nuk ka zot tjetër!"

Është transmetuar nga Abdullah ibën Mesudi, të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut na urdhëronte që kur t'ia fillonim namazit, të thoshim: "Subhaneke Allahumme ve bihamdike, ve tebare kesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke."[4] Transmetime të ngjashme për ligjësimin e këndimit të'subhanekes' në fillim të namazit kemi edhe nga Omeri r.a., nga Aliu r.a dhe shumë të tjerë.

*49. Edhe gjatë natës lavdëroje Atë, si dhe pas perëndimit të yjeve!*

S'ka dyshim, se koha e natës, është koha kur njeriu lodhet dhe ka nevojë për gjumë, por besimtarët e devotshëm, ngrihen në një pjesë të saj (koha më e vlefshme është pjesa e dytë apo e tretë e natës) dhe falin namaz nafile, duke e madhëruar dhe falënderuar Allahun e gjithëmëshirshëm. Ky namaz i natës është me vlerë të lartë, sepse është traditë e pejgamberëve të Allahut, dhe falja e tij forcon besimin, kthjell mendjen dhe kalit shpirtin si shenjë respekti ndaj të Madhërishmit.

Se në këtë ajet, me namaz të natës, është synuar namazi nafile, si dëshmi përforcuese kemi edhe ajetin tjetër kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Dhe kaloje një pjesë të natës me lutje-namaz shtesë vetëm për ty, është e sigurt se Zoti yt do të ngre ty në një vend të lavdëruar." (El Israë, 79).

Ndërsa, me pjesën e dytë të këtij ajeti: "... si dhe pas perëndimit të yjeve!" dijetarët janë të mendimit se me këtë synohet falja e sunetit të sabahut. Ky është mendim i Ibën Abasit, i cili thotë se ky namaz nënkupton dy rekatet sunet që falen para farzit të sabahut.[5]

I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Dy rekate sunet të namazit të sabahut janë më të mira sesa dynjaja dhe çka në të"[6]

Po ashtu, është transmetuar nga Aisheja r.a. të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut a.s. nuk ka qenë më i përkushtuar në ndonjë namaz vullnetar ashtu siç ishte në dy rekatet (sunet) të sabahut."[7]

### Porosia e ajeteve (44-49)

- Jobesimtarët të shtyrë nga mllefi dhe mëria e tyre ndaj besimtarëve nuk pranonin argumentet për Njëshmërinë e Allahut e as vërtetësinë e shpalljes. Ata, madje edhe po t'u binte ndonjë pjesë nga qielli, do ta shtrembëronin këtë fakt duke thënë se ajo mund të jetë ndonjë grumbull i reve dhe asgjë tjetër.
- Allahu xh.sh. i kërcënoi idhujtarët me shkatërrim dhe dënim, e njëkohësisht e porosit të Dërguarin e Vet, që të mos shqetësohej shumë për mosbesimin e tyre, sepse ata së shpejti do të ndëshkoheshin në betejën e Bedrit, e pastaj i pret edhe ndëshkimi në Ahiret.
- Në ditën kur idhujtarët-jobesimtarët do të përballen me veprat e tyre para Allahut fuqiplotë, atyre nuk do t'u bëjë dobi asnjë kurth dhe asnjë dinakëri, sepse ndëshkimit të Tij nuk mund t'i ikë askush prej mëkatarëve.
- Jobesimtarët do të përballen me dënime të njëpasnjëshme si në këtë dynja, ashtu edhe në varr e pastaj edhe në botën tjetër, në Xhehenem.
- Sprovat në këtë dynja për besimtarët janë kalitje dhe testim i imanit të tyre, ndërkohë që durimi-sabri është një prej çelësave të largimit të çdo brenge dhe shqetësimi. Durimi është rrugë të cilën e kanë trasuar të Dërguarit e Allahut nëpër kohë, gjatë kumtimit të misionit të tyre profetik.
- Nënshtrimi ndaj urdhrave të Allahut me ibadet të sinqertë, është kulminacioni i devotshmërisë, ndërsa në mesin e adhurimeve të cilat na afrojnë te Krijuesi ynë është namazi, sidomos ai i natës, kur njeriu e prish gjumin dhe rehatinë e tij, vetëm për ta lavdëruar, madhëruar e falënderuar Allahun Mëshirëplotë.
- Lutja, duaja dhe namazi nafile, janë të ligjësuara në çdo kohë, natën apo ditën. *-Fund-*

(1) Tefsiri i Meragiut, vëll. XXVII, f. 37. (2) Bukai, Nadhmu durer fi tenasubilajatives suver, Kajro1984, vëll. 19, f. 35. (3) Sejjid Kutbi, Fi Dhilalil Kuran, vëll. VI, f. 3402. (4) Taberaniu në El Mu'xhemul Kebir, nr.10280. (5) Fi Rihabit Tefsir, vwll. XXVIII, f. 5984. (6) Muslimi, nr. 1316, Tirmidhiu 103, Nesaiu 654, Bejhekiu 729. (7) Muslimi, nr. 725.



**Mr. Ejup Haziri**

# Hapësira mes këmbëve gjatë namazit

### Hyrje

Gjatë faljes së namazit, namazfalësi këmbët i mban në mënyrë të zakonshme, jo të bashkuara pranë njëra-tjetrës, e as të hapura tejmase. Faktikisht, të gjitha hadithet që flasin rreth mësimit të namazit që i Dërguari i Allahut ia bënte shokëve të tij, nuk zë vend qëndrimi i këmbëve apo sa duhet të jetë hapësira mes këmbëve. Janë hadithet e njohura si ai i keqfalësit dhe hadithet tjera të asaj natyre, që tregojnë për elementet thelbësore që duhet të kihen parasysh nga namazfalësi, por që në asnjërën prej tyre nuk zë vend hapësira e këmbëve. Kjo tregon se një çështje e tillë nuk ka peshë të madhe dhe se nuk konsiderohet prej pjesëve përbërëse të namazit, pa të cilat namazi nuk është i vlefshëm apo i plotësuar. Madje, kësaj çështjeje nuk i kushtohet rëndësi të madhe as në librat e fikhut (jurisprudencës islame) të katër shkollave të njohura juridike. Një trajtim i tillë zë vend më tepër në raport me rregullimin e safit (rendit), madje edhe hadithet janë më tepër të kësaj natyre.

E, nëse kjo çështje nuk ka peshë të madhe, atëherë lind pyetja, përse një diskutim i tillë tani kur në kohërat e hershme nuk gjen ndonjë vend të theksuar? Realisht, një diskutim i tillë nuk do të gjente vend të theksuar dhe nuk do të duhej t'i kushtohej aq kohë e as hapësirë të gjerë. Mirëpo janë tentativat e dekadave të fundit ku i është dhënë rëndësi më tepër anës së jashtme të namazit, se sa anës së brendshme. Pra, i është kushtuar rëndësi më tepër formaliteteve të veprimeve të namazit. Këto tentativa që në vend të bashkimit të zemrave kanë bërë bashkimin e këmbëve, më kanë obliguar në një mënyrë që të demaskoj një gjë të tillë dhe të paraqes këtë çështje ashtu siç e kanë trajtuar juristët e gjeneratave të hershme. E, zgjerimi ynë këtu vjen si pasojë e një reagimi plotësisht të panevojshëm që bëhet tash e sa vite në shoqërinë tonë që disa veprimeve të namazit i japin tepër rëndësi, ndonëse ato për nga norma legjislative nuk kanë ndonjë rëndësi të theksuar e as peshë të madhe. Shohim nëpër xhami e vendfalje se si urdhërohen të zgjerohen këmbët e të bëhet bashkimi i tyre, madje, nganjëherë shkelet edhe këmba e personit që është afër. Nganjëherë aq shumë zgjerohen këmbët dhe bashkohen mes namazfalësve, saqë krahët mes tyre assesi nuk mund të puqen mes vete.

### Çfarë norme ka zgjerimi i këmbëve?

I Dërguari i Allahut i mësonte shokët e tij në praktikë se si ta falnin namazin. Ekzistojnë thënie të tij të shumta që këshillojnë namazfalësit se si duhet të jenë në namazin e tyre. Madje, thënie që nga përgatitja para namazit, vëmendja gjatë namazit dhe thënie për gati çdo veprim të namazit. Mënyra e ngritjes së duarve, lidhjes së tyre, distanca mes këmbëve dhe gjëra të kësaj natyre nuk gjejnë ndonjë vend të theksuar në fjalët e të Dërguarit të Allahut. Nuk gjejnë vend, sepse nuk kanë ndonjë peshë të madhe. Sa për ilustrim e sjellim hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre që tregon për një njeri që falej, por që nuk dinte të falej mirë, prandaj i Dërguari i Allahut e kthente atë dhe më pas i Dërguari i Allahut e mësoi me këto fjalë: (Na ka treguar Museddedi, i cili ka thënë: Më ka informuar Jahja ibën Seid nga Ubejdilahi, i cili thotë: Na ka treguar Seid el Makburij nga babai i tij e ky nga Ebu Hurejre, se i Dërguari i Allahut) "Kur të hysh për namaz, shqiptoje tekbirin, pastaj lexo diç nga Kurani që të vjen më lehtë, e më pas shko në ruku derisa (gjymtyrët e trupit) të qetësohesh plotësisht, pastaj ngrihu (nga rukuja) derisa të drejtohesh plotësisht e më pas lëshohu për në sexhde derisa të qetësohesh (e të drejtohesh) plotësisht. Ngrihu nga sexhdeja dhe qëndro ulur derisa të drejtohesh plotësisht, e më pas lëshohu prapë për sexhde derisa të qetësohesh (e të drejtohesh) plotësisht, e kështu vepro gjatë tërë namazit."[1] Ky hadith dhe hadithet tjera sqarojnë bazat kryesore të namazit, gjegjësisht gjërat thelbësore të namazit, pa të cilat namazi mund të mos jetë i vlefshëm, e që në to nuk gjejnë vend tematikat që sinjalizuam sipër. Në këto hadithe nuk përmendet rregullimi i duarve e as i këmbëve, sepse afrimi apo

zgjerimi i këmbëve, gjegjësisht sa duhet të jetë hapësira mes tyre është sunet që në asnjë mënyrë nuk mund ta cenojë validitetin e namazit. Edhe nëse bashkohen njëra me tjetrën apo nëse zgjerohen tejmase, namazi është në rregull. I Dërguari i Allahut, siç do të vërejmë më poshtë, përmes thënieve të tij, më tepër i jep rëndësi renditjes së safit, që të gjithë të jenë në një vijë, se sa hapësirës së këmbëve.

**Sa duhet të jetë hapësira?**

Nëse i shfletojmë librat e jurisprudencës hanefite, do vërejmë se kësaj çështjeje i është kushtuar shumë pak hapësirë, sepse si normë nuk ka ndonjë rëndësi të veçantë. Thuajse të gjithë janë të një mendimi apo opinioni se distanca mes këmbëve gjatë qëndrimit në këmbë apo edhe gjatë shkuarjes në ruku dhe ngritjes prej saj duhet të jetë sa katër gishtërinj. Juristët e shkollës hanefite gjatë trajtimit të kësaj çështjeje, zakonisht ia kanë kushtuar një fjali apo disa rreshta. Por, jo më shumë se kaq. Shembull konkret Ibën Humami, ndonëse është i njohur për shpjegim e koment të gjatë të dispozitave të fikhut, çështjen në fjalë e trajton me vetëm dhjetë fjalë (në origjinal): Gjatë qëndrimit në këmbë distanca mes këmbëve duhet të jetë sa katër gishtërinj.[2] Zejleiu kur shpjegon këtë çështje thotë se distanca mes këmbëve duhet të jetë sa katër gishtërinj, gjegjësisht sa katër gishtërinjtë e duarve.[3] E autori i "Binajes", komenti i librit të "Hidajes" parasheh që një distancë e tillë e kufizuar është më afër përkushtimit që duhet ta ketë namazfalësi.[4]

Na ka treguar Amër ibën Halidi, i cili tha: "Na ka treguar Zuhejri nga Humejdi, ky nga Enes ibën Maliku e ky nga i Dërguari i Allahut i cili ka thënë: "Drejtojini safet tuaja, se unë ju shoh juve mbrapa. (transmetuesi thotë:) Ndonjëri prej nesh krahun e tij e ngjiste për krahun e shokut të tij dhe shputën[5] e këmbës së tij për shputën e shokut të tij."[6]

Për t'u mos u keqkuptuar rreth sinjalizimit të hadithit, duhet të ndalemi pak te hadithi në fjalë dhe te hadithet tjera që do i sjell. Ky hadith ndahet në dy pjesë, ka dy mesazhe dhe dy protagonistë të ndryshëm. Pjesa e parë e hadithit përmban fjalët e të Dërguarit të Allahut, përderisa pjesa e dytë përmban fjalët e transmetuesit të hadithit. Mesazhi i parë është nga i Dërguari i Allahut, i cili fuqishëm konsiston në drejtimin dhe rregullimin e safit të namazfalësve, përderisa mesazhi i dytë është nga Enes ibën Maliku, i cili tregon se namazfalësit ishin njëri pranë tjetrit, saqë edhe këmbët dhe krahët ishin të ngjitur njëri për tjetrin. Pra, ajo që kuptohet nga hadithi, gjegjësisht nga fjalët e të Dërguarit të Allahut, është rregullimi dhe drejtimi i safit. Kurse, ajo që kup-



tohet nga fjalët e transmetuesit të hadithit është afërsia mes namazfalësve, saqë ata prekeshin mes vete.

Hadithi me përmbajtje gati të njëjtë transmetohet në koleksionin e Ebu Davudit nga Numan ibën Beshiri: Na ka treguar Othman ibën ebi Shejbe, na ka treguar Vekiu nga Zekerija ibën ebi Zaideh, ky nga Ebul Kasim el Xhedelij, i cili thotë: "E kam dëgjuar Numan ibën Beshirin duke thënë: "I Dërguari i Allahut u kthye kah njerëzit me fytyrën e tij dhe tha: "Drejtojini safet tuaja, këtë e tha tri herë. Për Zotin do t'i rregulloni safet tuaja ose Allahu do t'iu përçajë zemrat tuaja." Thotë (transmetuesi): "E pash njeriun që bashkonte krahun e tij me krahun e shokut të tij, gjurin e tij me gjurin e shokut të tij dhe shputën e këmbës së tij me shputën e shokut të tij."[7]

Shuajb Arnauti në lidhje me kuptimin e këtij hadithi, shprehet: "Hadithi sinjalizon në rregullimin e safit dhe në moslënien e boshllëqeve mes namazfalësve."[8]

Hadithi i radhës është po ashtu në koleksionin e Ebu Davudit: Na ka treguar Hisham ibën Ammari, na ka treguar Ismail ibën Ajjashi, na ka treguar Hisham ibën Urveh nga babai i tij, e ky nga Aisheja, e cila ka thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "Me të vërtetë Allahu dhe engjëjt e Tij luten për ata që i bashkojnë safet (nuk lënë zbrazëtira). E, ai që e mbulon një vend të zbrazët, Allahu për të ia ngrit një pozitë (shkallë)."[9]

Hadithi në fjalë është i dobët, ngase në mesin e transmetuesve është Ismail ibën Ajjashi, i cili nuk vlerësohet njëjtë nga dijetarët e hadithit. Një pjesë e madhe e hadithologëve e pranojnë si të besueshëm në transmetimet e tij për banorët e shamit, mirëpo e bëjnë të dobët në transmetimet për banorët e hixhazit. Jahja ibën Meini e konsideron të besueshëm në transmetimet e tij nga banorët e shamit, e në transmetimet e tij nga banorët e Irakut dhe të Medinës ka çrregullime *(idtirab)* të shumta. Buhariu në lidhje me të thotë: "Kur ai flet për banorët e vendit tij, transmetimet janë reale, e kur flet për banorët tjerë, duhet të kihet kujdes (në transmetimet që bën)."

Nesaiu e konsideron atë të dobët në hadith, përderi-



sa Ibën Hibani është i mendimit se Ibën Ajjashi gabon shumë në transmetimet e tij dhe nuk mund të argumentohet përmes tij. Ebu Salih el Ferrai e kishte pyetur Ebu Is'hak el Fezarijin: "A të shënoj hadithet që i transmeton Ismail ibën Ajjashi? Ai iu përgjigj: "Jo, sepse ai njeri nuk di se çfarë nxjerr nga koka e tij."

Dhehebiu, pasi që sjell mendimet e dijetarëve rreth Ismail ibën Ajjashit, thotë: "Transmetimet e hadithit të Ismailit ndaj banorëve të Hixhazit dhe Irakut, nuk argumentohet me to, ndërsa hadithet nga banorët e Shamit, janë të mira dhe mund të argumentohet me to, nëse eventualisht nuk e kundërshton dikush që është më i besueshëm dhe i pranueshëm se ai."[10]

Hadithi tjetër është po ashtu në koleksionin e Ebu Davudit dhe sinjalizon në plotësimin e zbrazëtirës dhe për dallim nga hadithet paraprake, është më i qartë dhe se me të nënkuptohet plotësimi dhe rregullimi i safeve. Madje, sipas këtij hadithi për qëllim është bashkimi i krahëve, e jo i këmbëve, madje bashkimi i këmbëve as që përmendet: Na ka treguar Isa ibën Ibrahim el Gafikij, na ka treguar Ibën Vehbi nga Kutejbe ibën Seid, na ka treguar Lejthi nga Muavijeh ibën Salih, ky nga Ebu ez Zahirijeh, ky nga Kethir ibën Murreh e ky nga Abdullah ibën Omeri (Kutejbeh në transmetimin që bën, transmeton nga Ebu ez Zahirijeh, e ky nga Ebu Shexhereh [Kethir Ibën Murreh], mirëpo nuk e përmend Ibën Omerin) se i Dërguari i Allahut tha: "Drejtojini safet, afroni krahët (njëri me tjetrin), plotësoni boshllëqet (zbrazëtirat), lërini me duart (krahët) tuaja vend vëllezërve tuaj,[12] e mos i leni vend shejtanit. Ai i cili e plotëson safin, Allahu do ta plotësojë (lidhjen me) atë, e ai i cili e ndërpret safin, Allahu do ta ndërpret (lidhjen me) atë."[13]

Ky hadith fillim e mbarim flet për rregullimin e safit dhe për plotësimin e boshllëqeve të tij. Madje, flet për afrimin e krahëve, gjegjësisht për afrimin ndaj njëri-tjetrit, por jo për bashkimin e këmbëve. Pse? Sepse bashkimi i krahëve[14] është më i arsyeshëm dhe më parësor sesa bashkimi i këmbëve. Hadithi në fund kërcënon ata që nuk i plotësojnë safet me shkëputjen e lidhjes me Zotin. Andaj, mesazhi i këtij hadithi dhe shumicës së hadithev e të kësaj tematike kanë të bëjnë me rregullimin e safit, plotësimin e tij, afrimin e njerëzve afër njëri-tjetrit dhe plotësimin e boshllëqeve të mundshme.

### Si duhen kuptuar hadithet që flasin për bashkimin e këmbëve?

Hadithet që flasin për tematikën e hapësirës së këmbëve janë kryesisht përshkrimet që i bëjnë disa sahabë që në rastin konkret janë transmetues të haditheve, gjersa tekstet e haditheve, apo më konkretisht fjalët e të Dërguarit të Allahut, janë kryesisht mesazhe vetëdijësuese rreth plotësimit dhe renditjes së safit dhe moslënies së zbrazëtirave mes namazfalësve. Pra, i Dërguari i Allahut thuajse në të gjitha hadithet e kësaj tematike, bartë mesazhin e rregullimit të safave, e jo të hapësirës së këmbëve. Andaj, hadithet nuk synojnë të tregojnë se sa duhet të jetë hapësira mes këmbëve, por për qëllim është rregullimi i safit dhe moslënies së zbrazëtirave në saf. Kështu mendojnë fukahatë, se për qëllim është rregullimi i safit dhe moslënia e hapësirave mes dy namazfalësve, gjegjësisht të mos lihet vend për një person tjetër. Kështu mendojnë katër juristët e njohur (themeluesit e shkollave juridike). Madje, katër shkollat kanë qëndrim të përafërt se distanca mes këmbëve duhet të jetë sa katër gishtërinj, apo sa një pëllëmbë, siç mendon Shafiu. Po ashtu nuk ka dallim sa i përket kësaj hapësire mes atij që falet në kolektiv dhe ai që falet i vetëm. Madje, Kashmiri është i mendimit se kjo çështje nuk ishte e pranishme tek selefët (gjeneratat e hershme), mirëpo çështjen në fjalë (se në namazet kolektive duhet të zgjerohen këmbët më tepër) e shpikën vetëm ata që nuk pasonin (dijetarë apo medhhebe), e ata nuk kanë ndonjë argument, përpos nocionit të ardhur në hadith *(ilzak)* -bashkim (ngjitje)" e shoqëruar me pjesëzën (bi), e më pas e shoqëruan me shembull konkret: *(merrertu bi Zejdin)* -Kalova pranë Zejdit. Mirëpo kalimi pranë Zejdit a ishte ngjitur për të apo afër tij? Apo si është për qëllim?[15] Kalimi pranë Zejdit nuk nënkupton se ka qenë ngjitur për të, sikurse edhe bashkimi i këmbëve që nuk nënkupton se ato ishin ngjitur njëra për tjetrën me atë që falej afër.

Më pas Kashmiri shprehet: "Përderisa nuk gjejmë që as sahabët e as tabiinët nuk bënin ndonjë dallim mes hapësirës së këmbëve në namazet kolektive dhe atyre individuale, na bëhet e qartë se fjala "bashkimi i supeve" nuk ka ardhur për tjetër, pos për moslënien e hapësirës, e pastaj mendo në vete e mos u ngut: A mund të ndodh bashkimi i krahëve dhe këmbëve, përveç se pas një përpjekjeje të mundimshme? Faktikisht s'mund të ndodh! Andaj, kjo gjë është një shpikje e tyre dhe nuk ka ndonjë argument (ether) për të nga selefët!"[16]



Ibën Omeri as nuk i zgjeronte shumë këmbët gjatë qëndrimit në këmbë në namaz, por as nuk i bashkonte njërën me tjetrën. Por, mes zgjerimit dhe ngushtimit.[17] Pra, i linte në mënyrë të zakonshme. Faktikisht kështu duhet të jetë kjo çështje, ku hapësira mes këmbëve duhet të jetë e zakonshme, jo hapësirë e gjerë, sepse është më vështirë për t'u realizuar dhe mund të jetë pengesë për tjetrin.

Gjithashtu shpjegimi se zgjerimi i këmbëve duhet të bëhet deri në prekjen (ngjitjen) e këmbës së tjetrit për të penguar djallin dhe ngacmimet e tij në namaz, është shpjegim jo racional dhe jo shumë i arsyeshëm, sepse atij nuk i duhet hapësira e as që e pengon nëse namazfalësit i kanë këmbët të bashkuara njëri për tjetrin. Ndikimi i tij është në mendje, dëgjim e shikim, nga aty ai tenton të ngacmojë namazfalësit dhe përmes tyre tenton që vëmendja e namazfalësit të jetë jashtë namazit. Faktikisht edhe hadithet e konfirmojnë këtë dhe shumica e tyre kanë mesazhin e plotësimit, renditjes dhe plotësimit të boshllëkut, sikurse hadithi i popullarizuar:

Na ka treguar Ebul Velid Tajalisi dhe Sulejman ibën Harbi, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Shubeh nga Katadeh, e ky nga Enes ibën Maliku, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "Drejtojini safet tuaja, sepse drejtimi i safit është prej plotësimit të namazit[18]."[19]

Apo edhe hadithi i mëhershëm që tregon se krahët duhet bashkuar, sepse ngacmimet dhe cytjet e djallit janë në pjesën e sipërme të trupit, gjegjësisht në kokë. Andaj i Dërguari tha: "Drejtojini safet, afroni krahët (njëri me tjetrin), plotësoni boshllëqet (zbrazëtirat), lërini me duart (krahët) tuaja vend vëllezërve tuaj, e mos i leni vend shejtanit. Ai i cili e plotëson safin, Allahu do ta plotësojë (lidhjen me) atë, e ai i cili e ndërpret safin, Allahu do ta ndërpret (lidhjen me) atë."[20]

**Përfundim**

Hapësira se sa duhet të jenë këmbët gjatë qëndrimit në këmbë në namaz nuk është prej çështjeve esenciale të namazit, sikurse që nuk është as prej pjesëve përbërëse të tij. Madje, siç kam elaboruar këtu, shumica e haditheve që flasin për këtë tematikë, japin mesazhin e fuqishëm të renditjes, plotësimit të safit dhe plotësimit të boshllëkut të krijuar. E, hadithet e pakta që flasin për formën e pozicionimit të këmbëve kanë për qëllim që namazfalësit të afrohen mes vete. Madje, një pjesë e tyre janë transmetime të sahabëve, por jo mesazh i Pejgamberit a.s. Sidoqoftë, afrimi pranë njëri-tjetrit është gjë e preferuar dhe praktikë e porosive profetike, në mënyrë që të ruhet uniteti, barazia, pamja madhështore se të gjithë para Zotit janë të barabartë, pastaj të mos i lihet vend djallit për ngacmime dhe cytje. Gjithashtu edhe të mos krijohen lëvizje mes disave, sepse nëse nuk do të ishin në një vijë të caktuar, atëherë ata që do të ishin më mbrapa, do t'i shikonin këta që janë më para dhe kështu në namaz do të humbej përqendrimi.

(1) Buhariu në Sahih, nr. 793; Muslimi në Sahih, nr. 602. (2) Ibën Humam, Fet'hul Kadir, v.I, f.296. (3) Zejleiu, Tebjinul Hakaik, v.I, f.114. (4) Bedrudin el Ajni, El-Binajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.219. (5) Banorët e Kufës mendojnë se nocioni "Kab" nënkupton shputën e këmbëve, apo pjesën e poshtme të këmbës, poshtë zogut, përderisa të tjerët janë të mendimit se ajo shprehje nënkupton pjesën poshtë gjurit e deri ne fund të këmbës. Ibën el Mulekkin, Et Tevdih lisherhi-l xhami' Es Sahih, bot. I, Darun Nevadir, Damask-Siri, 1429-2008, v.VI, f.607. (6) Buhariu në Sahih, nr. 725. (7) Ebu Davudi në Sunen, nr. 662. Shuajb Arnauti dhe të tjerët që bëjnë vlerësimin e haditheve të koleksionit të Ebu Davudit për këtë hadith, thonë: Hadithi është autentik, me përjashtim të fjalës: "gjurin e tij me gjurin e shokut të tij." (8) Ebu Davudi, Sunen, v.II, f.6. (9) Ebu Davudi në Sunen, nr. 995. (10) Dhehebiu, Sijer A'lamun Nubela, v. VII, f. 323. (11) Hadithologët rreth fjalëve të fundit nuk janë në ujdi. Disa thonë se është për qëllim që nëse vjen dikush pasi ka filluar namazi, të ngushtohen dy persona në mënyrë që të futet i treti, përderisa disa tjerë janë të mendimit se këto fjalë kanë për qëllim që nëse dikush vjen me vonesë dhe nuk ka vend në saf, të prekë njërin prej namazfalësve në krahë dhe ai të shtyhet mbrapa në mënyrë që të jenë bashkërisht në saf. Shih Ebu Davud, Sunen, v.II, f.8. (12) Ebu Davudi në Sunen, nr. 666. Shuajb Arnauti thotë se senedi i hadithit është autentik. Gjithashtu edhe Albani është i mendimit se hadithi është autentik. (13) Bashkimi i krahëve përmendet edhe në hadithe tjera. Njëra nga to është hadithi i transmetuar nga Ebu Umameh, i cili është në koleksionin e Ahmedit, ku i Dërguari i Allahut mes tjerash kishte thënë: "Drejtojini safet tuaja dhe afroni krahët tuaj mes vete..." Ahmedi në Musned, nr. 22263. Hadithi është sahih ligajrihi, që praktikisht i bie se ka dobësi. (14) Muhamed Enver Shah Kashmiri, Fejdul Bari ala Sahihil Buhari, v.II, f.302. (15) Muhamed Enver Shah Kashmiri, Fejdul Bari ala Sahihil Buhari, v.II, f.302. (16) Ibën Kudameh, El Mugni, v.II, f.9. (17) Fraza "drejtimi i safit është prej plotësimit të namazit" nuk duhet të kuptohet se pa të namazi nuk është i plotë, përkundrazi siç kanë thënë ulemaja, ajo është më tepër si preferencë, ngase nuk bën pjesë në ruknet e as vaxhibet e namazit. Madje katër shkollat juridike çështjen në fjalë nuk e shohin as si pjesë përbërëse të namazit e as si pjesë obligative. Ibën Hazmi është i mendimit të kundërt në lidhje me këtë çështje, ngase ai renditjen e safave e bën obligim të domosdoshëm (farz). Edhe Buhariu është i mendimit se renditja e safit është obligative (vaxhib), e një kapitull e ka emërtuar: "Mëkati për atë që nuk e plotëson safin." Irakij, el Hafidh Ebul Fadl, Tarhut Tethrib fi sherhit takrib, Et Tabatul misrijetul kadimeh, v.II, f.325-326. (18) Ebu Davudi në Sunen, nr. 668. (19) Ebu Davudi në Sunen, nr. 666. Shuajb Arnauti thotë se senedi i hadithit është autentik. Gjithashtu edhe Albani është i mendimit se hadithi është autentik.



Nexhat Ibrahimi

# Leximi te myslimanët, virtyt apo bezdi

**Me rastin e Natës së Kadrit, natës së leximit**

"Libri për mendjen është ajo çfarë dritarja është për shtëpinë"

## Shqyrtime hyrëse

Rrëfimi i mëposhtëm është përshtypje personale rreth leximit dhe dashurisë për leximin, për lapsin, për letrën, për librin. Ky rrëfim nuk është shkrim teologjik në kuptimin e ngushtë dhe nuk do të përdor tekste (citate) nga Kurani dhe hadithe në formë citatesh, por në formë frymëzimi. Ajetet dhe hadithet i dimë, i kemi dëgjuar, por edhe nëse të gjithë ne nuk i dimë, mund t'i gjejmë në shkrime të veçanta.

Në këtë shkrim do të shtrohen disa vrojtime të shkurtra me të cilat nuk do të pajtoheni të gjithë ju. Por, mbase shkrimi kalon lehtë dhe pa ndonjë reagim nga miqtë mospajtues, sepse myslimanët shqiptarë kohët e fundit janë të preokupuar me tema të mëdha dhe lexojnë pak dhe në këtë mënyrë nuk do ta vërejmë as këtë shkrim.

Para një shekulli në vendet myslimane thuajse çdo fëmijë, djalë e vajzë, ka mësuar në mejtep (mekteb, shkollë vullnetare në fshat apo lagje) kurse analfabetizmi ka qenë në minimum, por prej kur filloi perëndimizimi i jetës dhe i mënyrës së të menduarit e vepruarit, edhe analfabetizmi u rrit dita-ditës. Për këtë gjendje prapë, fajet si zakonisht, nuk i kemi ne, as Perëndimi i përparuar, por fajet i kishte dhe i ka Turqia dhe feja islame si fe praktike, por edhe si ideologji e osmanizmit.

Edhe nëse dikush nga lexuesit nuk pajtohet me konstatimet hyrëse, edhe nëse është prekur sedra e dikujt, është në rregull, sepse edhe sipas Perëndimit të përparuar e drejta e shprehjes së lirë është e pacenueshme. Në fund të fundit, mendimi ynë le të merret si mendim i pavarur dhe si konkurrencë karshi mendimeve tjera.

## Leximi, çelësi i së mirës

Shtëpia pa dritare është një gjendje e paimagjinueshme, e papranueshme, e refuzueshme, jofunksionale. Shtëpia pa dritare është errësirë në çdo anë, në çdo cep shtëpie, por errësira është edhe frikë, pasiguri shpirtërore dhe emocionale. Dritarja fut dritë në shtëpi dhe e freskon shtëpinë, i jep ngjyrë dhe ngrohtësi asaj, e të gjitha këto janë optimizmi për t'ia dal në këtë jetë dhe shpresa për ta fituar kënaqësinë e Krijuesit në jetën tjetër. Dritaret gjithashtu ofrojnë pamje jashtë ambientit të ngushtë shtëpiak, shikojnë në horizont, në tokë dhe



qiej, madje edhe atje ku nuk shohin sytë.

Po këtë e bën libri dhe leximi për mendjen e njeriut. Ai sjellë dritë te njeriu, ai është dritë për njeriun, leximi e freskon njeriun me ide të reja, ia rrit lirinë e tij dhe e shëtit nëpër horizonte të pashkelura më parë.

Leximi, lapsi, letra, libri duhet të bëhen preokupim kryesor i myslimanit. Allahu xh.sh. qysh me fjalën e parë 'ikre' e thirr njerëzinë në botën e librit, leximit, mësimit dhe thellimit e hulumtimit shkencor. Të mësuar nga ky parim myslimanët e parë u bënë lexues të mëdhenj, studiues të mëdhenj dhe kontribuues të respektuar. Ata shkruan me mijëra libra nga të gjitha shkencat e kohës. Shkrimet e tyre u bënë vravashkë për myslimanët dhe të tjerët. Ata lexonin, ata shkruanin, ata përkthenin, ata vlerësonin. Ata ishin për shekuj të tërë prijatarë në lexim, në libra të shkruar, në shkencë. Krahasuar me atë kohë, është dëshpëruese të shohësh gjendjen e arsimimit të myslimanëve të sotëm. Është pikëlluese të shohësh gjendjen e lexueshmërisë dhe nivelin e literaturës që shkruhet. Madje, edhe ajo që lexohet është një lexim shterpë, lexim tendencioz e paragjykues, pa invencion, pa kreativitet, që i kushtohet formës por që e ka braktisur thelbin. Madje, madje, në trojet shqiptare as që mund të thuhet se kemi opinion konstruktiv lexues. Në atë kohë myslimanët nuk kishin ndonjë sekret për suksesin e tyre, sepse ai konsistonte në arsimimin dhe leximin e tyre me pasion të madh, duke prodhuar mendje të mëdha dhe vepra të mëdha, çfarë bota e kishte vështirë t'i imagjinonte.

### "Nuk ka kohë"

Është e qartë se shekulli XX dhe XXI ka pësuar ndryshime në çdo pikëpamje. Globalizimi i jetës, mënyrat e punës, llojet e punës kanë ndryshuar. Kjo ka imponuar që të fitojmë shprehi tjera, metoda tjera, organizim tjetër të jetës. Kjo ka shtyrë që shpesh të dëgjojmë justifikime të shpeshta se si "nuk ka kohë", madje "s'ka kohë as të vdes."

Rrjedhimisht, nuk ka kohë as për lexim, mësim, studim, duke harruar se po këta njerëz kanë kohë për çdo aktivitet tjetër, sikurse ka kohë për pirjen e kafesë në objekte hotelerie, ka kohë për shikimin e futbollit, për dëgjimin (shikimin) e muzikës, ka kohë për hulumtimin poshtë e lartë të facebookit, shikimin e filmit, ka kohë për ndonjë lojë bixhozi etj. Ai gjen kohë për miq, për vikende nëpër male apo dete, për vrapim sepse ka parë një program televiziv, apo ia ka rekomanduar mjeku. Ai gjen kohë për udhëtime brenda e jashtë vendit, ka kohë për sport e rekreacion në ndonjë qendër rekreative, por jo edhe për lexim. Edhe për këtë tekst që po e shkruajmë për ta sidomos nuk kanë kohë, por do të gjejnë kohë për futbollin evropian, për eurosongun, për dokufestin, për sorollatje të përditshme etj.

Kjo është diagnoza. Është detyrë e jona ta analizojmë thellësisht këtë diagnozë dhe të gjejmë terapi përkatëse, të gjejmë mënyrë e kësaj shtrese të madhe t'ia përcjellim porosinë e tekstit, qoftë edhe formalisht.

Duke marrë parasysh se mësimi është detyrë e çdo myslimani, madje e domosdoshme për të mundur ta pranojë fenë dhe ta praktikojë pa gabime. Mënyra si do të mësojë është individuale, por nëpërmjet leximit-mësimi është më i lehti dhe më i sigurti.

### Libri, afër dhe larg lexuesit

Libri është send, mjet, vegël që do të duhej të jetë afër lexuesit. Por, objektivisht ai është afër vetëm te nxënësi i detyruar të lexojë, te studenti i detyruar të mësojë, te lexuesi që i duhet si nevojë profesioni apo diç të tillë, e jo si nevojë shpirtërore, intelektuale. Por realisht, a është çdo herë faji te lexuesi apo edhe te autorët, shkrimtarët, botuesit, tregu? Të gjithë kanë nga pak faj. Tregu dhe botuesi në parim duan literaturë komercialiste. Autorët në parim duan literaturë për ta thelluar xhepin dhe famën. Populli do literaturë të lehtë, gjithnjë të nivelit të klasës së parë, sepse nuk mund të lodhet më shumë. Përse kështu? Përse këta individë dhe grupe nuk duan të kalojnë në klasën e dytë?!

### Libri, mik i dashur

Libri është mik i dashur, i këndshëm, jo i bezdisshëm. Ai nuk dikton kushte, as nuk imponon kohën apo vendin për lexim. Libri nuk këmbëngul në privatësi apo në transparencë, as në përshpejtim as prolongim. Libri nuk është i një personi, i një grupi apo i një populli, por i atij që e do librin. Mund ta lexojë e tërë familja, apo brez pas brezi dhe ai mbetet i freskët.

Aktualisht bota është përplot me libra të pavlerë, ndaj edhe është koha e fundit që bota myslimane të ngrihet e të gjej librat autentikë e të dobishëm. Kohën e lirë duhet plotësuar me lexim e meditim, e jo me lojëra të pakuptimta. Dollapët tona duhet të dekorohen me libra në vend të verërave, figurave të ndryshme të shtazëve apo shpezëve. Mangësitë tona intelektuale dhe shpirtërore duhen plotësuar me vlera e jo me kotësi, mite e legjenda. Kotësitë mund të duken të ëmbla përkohësisht, por do ta zgjasin vakuumin shpirtëror në pafund.

### Libri, faktor integrues

Libri është faktor integrues brenda familjes së ngushtë dhe të gjerë. Libri është faktor integrues edhe



mes shokëve e kolegëve. Leximi i librit është lodra më e mirë për preokupimin tonë ditor e jetësor. Sa më shumë libri në duart tona aq më pak veglat e ndryshme teknike-teknologjike. Telefonat mobilë, tabletat, kompjuterët dhe veglat tjera moderne elektronike do të përdoreshin sa më pak për humbje kohe e sa më shumë për lexim e informim.

Leximi i librit në një prej mënyra të njohura do ta bashkojë familjen, do ta pajtojë atë. Leximi do t'i solidarizojë të afërmit me njëri-tjetrin, do ta rrisë altruizmin mes tyre, do ta zvogëlojë konfliktin mes brezave, do ta zvogëlojë ndikimin e dëmshëm të televizionit, internetit dhe do ta hap horizontin e të interesuarve.

### Disa këshilla për librin

Libri është thesar i pavlerësuar sa duhet. Dikur kishte vlerë më të madhe, edhe pse ishte në formë dorëshkrimi, ndërsa sot, me zhvillimin material të botës dhe formave tjera të mësimit, disi është zvogëluar vlera e tij. Mbase edhe për shkak të dinamizmit të jetës, shumëzimit modernë të tij, por edhe për shkak të leximit elektronik të librit. Megjithatë, disa sugjerime duhet bërë:

1. Kujdesi gjatë përzgjedhjes së librit për blerje apo edhe blerje-leximi duhet të jetë i lartë. Titulli i këndshëm nuk domethënë edhe libri i dobishëm. Madje për personat që nuk kanë njohuri solide, kjo literaturë me tituj 'bombastikë' është tejet e rrezikshme. Siç i pyesim ekspertët për blerje veturash, orësh, telefonash, do të duhej të pyesnim edhe për autorët dhe librat e caktuar.

2. Literatura islame përmban ajete kuranore dhe hadithe të Muhamedit a.s. Kjo gjendje obligon të sillemi me kujdes maksimal ndaj librit. Për t'i ruajtur nga përdhosja e dëmtimi fizik, këto libra pas përdorimit vendosen në vend të lartë e dollapë. Ato nuk grisen, por ruhen mirë. Kur dëmtohen nga dhëmbi i kohës ose nga përdorimi intensiv, nuk rekomandohet të vendosen kudo. Nëse dëmtohen duke u bërë të papërdorshëm, më mirë është të digjen sesa të deponohen kudo e sido.

3. Besimtari mysliman duhet të gjejë mundësi për lexim të librit. Justifikimet e shumta për mungesë kohe e tjera janë anomali që na dobësojnë dhe na shndërrojnë në përtacë. Por, krahas kujdesit individual, për librin duhet të kujdesen edhe bibliotekat, nga blerja e deri te prezantimi para publikut. Meqë individët nuk mund të blejnë çdo gjë që botohet, këtë punë do ta bënte biblioteka e përbashkët në nivel rrethi, apo qarku, me llojllojshmëri librash dhe tematike. Por, edhe biblioteka e përbashkët në qytetin më të afërm paraqet domosdoshmëri për specialistë por edhe për lexues të zakonshëm. Investimi i tillë paraqet vlerë me rezultat kthyes.

4. Besimtari në përgjithësi duhet të gjej mundësi për blerje, lexim e studim të literaturës. Librin duhet ta bëjë të dashur e jo ta përjetojë si bezdi, të imponuar nga lart ose si trend kohe, sepse popujt që janë larguar nga leximi, studimi e krijimi, me kohë janë zhdukur. Shembujt janë të shumtë.

5. Shembull për dashurinë ndaj librit dhe kujdesin ndaj tij duhet të jenë imamët, punëtorët fetarë. Sa janë investimet e tyre gjatë një viti në shkencë, sa mijë faqe ka lexuar secili punëtor, sa ka reflektuar leximi i tij në ligjëratat apo muhabetet e zhvilluara në rrethin ku jeton e vepron. Për fat të keq, në këtë rrafsh nuk mund të lavdërohemi.

Leximi te myslimanët më nuk paraqet virtyt, por bezdi!



Mr. sc. Azmir Jusufi

# Agjërimi (savmi) në Kuran

### Përkufizimi i agjërimit islam

Në gjuhën arabe agjërimi quhet "sijam". Nga aspekti gjuhësor do të thotë përmbajtje e përgjithshme nga fjalët dhe veprimet. Thuhet: "Same anit taam", që do të thotë: "Përmbahet nga ushqimi" ose: "Same anil kelam", që do të thotë: "Përmbahet nga të foluri", pra hesht.[1]

Në Kuranin famëlartë qëndron rasti i Merjemes, e cila pasi kishte mbetur me barrë, i është thënë që kur të takoj dikë nga njerëzit të thotë: "Inni nedhertulir rrahmani savma"- "Unë jam betuar në të Gjithëmëshirshmin se do të hesht/agjëroj, dhe sot me asnjë njeri nuk do të flas." (Merjem, 26)

Agjërimi në legjislacionin islam është definuar si: "Abstenim i rreptë nga marrëdhëniet intime, dhe futjes së çdo gjëje në organizëm nga agimi e deri te perëndimi i diellit, duke iu përgjigjur thirrjes së Allahut.[2]

### Analizë e përgjithshme e ajeteve rreth agjërimit

Në Kuranin famëlartë janë 22 ajete me të cilat urdhërohet agjërimi, përcaktohen rregullat e tij konkrete, si fillimi, përfundimi dhe gjërat e lejuara dhe të ndaluara gjatë agjërimit. Dijetarët islam këto ajete i përcaktojnë me termin "ajetus sijam" apo "ajetet e agjërimit". Ajetet rreth agjërimit i përkasin një grupi të gjerë të ajeteve të quajtura "ajatul ahkam", apo ajetet që rregullojnë obligimet (farzet), e të cilat në Kuran janë rreth pesëqind të tilla, sipas disa dijetarëve, e sipas disave edhe më shumë se kaq.[3]

Nëse bëjmë një analizë të shkurtër në mes fillimit dhe fundit të ajeteve që flasin për agjërimin, do të vërejmë një lidhje shumë interesante.

Pra, fillojnë me thirroren: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim!", kurse përfundojnë me shpjegimin se kjo na është obliguar në mënyrë që të jemi





të devotshëm: "... kështu që të bëheni të devotshëm." Sikur është një shenjë në këtë, se agjërimi që kërkohet nga ne, nuk është vetëm lënia e ushqimit, pijes dhe marrëdhënieve intime, por ky agjërim është i bazuar në besim të thellë, i cili na ngrit në nivelin e devotshmërisë. Agjërimi, i cili fillon në iman – besim dhe përfundon në takvallëk - devotshmëri.[2]

**Ajeti i parë që flet për agjërimin**

Para paraqitjes së rregulloreve të veçante rreth agjërimit, i Plotfuqishmi flet për robërit e Tij të bindur, duke i thirrur ata. Dijetarët e tefsirit përmendin se, obligimi të cilit i paraprinë një lutje e tillë është dëshmi për rëndësinë e tij, interesin për të, kujdesin e veçantë rreth tij, sepse thirrja ka për qëllim t'u tërheq vëmendjen atyre që po thirren me të.

Abdullah ibën Abasi r.a. sugjeron një lloj marrëdhënie me ajetet që u paraprinë kjo thirrje, duke thënë: "Kur të dëgjoni thirrjen e Allahut me fjalët "O ju që besuat" keni kujdes për atë që pason pas tyre, sepse, pas tyre do të pasoj diçka e mirë që urdhërohet, ose diçka e keqe që ndalohet."[3]

"O ju që keni besuar!" – Besimtarët thirren me një tipar karakteristik dhe personal, i cili i lidh me Zotin e tyre dhe të Dërguarin a.s., me cilësi e cila në shpirtrat e tyre mobilizon gatishmërinë për pranimin e plotë të urdhrave dhe obligimeve që pasojnë. Kjo thirrje ishte diçka e re në Gadishullin Arabik, diçka e jashtëzakonshme. Këtu në mënyrë ekskluzive u drejtohet atyre që besuan, "el ledhine amenu."

"Ju është bërë obligim agjërimi" – Termi "kutibe", i përdorur në këtë ajet, do të thotë: "Ju është shkruar – obliguar, ju është bërë detyrim." Tipar i veçantë i rregullave kuranore është se ato nuk janë bërë obligim në të njëjtën mënyrë dhe në të njëjtën formë. Disa janë obliguar me thënien "Ju është bërë obligim", kurse disa të tjera janë obliguar në mënyrë të drejtpërdrejtë, në mënyrë klasike, nëpërmjet imperativit: "Faleni namazin dhe jepeni zeqatin", "Bëni mirë" etj.

**Kujt i dedikohet termi "atyre që ishin para jush"?**

Allahu xh.sh. na informon se agjërimi bën pjesë në llojin e adhurimeve që është në dobi të njerëzimit në çdo kohë. Prandaj, akti i agjërimit ishte obligim edhe i atyre që ishin para nesh. Na bëhet me dije, se ne nuk jemi të parët, as të vetmit, të cilëve na është bërë obligim ky ibadet. Ky është mesazhi kryesor i kësaj pjese të ajetit. Megjithatë, mufesirët kanë shqyrtuar çështjen, se cilët ishin popujt për të cilët flet kjo pjesë e ajetit, përkatësisht, kujt i është bërë obligim agjërimi para nesh.

Një pjesë e dijetarëve thonë, se atyre që u është bërë obligim agjërimi para nesh janë elhul kitabi (ithtarët e librit). Ky mendim është transmetuar nga Ibën Abasi dhe Muxhahidi, kurse e regjistron edhe Ibën Kajimi në tefsirin e tij.

Es Sabiu dhe Er Rabiu konsiderojnë se kjo pjesë e ajetit i referohet vetëm të krishterëve, të cilët na kanë paraprirë sipas ligjit të Zotit.

Ibën Ashuri thotë se kjo frazë i referohet ekskluzivisht hebrenjve, duke argumentuar me fjalët se hebrenjtë kanë jetuar me myslimanët dhe se myslimanët i njihnin ritualet e tyre, zakonet etj., kurse, të krishterët nuk kishin agjërim shtesë në krahasim me atë që është vërtetuar në Tevrat.

Qëndrimi i katërt, e ndoshta edhe qëndrimi edhe më i saktë është i atyre që thonë se, ajeti u referohet popujve të mëparshëm, ndër të cilët përfshihen edhe hebrenjtë, krishterët dhe ata që kanë jetuar para tyre. Të këtij mendimi janë Muhamed Abduhu, Reshid Rida, Ibën Kajim el Xheuzije etj.[5]

En Nesefiu duke komentuar këtë ajet thotë: "Ata që ishin para nesh, nga pejgamberët dhe popujt, nga Ademi a.s., e deri në kohën tonë."[6]

"Për t'u shmangur (ruajtur nga të këqijat)" – En Nesefiu precizon dhe thotë se fjalët kuranore: "Për t'u shmangur" kanë të bëjnë me ruajtjen nga mëkatet me aktin e agjërimit."[7]

Termi takva është një nga termet që përdoret shpesh në Kuran. Ai përfaqësohet në Kuran në rreth 300 vende. Është e saktë që të konstatohet se një nga qëllimet kryesore të ritualeve islame është arritja e takvallëkut (devotshmërisë) në zemrat e pasuesve të tij.[8] Sa më pak që konsumohet ushqimi, aq më të vogla janë instinktet dhe pasionet, kurse, kur janë pasionet më të vogla, më pak janë mundësitë për të bërë mëkat.[9]



### Ajeti i dytë që flet për agjërimin

"(Jeni të obliguar për) ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfëri e ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju."

"Ditë të caktuara" – d.m.th. jeni të obliguar të agjëroni për ditë të caktuar, dhe nuk është obliguar numri i madh i ditëve, ose një vit të tërë nga mirësia për ne.[9]

Ky numër i ditëve që është obligim të agjërohet është i caktuar në mënyrë të urtë dhe precize nga ana e Atij, i cili na njeh mirë, i cili dinë se çka është në interes të moralit njerëzor dhe organizmit të tij. Nuk është bërë obligim agjërimi i shumë ditëve, e që për arsye, disa prej nesh të mos kenë mundësi të agjërojnë, e as shumë pak, e që ilaçi të mos jetë plotësisht efektiv.

### Ditët në të cilat na obligohet agjërimi

Mendimi më i saktë, i përfaqësuar nga shumica e komentuesve të Kuranit të shenjtë, është se ajeti i përmendur i referohet ditëve të muajit Ramazan.

Ka mufesirë të cilët thonë se obligimi i agjërimit të ditëve jo të caktuar i referohet agjërimit në muajin Sheval – ashure, etj., dhe që ajeti që vjen pas këtij e shfuqizoi këtë dhe e precizoi në obligimin e agjërimit gjatë muajit të Ramazanit.

"...e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë." – Pra kushdo që është në një gjendje të tillë, kështu që e prish agjërimin e ditëve të caktuara të Ramazanit, është i detyruar që t'i agjërojë ato ditë në një kohë tjetër.

Allahu e di më së mirë se në çfarë kompletohet kjo fe. Ai i di situatat në të cilat vihet deri te shtrëngimi.[11]

"E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfëri." – Sa i përket atij që është i shëndetshëm dhe i cili nuk është udhëtar, ai në fillim të obligimit të agjërimit, sipas këtij ajeti kishte të drejtë të zgjedh midis agjërimit dhe të ushqyerit e përditshëm të një të varfëri. Janë transmetuar thënie nga Ibën Mesudi, Muadh ibën Xhebeli, Ibën Omeri, Ibën Abasi, Seleme ibën el Evkas, Alkames, Edh Dhuhrisë dhe të tjerëve. Duke marrë parasysh se transmetimet e tyre janë shumë të ngjashme me njëri-tjetrin, si shembull do të përmendim atë nga Muadhi r.a., të cilin e përmend Ibën Kethiri në tefsirin e tij: "Në fillim ishte e lirë (të zgjidhet midis dy gjërave), kush dëshironte agjëronte,e kush dëshironte në vend të agjërimit, për çdo ditë kishte obligim të ushqyerit e një të varfëri."[12]

"...e ati që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të." – d.m.th kush i jep më shumë të varfëritë se sa sasia e caktuar minimale e fidjes, ose kush ushqen më shumë se një të varfër, kjo është më mirë për të.

"Mirëpo, po që se e dini, agjërimi është më i mirë për ju." – Pra, nëse ju e dini rëndësinë, dobinë dhe shpërblimin që rrjedh nga akti i agjërimit. Agjërimi është konsideruar më i mirë se dhënia e ushqimit për të varfrin. Ky është qëndrimi i Ibën Mesudit, Ibën Abasit, Muxhahidit, Tavusit dhe shumë të tjerëve.

### Ajeti i tretë që flet për agjërimin

Ky ajet paraqet vazhdimësinë e ajeteve të mëparshme brenda shpjegimit të rregullave të agjërimit. Me këtë ajet sqarohet obligueshmëria e agjërimit të detyrueshëm në muajin e Ramazanit, dhe se hikmeti (urtësia) për të cilin është obliguar në këtë muaj qëndron në atë se, në të njëjtin muaj filloi edhe shpallja e Kuranit famëlartë. Ne në këtë ajet vërejmë se Allahu xh.sh. na urdhëroi të agjërojmë pikërisht në këtë muaj, për të na kujtuar për begatinë e zbritjes së Kuranit në këtë muaj dhe që t'i jemi falënderues Atij.

(1) Firuzabadi, El Mu'xhem El Vesit, Darul fikri, Bejrut, 1999. (2) Zehrudin Junuzović, Ramazan u svijetlu tefsira, hadisa i fikha, Minhen, 2006, f. 11. (3) Ibid., f. 11. (4) Ibid., f. 21. (5) Këtë thënie të Ibën Abasit r.a., përveç tjerëve, e shënon edhe Ibën Hatimi në tefsirin e tij, 1/196. (6) Shih: Reshid Rida, Tefsirl Kuranil hakim ose Tefsirul Menar, 2/144.( 7) En Nesefi, Tefsiru En Nesefi, vëll. II, Darul Fikr, Damask, pa vit botimi, f. 93. (8) Ibid., f. 184. (9) Sayyid Qutb, U okrilju Kur'ana, vëll. II, El Kalem dhe FIN, Sarajevë, 1996, f. 81. (10) El Kurtubi,Tefsir imama ElKurtubija, vëll. II, Bookline, Sarajevë, 2014, f. 228. (11) Shih: Muhamed Ali Es Sabuni, Safvetu et tefasir, Darul kelamil arabi, Halep, 1414/1994. (12) Sayyid Qutb, U okrilju Kur'ana, op. cit., f. 82. (13) Ibën Kesir,Tefsir Ibën Kesira (botimi i shkurtuar), Zgjodhi versione më të sakta: Muhamed Nesiber Rifa'i, Grupi i përkthyesve, Sarajevë, 2012, f. 127.



Vehbi Sulejman Gavoçi

# Vërtetimi i muajit Ramazan

Allahu xh.sh. i ka urdhëruar myslimanët që të studiojnë nga astronomia ato që mund të dinë, për të përcaktuar kohët e adhurimeve, që zakonisht kanë lidhje me muajt hënorë në përputhje me ligjin islam.

Allahu xh.sh. thotë: "Të pyesin ty për hënën e re (dhe fazat e saj). Thuaj: Ato janë përcaktime të kohës për njerëz dhe për haxh". (El Bekare, 189).

Hëna e re është shenjë për njohjen e fillimit të muajve të haxhit, gjithashtu është shenjë përcaktimi, kur është fjala për kefaretin e dhiharit (dhihar është kur burri i thotë gruas së tij për mua je si nëna ime) dhe për afatin e pritjes së gruas pas shkurorëzimit ose pas vdekjes së burrit të saj, për t'u martuar.

E, për sa i përket njohjes së muajit të Ramazanit, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjëroni me pamjen e hënës së re dhe përfundoni (bëni Bajram) me pamjen e saj, dhe, nëse ka ndonjë mjegullinë (pengesë dhe është e pamundur të shihet kjo), atëherë plotësoni ditët e muajit Shaban 30 ditë (muaji Shaban është muaji para muajit Ramazan)".[1]

Muaji hënor mund t'i ketë 29 ose 30 ditë. Për këtë fukahatë kanë thënë: "Hulumtimi i pamjes së hënës së re të Ramazanit në natën e 30 të Shabanit, është farz kifaje (obligim i përgjithshëm) për myslimanët, dhe kjo vlen gjithashtu edhe për hulumtimin e hënës së Shevalit në natën e 30 të Ramazanit. Kush e ka parë hënën e re të muajit Ramazan, pavarësisht nëse është imam (prijës) apo prej njerëzve të tjerë (xhematit), detyrohet të njoftojë kadiun e ligjshëm për pamjen e saj dhe, duke u bazuar në këtë njoftim, kadiu mund t'i thërrasë njerëzit për të nisur agjërimin e muajit të Ramazanit, po, nëse kadiu vendos të mos pranojë dëshminë e tij (për shkak se qielli nuk ka qenë i kthjellët dhe përveç tij askush tjetër nuk do ta ketë parë hënën e re), atëherë detyrohet për të agjëruar vetëm dëshmitari, mbështetur në thënien e Pejgamberit a.s.: "Agjëroni me pamjen e hënës së re dhe përfundoni agjërimin me pamjen e hënës së re".

Nga ky hadith obligohet vetëm ai që e ka parë hënën e re, por jo të tjerët. Nëse ai nuk e agjëron atë ditë, atëherë duhet ta bëjë kaza pa kefaret (dënim), sepse dënimi anulohet në bazë të dyshimit.

Kadiu e pranon se është dukur hëna e re e Ramazanit, nëse është qielli i kthjellët, në bazë të dëshmisë së burrave apo grave dhe nëse ai është bindur për vërtetësinë e dëshmisë së tyre.[2] Është transmetuar prej Ebu Hanifes se mjafton dëshmia për pamjen e hënës së re e vetëm dy dëshmitarëve. Këtë e ka zgjedhur edhe autori i librit "El Bahr", i cili ka thënë: "Duhet të punohet në bazë të këtij transmetimi, sidomos në këtë kohë kur popullata janë bërë përtacë (të pa interesuar) për të hulumtuar nëse është shfaqur hëna e re." Ndërsa dëshmia e një dëshmitari të drejtë, burrë a grua qoftë, i lirë a rob, pranohet kur në qiell ka pengesa nga retë, mjegullat apo pluhuri (sepse mund të lëvizin retë nga vendi i hënës dhe rastësisht të shihet ajo prej një njeriu dhe jo prej të tjerëve).

Transmetohet nga Ibën Abasi, i cili ka thënë: "Erdhi te Pejgamberi a.s. një fshatar dhe i tha: "Unë e kam parë hënën e re (të muajit Ramazan)", e Pejgamberi a.s. i tha: "A dëshmon ti se nuk ka Zot përveç Allahut?" Ai tha: "Po." Pejgamberi a.s. vazhdoi: "A dëshmon se unë jam i dërguar i Allahut?" Ai tha: "Po." Atëherë Pejgamberi a.s. i tha Bilalit: "Njoftoji njerëzit le të agjërojnë."[3]

Kjo dëshmi pranohet edhe për shkak se i shtyn njerëzit të nxitojnë në ibadet-adhurime.

Ndërkaq, kadiu nuk e pranon dëshminë e një dëshmitari për dalje nga agjërimi (përfundimi i Ramazanit), nëse në qiell ka pengesa, por për këtë medoemos duhen dy burra ose një burrë e dy gra duke plotësuar kushtin e caktuar të dëshmisë, ngase me këtë dëshmi lidhet dobia e dëshmitarit, që është përfundimi i agjërimit.

Nëse dëshmitari për hënën e përfundimit të agjërimit është vetëm një dhe kadiu refuzon që të pranojë dëshminë e tij, ai (dëshmitari) nuk ka të drejtë të mos agjërojë për arsye të preferimit të tij.

Transmetohet nga Ebu Hanife se fillimi i Dhul hixhes është sikur fillimi i muajit të Ramazanit, ngase ka ndërlidhje me fillimin e adhurimit, e kjo është paraqitja e fillimit të haxhit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Dy muajt e Bajrameve nuk shkurtohen: Muaji i Ramazanit dhe ai i Dhul hixhes."[4]



Is`hak ibën Suvejd ka thënë: "Kuptimi i këtij hadithi është se edhe nëse (ndonjëri prej tyre) nuk i ka 30 ditë, ai është i plotë." Edhe Buhariu thotë: "Jo, nuk bashkohen të dy muajt (i Ramazanit dhe i Haxhit) të paplotësuar (do të thotë me nga 29 ditë)."

Abdullah ibën Mesudi ka thënë: "Ato vite që kemi agjëruar muajin e Ramazanit me Pejgamberin a.s. me nga 29 ditë, janë më shumë sesa ato që kemi agjëruar me nga 30 ditë." Disa hufadhë (prej sahabëve) kanë thënë: "Pejgamberi a.s. ka agjëruar nëntë Ramazan, dhe prej tyre vetëm dy nga 30 ditë."

Kur shihet hëna në një vend, pavarësisht nëse është fjala për fillimin e agjërimit apo për përfundimin e tij, obligohen edhe vendet e tjera myslimane të pasojnë atë vend, duke marrë parasysh se myslimanët janë një umet-bashkësi fetare, pavarësisht nga largësia që i ndan vendet e tyre. Ky është mendim i Ebu Hanifes, Malikut dhe Ahmedit.

Ibën Mundhir esh Shafiu ka thënë: "Shumica e fukahave thonë: "Kur vërtetohet me lajmin e njerëzve se populli i një prej qyteteve e ka parë hënën e re para tyre, këta të fundit duhet të bëjnë kaza atë që nuk e kanë agjëruar." Ky është mendimi i Malikut, Shafiut, Ahmedit dhe as`habu Re`jit.

Transmetohet prej Aishes r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Fitër Bajrami është dita kur njerëzit përfundojnë agjërimin, dhe Kurban Bajrami është kur njerëzit presin kurban". (Transmeton Tirmidhiu dhe thotë: hasenun-garib).

Disa prej dijetarëve këtë hadith e kanë komentuar duke thënë se kuptimi i këtij agjërimi dhe përfundimi i tij është që të jetë me xhemat (bashkërisht), nga një numër i madh njerëzish.

Mirëpo mosmarrja parasysh e ndryshimit midis vendeve (lindjes së hënës), ka të bëjë me vendet që janë afër njëra-tjetrës. Kur ato janë larg midis tyre, atëherë ajo duhet marrë në konsideratë për shkak të ndryshimeve të gjatësisë gjeografike në mes vendeve të largëta; kjo sidomos në medhhebin e Imam Shafiiut r.a.. Ibën Abidini r.a. ka caktuar largësinë sipas së cilës ndryshon koha e lindjes së hënës, prej një muaj e më shumë udhëtim, - transmetuar nga "El Xhevahir", ndërsa në komentin e "Minhaxhit" nga Remliu, ajo nuk bën të jetë më pak se 24 fersahë.

Ibën Rushdi ka thënë: "Ata janë unikë se kjo nuk mund të merret në konsideratë për vendet e largëta, siç janë Andaluzia (Endelusi) - Spanja dhe Hixhazi - Arabia Saudite. Atëherë po kuptohet se mendimi i përgjithshëm i imamëve (të medhhebeve) është mosmarrja parasysh e ndryshimit të (kohës) të vendeve për obligimin e agjërimit, sidomos të vendeve të afërta, në të cilat nuk ndryshon shumë horizonti i tyre."

Lajmi mund të përcillet në mënyrë gojore ose me anë të shkresës. Për sa i përket lajmit gojor, ai ndodh kur një njeri i sinqertë të lajmërojë dikë tjetër se ai e ka parë hënën e re, ose ai lajmëron dikë se atë e ka lajmëruar një njeri tjetër i drejtë dhe i sinqertë se e paska parë hënën, ose lajmëron se një grup njerëzish e paskan parë atë.

Njësoj është si lajmi i dhënë gojarisht edhe lajmi i dhënë përmes fonogramit, se ajo që dëgjohet nga ky aparat është vetë zëri i folësit, i imituar përmes këtij aparati, pa kurrfarë ndryshimi. Kur folësi është i drejtë (sinqertë) dhe i njohur për dëgjuesin e lajmit, atëherë ky i fundit obligohet fetarisht për të agjëruar. I këtillë është edhe lajmi me telefon, nëse dihet folësi dhe njihet zëri i tij, dhe i besohet lajmit të tij, agjërimi bëhet i detyrueshëm.

E për sa i përket lajmërimit me shkresë, siç ndodh kur i shkruan një njeri i sinqertë dikujt tjetër, se ai e ka parë hënën, ose se një i sinqertë e ka lajmëruar atë se e paska parë hënën dhe ia dërgon këtë shkresë nëpërmjet një të dërguari të posaçëm ose nëpërmjet postës publike, - nëse pranuesi i shkresës e njeh shkrimin e dërguesit ose vulën e tij dhe njeh drejtësinë e tij, obligohet për të agjëruar.

Si lajmi me anë të shkresës, ashtu është edhe lajmi me shkresë telegrafike, pa marrë parasysh se çfarë është aparati, i linjës apo ajror. Ashtu siç është lajmërues në mënyrë gojore, me të gjitha llojet e përmendura më sipër, vetë folësi dhe i zoti i zërit, e jo as aparati i fonogramit e as i telefonit, po kështu lajmërues me anë të shkresës, është vetë dërguesi, i cili është kusht të jetë i sinqertë. Nëse vërtetohet se shkresa ose telegrami ka arritur prej personit të drejtë dhe të sinqertë, atëherë obligohet veprimi sipas atij lajmi. Veprimi mbështetur në lajmin me shkresë është i njëjtë me lajmin gojor, në çështjet fetare. Kurse përcjellësi i shkresave nuk është vetë lajmërues dhe as që duhet të merret parasysh, pavarësisht nëse është i drejtë apo jo, mysliman apo jomysliman. Postieri dhe nëpunësi në telegraf, këta janë ndërmjetësues në përcjelljen e lajmit prej dërguesit pa qenë asnjë prej tyre dërgues as lajmdhënës.[5]

(1) Transmeton Buhariu dhe të tjerët. (2) Vërtetësia e hënës së re mund të bëhet me dëshminë e atij që ka parë hë¬nën e re ose dëshmi e dëshmisë së dikujt apo dëshminë e gjykatësit ose nga përhapja e lajmit në çfarëdo mënyre. (3) Transmetojnë Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nisaiu dhe Ibni Maxhe. (4) Transmeton Tirmidhiu. (5) Min risaleirshad el halk ilel amel bi haberi el berki, li shejh Xhemaludin el Kasemij.



Rexhep Suma (PHDc)

# Filozofia shpirtërore e muajit Ramazan

Gëzimi dhe dashuria mbretërojnë gjithkund për ardhjen e muajit të Ramazanit. Këtë muaj Hafiz Ali Korça e quante hënëz e uruar, pra lindja e hënës së re. Njeriu si krijesë i krijuar prej balte, vlera e njeriut nuk është në trupin e tij të cilin e ushqen dhe e veshë, por vlera e tij qëndron në shpirt i cili e lëviz atë. Sikur të ishte vetëm trup s'do të kishte nderë dhe nuk do të obligohej askush t'i bënte sexhde atij. Por, respekti i veçantë erdhi atëherë kur u urdhëruan melaqet që t'i bënin sexhde atij.

Agjërimi i Ramazanit është bërë farz në Medine dy vjet pas hixhretit, ndërkaq Muhamedi a.s. arriti të agjëroj vetëm 9 ramazana.[1] Muaji Ramazan mbetet muaji më i rëndësishmi dhe më i vlefshmi në mesin e muajve tjerë pasi që është muaji i begative, të mirave dhe mëshirës. Muaj të cilin e veçoi Allahu xh.sh., për krijesën më të dashur të Tij, njeriun besimtar, ndërsa ibadetin e çmon dhe vlerëson në mesin e ibadeteve duke e ndërlidhur me Vetveten.

Zoti xh.sh në një hadith kudsij thotë: "Çdo vepër që bën i biri Ademit, e bën për vete, pos agjërimit; meqë ai më takon Mua dhe Unë e shpërblej për të."(transmetojnë pesë përmbledhësit e librave të vërtetë të hadithit).

### Veprat shumëfishohen në këtë muaj

Të mirat që njeriu i bën shumëfishohen deri në shtatëqind fish, kurse Ramazani bëhet për Zotin. "Çdo e mirë që bën i biri Ademit, ajo shumëfishohet për të gjer në shtatëqind fish, pos agjërimit, meqë ai bëhet për Mua, dhe shpërblimi Im për të është xheneti, meqë robi Im abstenoi nga epshi, haja dhe pija, për hir Timin." (Muslimi, nr. 1151).

Agjërimi është qëndrimi i myslimanëve larg çdo nevoje fizike, si dhe larg çdo lloj pije dhe ushqimi në muajin e Ramazanit, duke filluar prej mëngjesit ende pa lindur dielli, e deri në mbrëmje kur perëndon dielli, dhe është durim ndaj aspiratave të ndryshme. Qëllimi i këtij ibadeti është që njeriun ta mësojë që ai të kontrollojë dëshirat dhe ambiciet, aspiratat dhe ndjenjat e tij. Vetëm se ky ibadet iu është bërë detyrim (farz) atyre që janë në gjendje në aspektin e fuqisë fizike. Kurse ata që nuk janë në gjendje, si të sëmurët, udhëtarët, lehonat dhe gratë me menstruacion, kur të shërohen dhe të arrijnë në gjendje për të agjëruar, do të agjërojnë aq ditë sa nuk kanë pasur mundësi t'i agjërojnë më herët.

Agjërimi, është i njohur edhe te fetë e tjera, por me disa dallimeve, siç është në hebraizëm Behor dhe Tesha-Beav, kurse në krishterim është agjërimi i Pashkëve.[2]

Synimi i agjërimit është të arrihet devotshmëria që Allahu e dëshiron këtë prej nesh. Devotshmëria është dobia kulminante. Devotshmëri do të thotë t'i druhesh Allahut, drojë që të shtyn në punë dhe që në ty kultivon besimin. Kurse, Imam Aliu për devotshmërinë pati thënë: "Sipas meje, devotshmëria do të thotë drojë nga i Madhërishmi, të veprosh sipas asaj që ka zbritur Kurani dhe Suneti, të pajtohesh me të paktën dhe të përgatitesh për ditën e udhëtimit (ditës së vdekjes).

Edhe sahabët tjerë kështu e kanë kuptuar dhe perceptuar këtë cilësi shumë të lartë. Ebu ibën Kabi për devotshmërinë e kishte pyetur Omer ibën Hatabin r.a., i cili në formë pyetjesh ishte përgjigjur : "A ke udhëtuar nëpër rrugë me ferra?" Ai u përgjigj: "Po". Ai e pyeti: "Si veprove?" Ai tha: "U ruajta dhe u lodha." Ai (Omeri) tha: "Kjo është devotshmëria."

Dhe sigurisht se devotshmëria ka shpërblim të veçantë. "Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut (evliatë) nuk kanë frikë (në botën tjetër e as kurrfarë brengosjeje. (Ata janë ata) Të cilët besuan dhe ishin të ruajtur. Atyre u jepet myzhde në jetën e dynjasë (në çastin e vdekjes) dhe në jetën tjetër (për shpëtim dhe Xhenet). Premtimet e Allahut nuk mund të pësojnë ndryshime. E, ai është sukses i madh."(Junus, 62-64).

Umetit të Muhamedit a.s. në Ramazan iu janë dhënë pesë çështje që nuk iu është dhënë askujt prej pejgamberëve para tij. "Në muajin Ramazan umetit (popullit) tim i janë dhënë pesë (çështje, të cilat nuk i janë dhënë ndonjë pejgamberi para meje. Sa i përket njërës prej tyre, ajo është: Në natën e parë të Ramazanit, Allahu xh.sh., i shikon ata, dhe cilin shikon Ai, atë kurrë nuk e dënon."

Edhe jeta e Muhamedit a.s. ishte e mbushur me dua



dhe kërkim prej Zotit që Ai ta ruaj dhe ta bekoj në dy botët. " O Zot kërkoj mbrojtje tek Ti nga kufri dhe varfëria. O Zot kërkoj mbrojtje nga dënimi i varrit, s'ka tjetër pos Teje."[3]

### Shpirti i Kuranit është në kuptimin e tij

Në këtë muaj të shtohet jo vetëm leximi i Kuranit si fjalë e Zotit, por edhe të meditohet qëllimi dhe sinjalizimi i ajeteve të Allahut xh.sh. Leximi nuk duhet të jetë vetëm sa për t'u lexuar, apo lexim i thjesht sepse kjo i bie që ne lexojmë vetëm shkronja e fjalë, porse shpirti i Kuranit është në kuptimin e tij të duhur. Shpeshherë kur dikujt ia lexojmë ajetet e Kuranit shohim se nuk kanë gatishmëri të dëgjojnë këto argumente, kurse Allahu për këtë lloj të njerëzve thotë: "E kush është më zullumqarë se ai që këshillohet me ajetet e Zotit të vet, e pastaj u kthyen shpinën atyre? Ne me siguri do të hakmerremi kundër kriminelëve." ( Es Sexhde,22).

Nuk mund njeriu të jetojë në natyrën materialiste, sepse ka një zbrazëti të thellë shpirtërore dhe vakum, që asgjë pos fesë nuk e mbush. Feja plotëson anën fizike, shpirtërore dhe materiale të njeriut.

### Në agjërim kemi një dominim të aspektit shpirtëror ndaj atij material

Materializmi (materialism) është emërtim i përgjithshëm i mësimeve që materien e konsiderojnë për qenie të vetme, duke e cilësuar dhe domethënien si produkt të saj. Rrymë ideore që materien e merr si substancë të pandryshueshme dhe dinamike, që thotë se materia është primare dhe përcaktuese që kundërshton idealet shpirtërore. Materializmi përbën një botëkuptim sipas të cilit mendimi mund të shpjegohet përmes qenies, arsyeja përmes materies, shpirti me organizmin shoqëror, d.m.th., çdo realitet mund të shpjegohet përmes materies dhe mund të reduktohet në materie.

Një nga kuptimet e materializmit është se i ka rrënjët në moralin popullor ose në mosmarrëveshjet politike, materialiste në vend të moralit të lartë e vlerave shpirtërore u referohet kënaqësive ndijore e të thjeshta dhe interesave material. Në këtë kontekst mbron idenë se s'ekziston botë tjetër pos kësaj.[5]

Librat e mëparshëm të zbritur nga Zoti gjatë periudhave kohore nuk e kanë ruajtur origjinalitetin e vet dhe kështu kohë pas kohe dora e njeriut ka ndërhy në tekstet e shenjta duke ndryshuar dhe dhënë kuptim sipas dëshirave të tyre. Kurse versetet e librave të shenjtë që janë në kundërshtim me librin e fundit, Kuranin, pranohen si ndryshime apo deformime gjatë përkthimeve të bëra në lidhje me ta. Atëherë Kurani për to është " korrigjues, përmirësues". Për këtë, në kundërshtim në librin e shenjtë, apo në çështjet diskutabile, Kurani merret për bazë dhe versetet e Inxhilit komentohen sipas Kuranit. Për këtë çështje në një ajet thuhet"... Allahu me mëshirën e Tij, i udhëzoi ata që besuan tek e vërteta e asaj për çka ishin kundërshtuar (El Bekare, 213). Nga këto shprehje kuptohet se Kurani, në kundërshtitë në komentimin e librit të shenjtë, luan rolin e përmirësuesit.[6]

Pos kësaj, Kuranin e ka garantuar Zoti Vetë. Zbritja e tij filloi në muajin Ramazan. "Ne zbritëm atë (Kuranin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në (atë natë) të zbresin engjëj dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit.(El Kadër,1-5).

Kurani ishte dhe vazhdon të jetë deri në pafundësi mrekulli e përhershme e pashtershme. Kurani i tëri është mrekulli dhe ka më shumë se një mrekulli dhe ato janë të natyrës dhe të fushave të ndryshme. Mrekullia e Kuranit manifestohet në shumë sfera: në shpalljen



e tij, në ligjërimin e tij, në nxënien tij, në ruajtjen e tij, në vlerat sublime- fetare e shpirtërore, morale e humane, ekonomike, sociale, materiale, shkencore.[7]

### Shfrytëzojeni këtë muaj dhe pendohuni tek Ai

Hafiz Ali Korça thotë se si mund të ketë natë më të "Madhënueshme e më të nderçme se Lejlei kadri, që nd'atë naët filloi të zbresë ay Kurani i madhnueshëm?. Atë natë filloi të zbresë ay Kuran, që na kallëzoi Njëtimin e Krijuesit të vërtetë, na largoi nga të falurit karshi puteve, na shpëtoi nga errësira e shirqit, nga e shoqëruara Zotit shokë nga robët e vetë të krijuar, na qiti në dritë të Teuhidit (Njëtimit). Kjo natë i vuri kufi kohës që pat shkuar në shirq dhe kohës së re, që filloi të mbretërojë Njëtimi i vërtetë."[8]

Tregon Ibën Omeri r.a. se disa burrave nga shokët e Pejgamberit a.s. iu shfaq në ëndërr se Nata e Kadrit është në shtatë netët e fundit të Ramazanit. Nga kjo, i Dërguari a.s. tha: 'Duket se ëndrrat e ju të gjithëve puqen, se Nata e Kadrit është në shtatë netët e fundit dhe, kushdo që dëshiron ta kërkojë atë, le ta kërkojë atë në shtatë netët e fundit (të Ramazanit)." (Buhariu,nr. 2015). Kurse në një transmetim tjetër thuhet "Kërkojeni Natën e Kadrit në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, natën kur kanë mbetur edhe nëntë ose shtatë ose pesë net (d.m.th. natën e 21-të, 23-të, 25-të, 27-të, ose të 29-të)" (Buhariu, nr.2021).

Ibën Haxheri pasi që paraqiti deri në 50 mendime të dijetarëve rreth përcaktimit të Natës së Kadrit, ka përkrahur mendimin se ajo është në netët tek të dhjetëshes së fundit. Diç kuptohet nga hadithet, Nata e Kadrit nuk është e (përcaktuar me saktësi). Sipas imam Shafiut, ajo është në netët tek të dhjetëshes së fundit, në natën e 21 ose 23, kurse shumica e dijetarëve të tjerë përkrahin mendimin se ajo është në natën e 27. Dhe ky është mendimi më i njohur te myslimanët në botën islame tash e sa shekuj, dhe sikur është bërë ixhmaë, konsensus i plotë nga ana e tyre.[9]

Një ditë Muhamedi a.s., i përmendi katër persona nga beni israilët, të cilët e kishin adhuruar ( i kishin bërë ibadet) Allahut tetëdhjetë vjet, pa treguar në asnjë moment padëgjueshmëri. Të përmendurit ishin: Ejubi, Zekirijau, Hazkajl ibën el Axhuz dhe Jush'a ibën Nun. Për këtë u çuditën sahabët e Muhamedit a.s., dhe lakmuan. E, Xhibrili i erdhi Muhamedit a.s., dhe i tha; " O Muhamed, popullit tënd ia lë lakmi adhurimin tetëdhjetëvjeçar të atyre personave, të cilët në asnjë moment nuk kishin treguar padëgjueshmëri. Megjithatë, Allahu të ka zbritur diç më të mirë se ajo. Dhe ia lexoi: "Ne e zbritëm atë (Kuranin në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit. Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!"( El Kadër,1-3).[10]

Ky muaj përbën një mundësi ideale për të shprehur pendesën për gabimet që bën njeriu gjatë jetës së tij.

"Pendimi, në të vërtetë, ka qenë edhe virtyt i Pejgamberit a.s., i cili, edhe pse ka qenë i mbrojtur nga gabimet dhe i falur nga Allahu xh.sh., megjithatë, pendohej shpesh dhe kërkonte falje tek Allahu. Prandaj edhe ju vëllezër e motra, shfrytëzojeni këtë muaj dhe pendohuni tek Ai, duke synuar që gabimet e tilla të mos i përsëritni kurrë."[11]

Muhamedi a.s. po ashtu na këshilloi që mos t'i ndahemi namazit të natës meqë kjo ka qenë cilësi e njerëzve të mirë para nesh. Ky namaz i natës për besimtarin është nder dhe respekt. Allahu për këtë në Kuran thotë: "A jobesimtari e ka gjendjen më të mirë, apo ai që kohën e natës e kalon në adhurim, duke bërë sexhde, duke qëndruar në këmbë, që i ruhet (dënimit

të) botës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet? Thuaj: A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?" ( Ez Zumer, 9).

**Netët duhet t'i ngjallim, kurse ditët t'i agjërojmë**

Vetëm kështu do të jemi nga ata që Allahu për ta në Kuran thotë: " Të devotshmit janë në kopshte e burime. Të kënaqur se kanë shtënë në dorë atë që u dha Zoti i tyre, ata edhe më parë (në dynja) ishin mirëbërës. Ata qenë që pak flinin natën. Dhe, në syfyr (kah mbarimi i natës) ata kërkonin falje për mëkatet (Edh Dharijat, 15-18).

Ajo që mund të jetë shqetësim është se disa njerëz i përkushtohen leximit të Kuranit vetëm gjatë Ramazanit duke mos iu përkushtuar edhe gjatë muajve tjerë, pra kemi një shpërfillje. Ndaj mos u bëj nga ata për të cilët Allahu ka thënë: "E i dërguari tha: 'O Zoti im, vërtet, populli im e konsideroi këtë Kuran si (diç) të hedhur!" (El Furkan, 30).

**Për leximin e Kuranit Zoti ka përgatitur shpagim dhe shpërblim të madh**

"Ata që lexojnë librin e Allahut, e falin namazin dhe nga begatitë që Ne u kemi dhënë japin fshehtazi e haptazi, ata e shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet. Që Ai (Allahu) do t'ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkat falës dhe shumë mirënjohës."(Fatir, 29-30).

Nga leximi i Kuranit ka bereqet edhe vetë shtëpia. Muhamedi a.s. thotë: "Në një shtëpi ku lexohet Kurani, të mirat shtohen; në një shtëpi ku nuk lexohet Kurani, të mirat pakësohen."

Pra, vlerësimi i gjërave bëhet në masen që i vlerëson Kurani, dhe ky vlerësim rreth një çështje është kriter për rëndësinë e tij. "Kështu për ato gjëra që Kurani flet më fort, që i përsërit ato në një formë apo në një tjetër, duhet që edhe ne t'i kushtojmë rëndësi, si dhe të bëjmë vend në vetët tona në të gjitha aspektet si edukative edhe ligjore. Për gjëra që interesi i Kuranit është i pakët, s'ka pse të jepemi tepër pas tyre. Për mua ky është një kriter i pagabueshëm. Çështja të cilën e vlerëson Kurani duke e përsëritur e përforcuar në më shumë se një sure e në disa forma, tregon se ka një rëndësi specifike dhe peshë në fe dhe në jetë, gjë që kërkon vëmendje dhe interes në aspektin logjik e praktik, sipas masës që i jep Kurani."[12]

Agjërimi , edhe nga një pikëpamje tjetër, ndikon shumë mbi shoqërinë, mbasi të gjithë myslimanët, pa marrë parasysh gjendjen dhe pozitën e tyre, duhet të agjërojnë gjatë të njëjtit muaj. Kjo gjë vë në dukje barazinë kryesore të njerëzve, dhe si rrjedhim krijon në ta ndjenjat e dashurisë dhe të vëllazërimit. Gjatë Ramazanit e keqja fshihet dhe e mira del në shesh, dhe e gjithë atmosfera mbushet me mëshirë dhe pastërti shpirti.[13]

Agjëruesi gjatë këtij muaji duhet të jetë i vëmendshëm se nata e Ramazanit respektin e ka barabar me atë të ditës. Ky muaj përfshinë ditën dhe natën dhe nga besimtari kërkohet që me tërë qenien t'i drejtohet Allahut. Nata është për adhurim dhe ai që lënë gjumin, i lutet Zotit për siguri dhe kërkon falje e mëshirë. Zoti nuk kthen prapa zërat e lutjeve të natës. Allahu xh.sh. thotë: "I heqin trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe, nga ajo që Ne u kemi dhënë (pasuri) atyre, ata japin. Pra, për ata që kanë vepruar, nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e të shpirtit) që u është caktuar atyre si shpërblim." (Es Sexhde, 16-17).

Gëzim i madh e pret besimtarin ditën e Bajramit kur edhe e përfundon agjërimin një mujor. Dhe sigurisht se do të jetë nga ata që Muhamedi a.s. i ka veçuar në hadithin e tij. "Në ditën e Bajramit melaqet (engjëjt) qëndrojnë në krye të rrugëve dhe thërrasin: "Herët në mëngjes shkoni te Zoti Fisnik, t'ju bekojë me të mirë, pastaj t'ju shpërblejë shumë ( i Madhërishmi), meqë ju urdhëroi me namazin e natës e ju e falët, ju urdhëroi me agjërimin e ditës, ju e agjëruat dhe e respektuat Zotin tuaj, andaj, merrni shpërblimet tuaja". E, pasi të falen, një zë thërret: "Zoti juaj ju fali, prandaj kthehuni të udhëzuar (të bekuar)".

**Rezyme**

Në këtë muaj qëndron filozofia e Islamit në ndërlidhjen e dynjasë me ahiretin, lidhjen e shpirtit me trupin, tokës me qiellin, njerëzit me shpalljen hyjnore, lidhjen e kësaj bote me librin i cili ia ndriçoi rrugën asaj dhe ia caktoi synimin.

Ky është muaji që myslimanët duhet t'ia dinë vlerën dhe fadiletin që ka dhe të përgatiten për të.

(1) Ibën Kajim el Xhevzije, Zadul Mead, v.2,f.30 me rezension të Shuajb dhe Abdulkadër Arnauti, Muesesetu errisale, Bejrut, 1992. (2) Ekrem Sarëkçëogllu, Historia e feve prej fillimit deri sot, përktheu Qani Nesimi, Logos-A,2010,Shkup, f.627, bot. i dytë. (3) Transmeton Ebu Davudi (13/433, Nesaiu (8/267), Hakimi 1/252, Bejhekiu 7/12, Ahmedi 5/42 etj. (4) Muhamed el Gazali, Hutab esh-shejh Muhamed el Gazali. v.1, Darul Iëtisam,1987, f.191. (5) Ali Pajaziti, Fjalori i Sociologjisë, f.383, Logos-A & Uejl,2009, Shkup. (6) Ekrem Sarëkçëogllu, Ibid.f.614. (7) Qazim Qazimi, Njohuri mbi Kuranin , Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 2006, f.119. (8) Hafiz Ali Korça, Vepra 12,f.244, Logos-A, Shkup. 2006. (9) Vehbi Sulejman Gavoçi, Dispozitat e agjërimit, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 2008,f.122. (10) Abdullah Halife, Mirësia e Ramazanit, si ta arrish atë?, përktheu nga arabishtja: Ataullah Aliu, Logos-A, Shkup, 2010. (11) Naim Tërnava, Ligjërime për fenë dhe atdheun, v. 2, Prishtinë, 2015, f.437, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës. (12) Jusuf Kardavi, Kejfe neteamel mea el kuran el adhim, Dar esh-shuruk, 1999, f.451, bot. i parë, Kajro. (13) Imam Vehbi Ismaili, Vepra 8, Logos-A, 2009, Shkup, f.165.



**Prof.ass.dr. Musa Vila**

# Ramazani, faktor në edukimin e besimtarit

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم: إِذَا كَانَ أَوَّلُ لَيْلَةٍ مِنْ شَهْرِ رَمَضَانَ... وَ مُنَادٍ يُنَادِي: يَا بَاغِي أَلْخَيْرِ أَقْبِلْ وَ يَا بَاغِي الشَّرِّ أَقْصِرْ.

*Ebu Hurejra r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të filloi nata e parë e muajit Ramazan, një thirrës thërret (nga qielli): "O ti që punon punë të mira, shtoji ato dhe o ti që punon punë të këqija, ndalohu prej tyre."*[1]

Myslimanët e jetojnë Ramazanin nën ombrellën e etikës dhe sjelljeve që i japin jetës një sistem me rregulla kulmore, si në fizionominë e tyre të brendshme ashtu edhe në atë të jashtme. Ata të gjithë në këto rregulla janë unikë. Pamja dhe fizionomia e tyre është më e bukur se në çdo muaj tjetër. Brendësia shpirtërore e myslimanit është plot mirësi, mëshirë, dashuri, entuziazëm dhe afërsi te Krijuesi i tyre. Ata shpejtojnë të fitojnë kënaqësinë e Allahut xh.sh., e cila i nxit që të jenë sa më të kujdesshëm dhe objektiv në fjalë, në sjellje dhe punë. Motoja e tyre është uniteti, barazia, siguria, toleranca, solidariteti dhe bamirësia. Kjo moto te myslimanët zbatohet në mënyrë globale gjatë tërë jetës së tyre, por më tepër është specifike gjatë këtij muaji të bekuar, ngase pozicioni i muajit të Ramazanit është shumë i lartë, se muajt e tjerë të vitit. Ky muaj, në krahasim me muajt e tjerë të vitit, është sikurse pozita e zemrës në trupin e njeriut, si pejgamberët tek njerëzit, si Qabeja me Tokën. Derisa haremet (e Mekës dhe Medinës) e pengojnë hyrjen e Dexhalit, muaji i Ramazanit bën prangosjen e djajve, derisa pejgamberët ndërmjetësojnë për umetet e tyre, muaji i Ramazanit ndërmjetëson për agjëruesit, derisa zemra zbukurohet me dritën e besimit dhe dijes, muaji i Ramazanit zbukurohet me solidaritet dhe lexim të Kuranit. Ai që nuk pendohet dhe nuk falet në Ramazan, në cilin muaj do të pendohet nga mëkati dhe do të falet nga Zoti?! Njeriu duhet të pendohet para se t'i mbyllet dera e pendimit. Allahu xh.sh. thotë: "Përse pra, kur arrin shpirti në fyt, e ju në atë moment vetëm shikoni. E Ne jemi më afër tek ai se ju, por ju nuk shihni." (El Vakia, 83-85)

Ashtu siç melaqet nuk bëjnë mëkate, ashtu edhe njerëzit gjatë këtij muaji tërhiqen nga mëkatet duke kaluar në shkallën engjëllore.

Ai duhet të pendohet tek Allahu xh.sh. para se t'i kalojë koha e kthimit, para se të mbarojë koha e mëshirës. Në kontekst me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet umeti im nuk duhet ta përbuzë atë që ka fituar në Ramazan". Një njeri i tha: "Cila është përbuzja e tyre?" Ai tha: "Ai i cili vepron ndonjë haram (në Ramazan), ose ai që e bën ndonjë të keqe, ose ai që pi alkool, ose ai që bën prostitucion. Këtij nuk i pranohet ky Ramazan. Atë e mallkon Allahu xh.sh., melaqet dhe ç'ka në qiej. E nëse ky (njeri) vdes në mes të veprës së tij dhe Ramazanit, ai mbetet pa asnjë të mirë tek Allahu."[2]

Besimtari në këtë muaj është praktikues më i denjë i asaj që fton Islami, e kjo është vetëdijesimi për moral më të lartë, pastrim të zemrës dhe shpirtit, solidaritet me njëri-tjetrin në bamirësi dhe devotshmëri. Njeriu në këtë muaj mundohet të pengojë mizorinë dhe të keqen ndërmjet njerëzve. Shoqëria trajtohet sikur të jetë një familje, të gjithë angazhohen për prosperitet dhe ardhmëri të lumtur. Ata janë një grusht, një trup, një shtëpi. Këtë e arsyeton thënia e Pejgamberit a.s.: "Shembulli i besimtarit në dashuri, mëshirë dhe solidaritet është sikurse një trup, nëse një pjesë e tij ankohet nga temperatura dhe lodhja, atë e përjeton tërë trupi."

Kjo pamje e bukur dhe rrugë e ndritshme më së miri mund të realizohet tek ata që e frenojnë veten nga epshet e ndryshme, si në vepër ashtu edhe në fjalë. Myslimanët në këtë muaj ngrihen në shkallën e melaqeve, për të cilët Allahu xh.sh. thotë: "Ata nuk i bëjnë mëkate Allahut në atë që i ka urdhëruar dhe veprojnë atë që u është urdhëruar." (Et Tahrimë, 6)

Në këtë muaj gjithçka është qartë për rolin e Ramazanit në këtë jetë dhe në botën e ardhshme. Agjërimi është mbështetje dhe mburojë e fortë. Në këtë botë na mbron nga intrigat e djallit dhe të këqijat e njerëzve, e në botën tjetër na mbron nga zjarri i xhehenemit.



Pejgamberi a.s. tha: "Agjërimi është mburojë. Kur ndonjëri prej jush agjëron, të mos ofendojë dhe të mos bëjë mëkate. E nëse ndonjëri prej njerëzve e nënçmon ose e ofendon, le të thotë unë jam agjërueshëm."

Në këtë hadith shihet se besimtari duhet të vishet me moral të lartë, duke frenuar gjuhën nga fjalët e këqija dhe duke e zbukuruar me fjalë të bukura dhe tërheqëse. Ky është virtyt i lartë i besimtarit, me të cilin Allahu i ka veçuar myslimanët dhe i ka lavdëruar në Kuran: "Dhe ata janë që u udhëzuan me fjalët më të mira dhe u udhëzuan në rrugën e lavdishme." (El Haxh, 24)

Ramazani është muaj madhështor dhe këtë më së miri e tregon mbushja e xhamive gjatë ditës dhe natës. Besimtarët përqendrohen në leximin e Kuranit, mësimin dhe shpjegimin e tij. Shumë të rinj besimtarë, pleq dhe gra janë të përqendruar dhe të përkushtuar gjatë agjërimit, ngase ky agjërim dhe Kurani në Ditën e Kiametit do të ndërmjetësojnë për të. Pejgamberi a.s. thotë: "Me të vërtetë agjërimi dhe Kurani ndërmjetësojnë Ditën e Kiametit (për agjëruesin dhe lexuesin e Kuranit). Agjërimi thotë: O Zot, ia kam ndaluar ushqimin dhe pijen, më mundëso të ndërmjetësoj për të."

Prej cilësive që duhet të ketë besimtari në këtë muaj është edhe zgjatja e dorës për bamirësi, dhënia e ushqimit për skamnorët dhe të nevojshmit. Ai duhet të kujdeset që vazhdimisht t'i bashkojë njerëzit në ushqim për iftar. Me këtë ai manifeston dhe zhvillon ndjenjën e mëshirës, butësisë, afërsisë, vëllazërisë, solidaritetit dhe ndihmës së ndërsjellë, të cilat në mënyrën më të mirë i bashkojnë myslimanët.

Përmes këtyre veprave, myslimani afron zemrat, ndërsa synimet dhe objektivat e tij i bashkon në shumë fusha të veprimtarisë. Pra, Ramazani le të mbetet inicim dhe pikënisje që vërteton unitetin, bashkon mendimet, rrit kapacitetin e punës për shpërblim e perspektivë dhe kështu mbetet një kurs dhe një shkollë e madhe që ngre vetëdijen e besimtarëve. Lidhur me këtë Pejgamberi a.s. thotë: "Veprat tek Allahu janë shtatë llojesh: dy vepra janë të patjetërsueshme, dy vepra janë të ngjashme (për nga shpërblimi), një vepër sa dhjetë, një vepër sa shtatëqind vepra, një vepër për shpërblimin e së cilës nuk di askush tjetër përveç Allahut xh.sh. Dy veprat e patjetërsueshme janë: kush e takon Allahun me adhurim të sinqertë pa i bërë rival me asgjë, për të xheneti është i patjetërsueshëm; e kush e takon Allahun me shirk (duke i bërë rival në vepra), për të zjarri është i patjetërsueshëm. Kush vepron një të keqe, vetëm për një të keqe ndëshkohet. Kush dëshiron të bëjë një të mirë, por nuk e bën, ai për të do të shpërblehet. Kush bën një të mirë, ai do të shpërblehet me dhjetë të mira. Kush shpenzon pasurinë e tij në rrugën e Allahut, do t'i shumëfishohet një dërhem me shtatëqind, një dinar me shtatëqind. E agjërimi që bëhet për Allahun, shpërblimi i tij nuk ka kufi dhe nuk e di askush përveç Allahut xh.sh.."[3]

Nderi më i madh që ka ky muaj është zbritja e



Kuranit. Ky nderim nuk mund të krahasohet dhe as të barazohet me ndonjë nderim tjetër.

Allahu xh.sh. thotë: "Muaji i Ramazanit është muaji në të cilin ka filluar të zbresë Kurani." (El Bekare, 185)

Kurani është begatia dhe kapitali më madhështor që ka zbritur Allahu xh.sh. Ai është ndarës i së vërtetës nga e pavërteta. Ai është litar i fuqishëm, është rrugë e drejtë. Kush gjykon me të, ka gjykuar drejt, e kush e merr për udhëzim, ai do të udhëzohet. Këtë më së miri e konfirmon Allahu xh.sh., i Cili thotë: "Vërtet ky Kuran udhëzon për atë rrugë që është më se e vërtetë, e besimtarët që bëjnë vepra të mira, i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh." (El Isra, 9)

Ata të cilët e lexojnë, studiojnë dhe analizojnë Kuranin kanë shpërblim të madh tek Allahu xh.sh., bazuar në thënien e Muhamedit a.s.: "Nuk grumbullohen njerëzit në një shtëpi prej shtëpive të Allahut, duke e lexuar dhe duke ia mësuar njëri-tjetrit Kuranin, përveçse tek ata zbret ndihma, i përfshin mëshira, melaqet do të kujdesen për ta dhe ata do të përmenden tek Allahu xh.sh.."

Në këtë hadith kuptohet se ai grup njerëzish që e lexojnë, mësojnë dhe studiojnë Kuranin kanë respekt dhe pozitë të konsiderueshme tek Allahu xh.sh. Përderisa myslimanët e lexonin Kuranin, e mësonin, e studionin, udhëzoheshin me të, lejonin të lejuarën, ndalonin të ndaluarën dhe pasonin porositë profetike, ata ishin komandues dhe udhëheqës, i mësonin botës të mirën dhe të drejtën. Ata bartën një civilizim që kishte karakter njerëzor, e që përmbante mëshirë, stabilitet dhe dritë. Ata gjendeshin nën ombrellën e këtij ajeti kuranor: "Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve." (Ai Imran, 110)

Para nesh rruga ende mbetet e hapur për ata që dëshirojnë të jenë udhëheqës të paqes dhe të drejtave e lirive të njeriut, t'i udhëzojnë shpirtrat e njerëzve në këtë botë, kurse në botën tjetër të jenë të shpëtuar. Kjo më së miri do të arrihej nëse gjeneratat e ardhshme dhe njerëzit në përgjithësi i drejtojmë te Kurani, zemrat e tyre lidhen me të, i frymëzojmë që përfundimisht t'i pranojnë parimet islame dhe të veprojnë sipas tyre. Atëherë edhe ne amanetin tonë e kemi kryer me sukses edhe kemi krijuar një shoqëri të drejtë e me baza të shëndosha, ku interesi shoqëror zotëron mbi interesin individual. Allahu xh.sh. thotë: "Kush është besimtar dhe bën vepra të mira, ai nuk i frikësohet ndonjë padrejtësie dhe as ndonjë mungese (në shpërblim)." (Ta Ha, 112)

(1) "Sunen Et Tirmidhij", vëll. III, fq. 66, nr. 682; "Sunen En Nesaij", vëll. IV, fq. 129, nr. 2107. (2) Et Taberani, "Es sagir", vëll. I, fq. 248. (3) El Mundhir, "Et tergib vet terhib", vëll. II, fq. 12.



# Lamtumira e Ramazanit dhe pritja e Bajramit

**(Hytbeja e fundit e Ramazanit – 1438/2017)**

Gjendemi në fund të muajit të bekuar, në fund të Ramazanit të këtij viti. Vetëm sot dhe nesër do t'u gëzohemi begative të këtij muaji të bekuar, kurse pasnesër, të dielën, kur është dita e parë e Bajramit, do të gëzohemi me familjet tona, me fqinjët dhe miqtë.

Ramazani na i la neve dhuratat dhe begatitë më të çmuara, ai na i la neve amanetet dhe bukuritë më të mira.

Njëri nga amanetet e Ramazanit është agjërimi, i cili na mësoi se fitoret më të mëdha të jetës arrihen vetëm me pastërtinë dhe forcën e shpirtit dhe të zemrës.

Agjërimi mbetet te ne, për të jetuar si zotim, të cilin në emër të Allahut të Plotfuqishëm ia kemi dhënë vetes, dhe ai zotim është vendimi se te ne, dhe rreth nesh do të ngadhënjejë fisnikëria dhe ndershmëria, urtësia dhe vetëpërmbajtja, dituria dhe përgjegjësia.

I Dërguari i Allahut a.s., siç transmetohet nga Muslimi, na ka rekomanduar që të agjërojmë edhe gjashtë ditë të muajit Sheval, pastaj çdo të mërkurë dhe të enjte. Hadithi përfundon me fjalët: "Nëse i agjëron ditët e theksuara është sikur të kesh agjëruar tërë jetën."

Ramazani i bekuar na la neve amanet natën e Bedrit, nata e cila te ne ka zhvilluar një ndjenjë dhe njohur të thellë, se në jetë nuk ka sukses të vërtetë pa besim dhe moral, se nuk ka fitore pa punë, rend, dituri dhe disiplinë.

Amaneti më i madh i muajit Ramazan është Nata e Kadrit, nata në të cilën kuptuam, se me Kuranin në zemër dhe në dorën e djathtë, ndërsa me librin në dorën e majtë, mund të jemi të fortë, të guximshëm, të vendosur, këmbëngulës dhe të pamposhtur.

"Shko ti udhës së drejtë, ashtu siç je i urdhëruar, dhe ashtu le të veprojnë edhe besimtarët që janë me ty, e mos i kaloni kufijtë, se Ai, me të vërtetë i she mirë ato që punoni ju." (Hud, 112)

Bajrami është një përmbledhje e të gjitha gëzimeve që i kemi përjetuar në këtë muaj të zgjedhur

Këtë gëzim do ta ndajmë me më të dashurit tonë, ditën e Bajramit në mëngjes, para shkuarjes për namaz të sabahut, duke ngrënë diçka, duke shkuar njërës rrugë, e duke u kthyer nga tjetra, duke kënduar tekbir, ashtu që gëzimi të ndjehet gjithkund dhe selami të dëgjohet në çdo vend, sepse selami është paqe dhe shpëtim. Me selam i shprehim dëshirat tona më të mira dhe qëllimet më të dëlira.

"O ju që besuat, hyni në islamin e tërësishëm (përqafoni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik i juaji i hapët." (El Bekare, 208)

Nuk janë dhe nuk do të jenë të lumtur ata që i parandalojnë të zhvendosurit dhe refugjatët për t'u kthyer në





vatrat e tyre, që ngrohtësinë dhe gëzimin e Bajramit, ta ndjejnë në paqen e vendlindjes.

Ezani është thirrje për shpëtim, selami është thirrje për paqe, kurse Bajrami është ftesë për gëzim.

Ata, të cilët nuk i lejojnë refugjatët të kthehen në vendlindje, ata nuk janë të lumtur, për ta nuk ka shpëtim, ata nuk kanë paqe të vërtetë dhe as nuk mund ta ndjejnë gëzimin e vërtetë. Kurse, ne nuk jemi si ata. Sepse neve na edukon feja islame, kurse ata i udhëheq e keqja dhe mashtrimi i tyre. Në kohën e kalifit El Memun, i cili e pasoi Harun Reshidin e famshëm, kishte 11.000 kisha, sinagoga dhe tempuj në shtetin islam.

Ja pra, vëllezër të dashur ky është Islami, kjo është liria, kjo është drejtësia, ky është njerëzimi.

Muhamedi a.s. na rekomandon që në ditët e Bajramit të këndojmë sa më shumë tekbire. Transmeton Taberaniu, se Pejgamberi a.s. ka thënë:

"Zbukuroni bajramet tuaj me tekbir (Allahu Ekber), me tahmid (Elhamdulilah) dhe me takdis (Subhanallahi ve bihamdihi subhanallahil adhim)."

Allahu është më i madhi!, këto janë fjalët që besimtarët i çojnë në ndjenjat e lirisë së brendshme shpirtërore, të cilën e përjetojnë si dhuratë dhe mëshirë të Allahut. Çdo veprim, çdo mendim, çdo fjalë bëhen të përhershëm, të vlefshëm dhe të frytshëm vetëm atëherë, kur në vete i përmban fjalët: Allahu Ekber!

Tekbiri, i cili këndohet çdo ditë, veçanërisht në ditët dhe netët e Bajramit, besimtarëve iu jep fuqi, besim dhe siguri në zemrat e tyre. Duke u frymëzuar me burimet e Kuranit dhe Sunetit, besimtarët nuk dorëzohen para vështirësive dhe sfidave, por tregojnë se gjithmonë, deri në vdekje janë të gatshëm për të ndjekur rrugën e Allahut. Ata që i shqiptojnë, i pranojnë dhe i duan fjalët Allahu Ekber, vetëm ata e thonë të vërtetën, vetëm ata nuk na tradhtojnë dhe nuk na braktisin, vetëm ata nuk i tradhtojnë idealet islame, dhe vetëm ata e meritojnë besimin tonë. Allahu Ekber janë fjalët që çojnë rrugëve të vështira, por edhe rrugëve të gëzimit dhe fitoreve jetësore. Askush mos të frikësohet nga tekbiri. Aty ku ka tekbir, aty ka më shumë të mira, ka moral, liri, humanizëm dhe bujari.

**Bajrami i zbukuron, i rrit dhe i forcon lidhjet tona familjare**

Muhamedi a.s. ka thënë: "Familja është pjesë e mëshirës së Allahut. Allahu thotë: "Kush e viziton dhe e ndihmon (familjen), Unë do ta ndihmojë atë, ndërsa atij që i ndërpret lidhjet familjare, do t'ia ndërpresë ndihmën." (Buhariu)

Prindërit dhe fëmijët, vëllezërit dhe motrat, të afërmit dhe kushërinjtë, përmes urimeve të Bajramit dhe vizitave dëshmojnë se nuk e kanë harruar, e as që guxojnë ta harrojnë njëri-tjetrin, dhe se nuk i kanë harruar obligimet dhe detyrat që ua përcakton Islami.

Le ta ndajmë gëzimin e Bajramit edhe me fqinjët tanë, le të tregojmë në ditët vijuese bukurinë dhe vlerën e fqinjësisë së popullit tonë. Në vendin tonë fqinji i mirë vlen sa krejt pasuria.

Në të ashtuquajturat mjedise kulturore, kur vdes një njeri i vetëm, mundet që i vdekuri të qëndrojë disa javë pa u zbuluar, edhe pse vetëm një mur e ndan nga fqinji i tij. Kurse te ne fqinji e di, kujdeset dhe të ndihmon edhe nëse të shpon një ferrë e vogël. Ne jemi të tillë, sepse kështu na edukon Islami.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse dëshironi të ju dojë Allahu dhe i Dërguari i Tij, atëherë përmbushni dhe ruani atë që ju besohet, kur flisni – flisni të vërtetën, ndërsa me fqinjët bëhuni të mirë dhe të drejtë." (Taberani)

*Vëllezër të dashur!*

Le të gëzohemi në ditët e Bajramit dhe me miqtë tonë të vërtetë, sepse ata janë që na e duan të mirën dhe të cilët na udhëzojnë për të mirë.

Kalifi Omer r.a. ka thënë: "Shok (mik) i imi mund të bëhet vetëm ai që i posedon këto cilësi: 1. Të jetë i

drejtë; 2. Të bëjë vepra të mira çdo ditë; 3. T'u ndihmojë atyre që kanë nevojë për ndihmë; 4. Të mos ta përgojojë dhe mos ta fyejë askënd; 5. Kur t'i besohet diçka, ta mbajë dhe ta ruajë atë. Kush nuk i ka këto pesë cilësi, nuk mund të jetë mik i vërtetë."

Ndërsa, kalifi abasid El Memuni, shokët i ndan në tre lloje:

- Të parët janë ata, për të cilët kemi nevojë si për ushqim, këta janë prindërit tanë.
- Të dytët janë ata shokë, për të cilët kemi nevojë si për ilaç, ata janë të cilët na mësojnë, të cilët na shërojnë nga injoranca.
- E në vendim e tretë janë shokët, të cilët janë si sëmundja, prej tyre duhet të ruhemi mirë.

Kurani thotë se besimtarët janë vëllezër. E vëllai vëllait vetëm mirë i bën, e udhëzon për të mirë dhe merr pjesë me të në gëzim dhe në pikëllim.

Te ne është traditë, që pas namazit të Bajramit të vizitohen varrezat, sidomos varret e dëshmorëve (shehidëve). Këta dëshmorët tanë, na kanë mbrojtur dhe na kanë lënë amanet ruajtjen e atdheut. Në gurin e varrit të Gazi Husrevbeut shkruan: "Vdekja është një pije, të cilën do ta pinë të gjithë." Edhe "Varri është një derë, përmes së cilës do të kalojnë të gjithë." Ndërsa, pija do të jetë e ëmbël dhe varri do të jetë i ndriçuar dhe i gjerë, vetëm për ata që kanë bërë vepra të mira në emër të Allahut.

Një studiues thotë: "Disa dekada kam menduar, cilët janë shokët e mi më të mirë. Kam menduar se ata janë prindërit, të afërmit dhe pasuria. Por, kur pashë se pasuria mbetet, të afërmit dhe fqinjët kthehen prej varrezave, e njeriu mbetet i vetëm në varrë, atëherë e kuptova se miqtë e mi më besnikë janë veprat e mia të mira. Ato vijnë me mua në varr dhe asnjëherë nuk më lënë."

Allahu i Plotfuqishëm thotë: "Kush punon vepra të mira, qoftë mashkull apo femër, e është besimtar, Ne do t'i japim atij që të kalojë jetë të bukur. Dhe, me të vërtetë, për veprat që kanë punuar, do t'i shpërblejmë ata me shpërblimin në të mirë, se sa që e kanë merituar." (En Nahl, 97)

Prandaj, të dashur vëllezër, le të jetë Bajrami gëzimi ynë, të cilin do ta ndajmë me të afërmit tonë, me fqinjët dhe me miqtë.

Le t'i kryejmë obligimet islame edhe në muajt tjerë dhe çdo ditë le ta konfirmojmë përkushtimin tonë ndaj Allahut të Madhërishëm dhe Pejgamberit të Tij Muhamedit a.s.

Hasreti Aliu r.a ka thënë: "Dituria është kapitali im, arsyeja është baza e besimit tim, dashuria ndaj Islamit



është themeli im, dëshira është anija ime, përmendja e Allahut është bashkudhëtari im, besueshmëria është thesari im, hidhërimi është miku im, shkenca është arma ime, durimi është petku im, kënaqësia është preja ime, modestia është krenaria ime, devotshmëria është zeja ime, bindja është forca ime, e vërteta është ilaçi im, nënshtrimi ndaj Allahut është vetëdisiplina ime, udhëzimi për të mirë është natyra ime, kurse shpirti im ndjen kënaqësi në namaz."

Krejt në fund, ta përcjellim këtë Ramazan të bekuar me fjalët: "Po ndahemi, po ndahemi nga ti o muaj i mëshirës, i faljes dhe i bamirësisë." Ne nuk jemi plotësisht të vetëdijshëm për vlerat dhe nderimet tua, o muaj i bekuar, ja shehre ramadan! Ne po ndahemi, ne po ndahemi nga ti, o muaj i namazit të teravive, i ibadetit dhe i leximit të Kuranit.

I lutemi Allahut të Gjithmëshirshëm që të na i pranojë ibadetet e Ramazanit, të na i llogarisë dhe regjistrojë në veprat tona të mira, të na ndihmojë të jetojmë si besimtarë dhe amanetin e fesë islame ta përcjellim te brezat e ardhshëm. Amin!

*Burimi: http://rijaset.islamskazajednica.ba/ramazanske-hutbe/*
*Përshtati: Miftar Ajdini*



Prof. dr. Fadil Maloku

# Si mund të mbijetojnë Islami dhe demokracia?

"O ju njerëz, vërtet ne ju kemi krijuar prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që te njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se më i ndershmi tek Allahu është ai që është i ruajtur (prej të këqijave). Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë.(El Huxhurat, 13).

Nëse të gjithë parametrat e sotëm globalë, ekonomikë, socialë, teknologjikë etj., flasin për një proces dhe tendencë të paevitueshme të globalizimit në shoqëritë aktuale, atëherë është mirë, dhe parimisht, domosdoshmëri që këtë rrugëtim ta funksionalizojmë me të gjitha cilësitë e veçantive kulturore, fetare, të vendeve dhe rajoneve të tjera, nga gjithë rruzulli tokësor. Pra, unë jam për një globalizim cilësor, por jo edhe për atë sasi të imponuar ekskluzivisht vetëm nga një qytetërim i vetëm, pavarësisht se nga kush mund të vjen sot nga ai, perëndimor apo lindor. Kuptohet që përfshirjes së secilit nga qytetërimet e sotme në procesin e ri të globalizimit duhet t'i paraprijë procesi i reformimit, akomodimit dhe një rikonfigurimi të brendshëm politik, ekonomik, social, e teknologjik, në mënyrë që të ruhet cilësia dhe prania permanente e veçantive të tyre kulturore e fetare. Pra, sipas këtij prejudikimi, nuk është e mjaftueshme vetëm përfshirja, apo të shumtën e rasteve edhe mohimi apo refuzimi, ad hoc i të mirave që sjell procesi dhe tendenca në fjalë e globalizimit, por, para së gjithash, mënyra dhe kushtet në të cilat duhet të përfshihemi në këtë proces.

### Dy perspektiva preliminare

Për mendimin tim, këtij karvani që sot ka filluar të marrë dimensione tashmë të qarta dhe të prekshme signifikative, veçanërisht në sferat e jetës politike, sociale e sidomos ekonomike, duhet t'i qasemi nga dy perspektiva preliminare.

Në njërën anë, është e mundshme që të tentohet të realizohet një qytetërim universal, në të cilin të gjitha qytetërimet e tjera një ditë do të bëhen pjesë e një mënyre të vetme të të menduarit, e një shoqërie të vetme, e ndoshta edhe e një qeverie të vetme, gjë që kujtoj se është një absurd i llojit të vet, edhe për faktin se historia e gjertanishme e të gjitha shoqërive ka dëshmuar të kundërtën.

Në anën tjetër, është e natyrshme e padyshim edhe e logjikshme që të mendohet se një projektim i këtillë i ngjarjeve të sipërme, nuk është as realist e as i nevojshëm edhe për një shkak të thjeshtë. Se dallimet në mes identiteteve të ndryshme kulturore, etnike, racore dhe para së gjithash qytetëruese janë dëshmuar si evidente dhe aq të theksuara gjatë gjithë qenësimit të historisë së shoqërisë njerëzore sa që janë të para destinuara gjithnjë të ekzistojnë dhe të mbijetojnë.

Tekefundit, kjo nuk varet edhe aq shumë nga vullneti ynë individual, kombëtar, racor, qytetërues, apo qoftë edhe ai kulturor, por të gjithë jemi të bindur se një gjë e tillë varet ekskluzivisht nga vullneti i Krijuesit tonë të përbashkët. Thënë më thjesht, kjo e drejtë, për fatin e mirë, nuk na është lënë neve, sepse, të prirë nga natyra jonë hobsiane, ne do të bënim vetëm shkatërrime.

Por, duke e shikuar kështu tendencën e procesit të



globalizmit (jo globalizimit, se kanë dallime si konceptuale, ashtu edhe doktrinare!), pra, me dioptrinë e qëllimit të krijimit të një qytetërimi të vetëm, nuk dua të besoj se kjo mund të ndodhë në proceset e reja integrative që po zhvillohen aktualisht, apo do të zhvillohen në të ardhmen.

Më shumë jam i prirë të besoj se kjo tendencë do të na çojë drejt ruajtjes apo konservimit të domosdoshëm të koloritit të veçantive specifike etnike, racore, kulturore dhe qytetëruese, e ndoshta edhe politike, por assesi ekonomike.

Thënë më shkurt, modeli i parë, do të thosha prejudikon më tepër bashkimin, unifikimin, ndërsa i dyti, para së gjithash prejudikon parcializimin, pra respektimin e veçantive kulturore, etnike etj., të tjerëve. Procesi i globalizimit, si alternativë mbijetuese ka shumësinë e veçantive kulturore e fetare. Ndryshe është i destinuar të krijojë jo tolerancë, konflikte dhe, siç thotë Huntigtoni, "përplasje të qytetërimeve".

Nisur nga ajeti kuranor "O ju njerëz, vërtet ne ju kemi krijuar prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që te njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se më i ndershmi tek Allahu është ai që është i ruajtur (prej të këqijave). Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." ( El Huxhurat,13)., kujtoj, si dhe besoj shumë, që utopia e re për një qytetërim të vetëm është e pamundur. Këtë e ilustroj me bindjet dhe njohjet që kemi të gjithë, pak a shumë, mbi historitë e popujve të mëhershëm para nesh, të përshkruar nëpër të gjithë librat e shenjtë dhe librat e historive.

Pra, po që se ideja për një qytetërim universal, për mua dhe dua të besoj edhe për shumëkënd tjetër, na paralajmëron, e besa deri diku edhe na sinjalizon, ardhjen e një periudhe të atillë kohore, që me gjuhën sociologjike e gjithsesi edhe atë filozofike-antropologjike identifikohet si postmoderne, e cila do të kultivojë ekskluzivisht vetëm veçantitë kulturore, politike, etnike të një qytetërimi të vetëm, duke i abstraktuar apo edhe duke i nëpërkëmbur veçantitë e qytetërimeve të tjera, atëherë kujtoj se paqja, toleranca dhe mirëkuptimi ndër qytetërues do ta humbasin definitivisht kuptimin dhe porosinë e vërtetë biblike dhe kuranore!

Pa dyshim, që do e humbasë edhe kuptimin e botëkuptimit të njeriut mbi këto kategori morale, fetare, e kulturore që u ndërtuan me mund dhe me sakrifica, gjatë gjithë mileniumeve të qenësimit të shoqërisë njerëzore.

Kujtoj se ky projekt i shoqërisë moderne fsheh në vetvete një paradoks, të cilin, do të thosha, e kishte kuptuar shumë më herët gjeniu Zhan Zhak Rusoi, kur prejudikonte se: 'të gjithë e kemi obligim të jemi të lirë!'

Në fakt, për mendimin tim, ne si njerëz dhe si shoqëri të civilizuara gjendemi para një paradoksi, ku liria kuptimësohet si diçka që ne vetë e zgjedhim, vetë e absorbojmë dhe vetë e konsumojmë. Mirëpo, neve, në anën tjetër, po ky modernitet na thotë: "Në emër të lirisë, ju mund të zgjidhni vetëm lirinë, ju jeni të obliguar të zgjidhni vetëm atë!" Sipas kësaj skeme, ne të gjithë kemi të drejtë të zgjedhim vetëm lirinë, e jo edhe alternativën e saj jo lirinë, në kuadër të "standardeve të demokracisë".

Që do të thotë se ne, edhe në këtë kontekst, jemi të kufizuar, ngaqë tani ne nuk kemi të drejtë ta shijojmë jo lirinë! Gjërat bëhen edhe më të vështira kur fillojmë t'i kuptojmë konceptet themelore të modernitetit në mënyrë operative. P.sh. çka është në të vërtetë liria? Cilat janë kufijtë e saj? Çka është demokracia? Dhe cilat janë të drejtat e njeriut?

Në suazat e paradoksit të lartpërmendur që posedon moderniteti, do të thoshim se ai kërkon që domethëniet e ndryshme të koncepteve të tilla të interpretohen në një mënyrë të vetme.

Pozicioni tjetër i të kuptuarit të procesit të globalizimit kam përshtypjen se është më dinamik, në kuptimin e pranimit të dallimeve mes kulturave, grupeve, racave, bashkësive të ndryshme religjioze, etj.

Këtë model, pra, nuk e përbën zhdukja e veçantive të cilat do të viktimizoheshin në altarin e qytetërimit universal, por, përkundrazi, artikulimi i respektueshëm i dallimeve etnike, racore, religjioze, kulturore, e edhe qytetëruese, të cilat vetvetiu janë shprehje e një lirie dhe tolerance të mirëfilltë mes popujve, shteteve dhe qytetërimeve, në mbarë botën e tanishme dhe të ardhshme.

**Postmodernizmi pranon se ekzistojnë forma të ndryshme të kuptuarit të demokracisë**

Përkundër idesë së modernitetit, e cila dosido identifikohet me format e jetës perëndimore që pretendon t'i rregullojë të gjitha raportet e shoqërive të tjera sipas kutit të vet, vjen reaksioni postmodernist, që e koncentron përkushtimin e vet në ndërtimin e një shoqërie globale, e cila e respekton identitetin e secilit civilizim tjetër kulturor. Duke lejuar kështu që secili grupim kulturor ta kultivojë si shtet i organizuar legal vetveten dhe të tjerët përreth tij, siç është rasti me minoritetet. Konsideroj që koncepti i postmodernitetit sot është duke u ndërtuar nën një lloj skepticizmi ndaj të gjitha dogmave dhe të vërtetave shoqërore, të cilat, në një mënyrë, pretendonin vazhdimisht në të kaluarën



se ishin të padiskutueshme. Postmodernizmi, fitohet përshtypja sociologjike, është ndërtuar apo edhe ende po ndërtohet nën një lloj dyshimi shqetësues, i cili i përjashton të gjitha konstruktet shoqërore që pretendojnë të bëhen të vërteta universale.

Me fjalë të tjera, postmodernizmi pranon se ekzistojnë forma të ndryshme të kuptuarit të demokracisë, e me këtë edhe të ndërtimit të raporteve shoqërore në forma dhe mundësi të ndryshme. Postmodernizmi, në esencë, përjashton çdo teori mbi njeriun dhe shoqërinë e cila e ngulfat krijimtarinë, çdo teori e cila është e veçantë dhe e cila i trajton dallimet si diçka heretike, çdo teori e cila e dënon çfarëdo ndarje të stilit perëndimor të jetesës dhe organizimit social.

I tërë ky këndvështrim kësisoj nuk do të thotë se nuk ekziston një lloj rendi global, pra, se nuk është e thënë që e gjithë laramania e veçantive kulturore, etnike, dhe atyre religjioze, të shkrihet në kazanin e asaj që ne po e quajmë globalizim.

Historia e njerëzimit, gjithnjë, flet për tendencën e pamundur të krijimit të një shoqërie universale. Në një nivel të thellë të emancipimit të njeriut, liria dhe kaosi, në një mënyrë, duhen apo e plotësojnë njëra-tjetrën.

Po që se vendosim, bie fjala, për uniformitetin dhe e lëmë pas dore lirinë dhe mundësinë e zgjedhjes, një rregullim i tillë rigid kujtoj se do të mund të shndërrohej në një totalitarizëm të ri, i cili herët apo vonë do të ishte i destinuar të shkatërrohej.

Po që se, në anën tjetër, bie fjala zgjedhim vetëm lirinë e pakufizuar pa zhvillim koherent, me siguri do të gjendeshim në një kaos të paparë! Dihet se kaosi është armik i lirisë, sikurse që është totalitarizmi. Për këtë shkak, dialektika e rendit dhe kaosit është e pandërprerë.

### Teza "fundi i historisë" nuk qëndron

Teza e Fukajamës (të cilën e dimë të gjithë, të paktën tezën e tij mbi: "fundin e historisë") për mendimin tim është e paqëndrueshme edhe për shkakun se ky: "fundi i historisë", në një mënyrë, do të ishte edhe fundi i dialektikës së gjërave në këtë botë, gjë kjo që pastaj do të sillte fundin e mundësive që të zbulohet liria, e kjo më pastaj do të sillte edhe fundin e njeriut si qenie, vullneti i të cilit është vullneti i Krijuesit.

Përkundër Fukajamës, unë mendoj se aty ku ka njerëz ka edhe liri, kurse aty ku ka liri, me siguri, aty do të ketë edhe kontestime politike, luftëra politike dhe ekonomike mes dinozaurëve konfesionalë, etnikë, racorë, gjinorë, kulturorë, e edhe qytetërues. Moderniteti, i shikuar nga ky këndvështrim, do të thosha nuk mund të shënojë fundin e historisë së njëmendtë. "Fundi..." fukajamist, do thosha, më tepër i adresohet fundit të ideologjive si krijesa dhe imagjinata të natyrës njerëzore, se sa proceseve politike, ekonomike, qytetëruese e kulturore, që janë të destinuara të mbijetojnë deri në Ditën e Gjykimit.

Fari Lika

# Çlirimi i Kudsit dhe marrëveshja me patriarkun romak



Kur ushtria myslimane, në krye me komandantin e tyre, Ebu Ubejde ibën Xherrahun rrethoi Ilian (Jerusalemin), populli i Jerusalemit të ndodhur para forcës së armës, u detyruan të dorëzoheshin patjetër, e të kërkonin të lidhnin paqe. Ata kishin vetëm një kërkesë, që nënshkruesi i marrëveshjes së paqes të jetë vetë kalifi Omer ibën Hatabi. Myslimanët u pajtuan me këtë kërkesë dhe Omeri erdhi në Jerusalem. Atje u takua me patriarkun romak, i cili në gjoks mbante një kryq. Në këtë takim patriku e priti Omerin me respekt, dhe pastaj nënshkruan marrëveshjen e njohur të paqes, me të cilën Omeri u garantonte çdo gjë popullit të Jerusalemit. Kjo është marrëveshja mes kalifit Omer dhe patrikut romak, që tregon drejtësinë e Omerit edhe me popujt e pushtuar.

**Marrëveshja tekstuale në mes Omerit dhe popullit të Jerusalemit:**

Bismil-lahirr-rrahmanirr-rrahim, këto janë që i jep kalifi Omer r.a. popullit të Ilias (Jerusalemit), siguri personale, fetare dhe të pasurisë. Objektet fetare-kishat nuk mund të shndërrohen në shtëpi banimi dhe as të rrënohen kurrsesi, nuk do të ketë urrejtje fetare dhe nuk do të dëmtohet asnjë pjesëtar i fesë jo islame.

Të drejtat qytetare do të jenë të barabarta me të myslimanëve. Ato që përmban kjo marrëveshje janë në pajtim me dispozitat e Kuranit dhe me hadithet e Muhamedit a.s.[1]

Me anë të kësaj marrëveshje, banorët e Jerusalemit do të jetonin si njerëz të lirë dhe jo si skllevër. Tani është e qartë përse i rrodhën lotët patriarkut të Jerusalemit. Omeri ofroi një model bashkëjetese të paprecedent. Kushdo tjetër që ka hyrë në qytetin e shenjtë me ushtri, ka vrarë e ka prerë, siç ndodhi me mongolët dhe me kryqtarët që nuk mëshiruan askënd.[2] Kjo ishte marrëveshja historike mes Omerit dhe banorëve të Ilias, Kudsit. Vetëm një civilizim madhështor, si ai islam, vetëm një civilizim human, si ai që ndërtoi Omeri r.a. mund të nënshkruaj marrëveshje të tilla. Vallë kush është sjellë me myslimanët në të njëjtën mënyrë?! Kush ua ka kthyer me të njëjtën monedhë?! Kudsi (Jerusalemi) është dëshmitar, se ky traktat i firmosur nga kalifi Omer është respektuar gjerë në ditët e sotme. Myslimanët janë humanistë dhe parimorë, ata besojnë te vlera e tolerancës dhe bashkëjetesës.

**Omeri r.a porositi kalifin që do të vinte pas tij, që të ketë kujdes të veçantë ndaj jomyslimanëve**

Omeri r.a ofroi këshilla të rëndësishme për kalifin, i cili do të vinte pas tij dhe që do ta udhëhiqte umetin. Ai tha: "Të këshilloj t'i frikësohesh vetëm Allahut, pa partner dhe pa shok. Të këshilloj, t'i trajtosh mirë dhe t'i aprovosh veprat e mira të enësarëve dhe t'i falësh ata që bëjnë gabime. Të këshilloj t'i trajtosh mirë banorët e regjioneve tjera, sepse ata janë mburojë nga armiku dhe pagues të taksës. Mos e merr prej tyre përpos atë që është tepricë nga pasuria e tyre. Të këshilloj t'i trajtosh mirë banorët e shkretëtirës, sepse ata janë arabë autokton dhe mbrojtës të Islamit. Merr nga teprica e tyre dhe jepja të varfërve të tyre. Të këshilloj t'i trajtosh mirë jomyslimanët, t'i mbrosh ata nga armiqtë e tyre





dhe të mos i ngarkosh me atë që nuk mund ta bartin, me kusht që ata t'i përmbushin detyrat e tyre ndaj besimtarëve. Të këshilloj t'i frikësohesh Allahut lidhur me njerëzit, por mos iu frikëso njerëzve sa i përket obligimeve që ki karshi Allahut. Të këshilloj t'i trajtosh njerëzit në mënyrë të drejtë dhe t'ia kushtosh veten kujdesit ndaj tyre dhe mbrojtjes së tyre nga armiqtë. Trajtoj të gjithë njerëzit në mënyrë të barabartë dhe mos u brengos kur ta drejtosh gishtin ka fajtori, e as mos u merakos nga fajësimi i fajësuesit. Ke kujdes të mos e favorizosh ndokënd në mesin e besimtarëve, sepse kjo mund të çoj në padrejtësi. Të këshilloj të mos ta lejosh veten ose ndokënd tjetër që t'i bëj padrejtësi ndonjë jomyslimani, e as mos i lejo të fortit t'i shtypin të dobëtit.

Kjo këshillë e nxjerrë në dritë largpamësinë e Omerit r.a. për çështjet e qeverisjes dhe administrimit, e cila në mënyrë të qartë e reflekton një metodologji dhe sistem të integruar të qeverisjes dhe administrimit. Kjo këshillë mbulon një numër të çështjeve shumë të rëndësishme dhe meriton të shikohet si një dokument i çmueshëm, pasi ajo përmban parim të qeverisjes që inkorporojnë aspekte fetare, politike, ushtarake, ekonomike dhe shoqërore të qeverisjes.[3]

Kjo është diçka që është esenciale në aspektin fetar dhe është ajo çka kërkohet nga sundimtari, në fjalë dhe vepra. E njëjta kërkohet edhe nga njerëzit, që ne të kërkojmë kënaqësinë e Allahut xh.sh. në këtë botë dhe në botën tjetër.

Dalja para Allahut në ditën e gjykimit ishte arsyeja që kalifi Omer të jetë i drejtë me të gjithë. Allahu në Kuranin e Madhëruar thotë: "Ti (Muhamed) përqendrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar, e bashkë me ty edhe ata që u penduan (prej idhujtarëve), e mos tejkaloni (kufijtë e caktuar), se me të vërtetë Ai është shikues i asaj që veproni." (Hud, 112)

### Cilësitë e sundimtarit

Omeri r.a kishte cilësi që askush përveç pejgamberëve nuk i pati gjatë tërë historisë njerëzore. Njerëzit janë të vetëdijshëm, se ajo që sot sundon botën është forca, ai që ka forcën imponon vullnetin e tij te të tjerët, nënçmon të dobëtin dhe imponon mendimin e vet. Ai që sundon duhet të jetë i fortë, ndërsa i dobëti nuk ka kurrfarë zgjidhje në dorë.

E vërteta është se personaliteti më adekuat, jo vetëm për myslimanët, por edhe për mbarë botën ishte Omeri r.a. Ishte personi i vetëm në mesin njerëzor që posedoi fuqinë absolute njerëzore. Ishte shumë i drejtë, shumë i fuqishëm si dhe shumë i mëshirshëm. Perëndimorët sot thonë, se nuk ka mundësi që sot të bashkohen dy antagonizma, fuqia absolute dhe mëshira absolute. Nëse fuqia është në krahun e së drejtës, mirë, por nëse fuqia është në anën tjetër të së drejtës, atëherë duhet fuqia e jo drejtësia. Personaliteti i Omerit r.a. ishte i vetmi pas pejgamberëve që zotëronte fuqi, drejtësi dhe mëshirë në shkallën më të lartë njerëzore.

**Literatura:**

1. Dr. Ali Muhamed Sallabi, Biografia e Omer ibën el Hattabit. Botuar në Prishtinë 2010
2. Amër Halid, Katër kalifët e drejtë. Botuar në Prishtinë, 2009
3. Bajrush Ahmeti, Historia Islame 2. Botuar në Prishtinë, 1997
4. Amër Halid, Omeri ndërtues civilizimi. Botuar në Shkup, 2014
5. Kurani Përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Sherif Ahmeti.

Hasan Kaleshi

# Idetë përparimtare të disa ideologëve të lëvizjes së nacionalizmës shqiptare në gjysmën e dytë të shekullit XIX në bashkëpunim me popujt e Ballkanit (5)



Edhe pse gazetën e ka financuar Serbia, kjo nuk duhet të jetë shkak për mosinteresimin e të dhënave të kësaj gazete,[1] sepse shumë gazeta që janë shtypur në diasporë, si në Stamboll, në Sofje, në Bukuresht, në Bruksel, në Itali edhe atje larg në Egjipt dhe në Amerikë, janë financuar dhe kanë pasur donacione nga Turqia, Austro-Hungaria, Italia ose Bullgaria.[2] Fundja të njëjtin fat e kanë pasur edhe gazetat e emigrantëve të popujve tjerë që kanë luftuar për lirinë e tyre. Bazuar në këta tre numra, mund të konstatohet se gazeta "Albania", atë kohë ka gëzuar të gjitha liritë që kanë gëzuar edhe gazetat tjera në Serbi. Kredo e gazetës ka qenë, siç edhe shihet qartë edhe në numrin e datës së 28 qershorit të vitit 1902, se "Ballkani i ballkanasve, pra Shqipëria e shqiptarëve. Interesi kryesor i serbëve dhe shqiptarëve është që të krijojnë harmoni dhe dashuri mes këtyre dy popujve dhe të hidhen vija të qarta për një emancipim nacional." Në numrin e kësaj gazete të datës 15 mars të vitit 1903 ndër të tjera thuhet: "Mund të konstatojmë një fakt se programi jonë i punës është që dita ditës të arrihet afrimi i shqiptarëve dhe serbëve dhe një miqësi sa më madhe në mesin e personaliteteve të shquara të shqiptarëve dhe atyre serbe, e që kjo është një garanci që puna jonë të kurorëzohet me sukses."

Analiza e këtyre tre numrave që trajton gazeta, është thelbi i problemeve vitale të popullit shqiptar, si problemi i autonomisë, i çlirimit, arsimimit nacional, agjitimit, që çështja nacionale të ngritët sipër çështjes fetare. Aty hasim edhe kritika karshi fuqive të mëdha etj. Ne nuk shohim ndonjë ndryshim të kësaj gazete në krahasim me gazetat tjera shqiptare të cilat shtypeshin në Sofje, në Bukuresht dhe në vende tjera. Në një artikull hasim edhe këtë mendim: "Turqia, Rusia dhe disa fuqi tjera të mëdha i dinë mirë dhe i kanë të qarta këto çështje, por shtiren se nuk i dinë, për të vetmen arsye, se interesi i tyre ishte të flasin dhe të gënjejnë karshi botës se ne nuk jemi të denjë për ndonjë të mirë dhe për diç të mençur, por që jemi rebel, të egër dhe të pabesueshëm, andaj të gjithë meritojmë shpatën dhe litarin.[3] Fitohet përshtypja se ekziston dallim i konsiderueshëm i artikujve të botuar shqip dhe disa artikujve në serbisht, kur flitet për Turqinë dhe kryengritjen e shqiptarëve në Kosovë: artikujt në gjuhën serbe janë mjaft të matur kur kemi të bëjmë me Turqinë dhe reformat e saja politike në Maqedoni dhe në Kosovë. Kjo ishte një situatë gati e ngjashme në tërë gazetarinë e asaj kohe të Beogradit, kurse sa i përket artikujve në gjuhën shqipe ishin tejet të papajtueshëm, të ashpër dhe haptas qëndronin në mbrojtje të lëvizjes shqiptare, gjykoheshin reformat politike dhe administrative, dhe theksonin se shqiptarët nuk janë kundër reformave, por përkundrazi janë për reforma, por për reforma të drejta dhe të vërteta. Andaj edhe në numrin e datës 7 mars të vitit 1904 thuhet: "Turqit çdoherë fajin ia hedhin shqiptarëve dhe se ata duan të zbatojnë reformat, por ja që shqiptarët nuk duan. Por, dihet që shqiptarët i duan të drejtat që i gëzojnë edhe popujt tjerë. Si mund të thonë turqit se shqiptarët janë kundër reformave?! Shqiptarët kur panë se Turqia është duke dhënë shpirt, atëherë filluan të mendojnë për fatin e tyre. Janë ngritur dhe kërkojnë të drejtat e tyre si popull i veçantë, që edhe ata si gjithë popujt tjerë të Ballkanit të qeverisin me vetveten. Nuk është e vërtetë atë që e thotë Turqia dhe Austro-Hungaria, se shqiptarët janë ngritur kundër reformave. Ato janë gënjeshtra të kulluara të këtyre shteteve. Turqit e kanë për qejfi të thonë, se shqiptarët janë ngritur kundër reformave vetëm e vetëm që reformat të mos zbatohen në Shqipëri, kurse llogaria e austriakëve është që shqiptarët t'i paraqisnin si zullumqarë, e më pas të hynin në Shqipëri dhe t'i "emanciponin" ashti siç kishin vepruar me boshnjakët. Andaj, me një energji tejet të madhe duhet punuar që Shqipëria të shpëtohet nga duart e Turqisë."

Sa i përket bashkëpunëtorëve të gazetës, bazuar vetëm në tre numra, është tejet e vështirë të jepet një gjykim, por karshi Ivanisë, kemi hasur në artikullin e patriotit dhe shkrimtarit të njohur shqiptarë Jani H. Mihajlit[4] dhe një letër të publicistit të asaj kohe prof. Gasper Jakovës.[5]

Ne edhe më lartë kemi cekur se hulumtuesit shqiptarë e kanë lënë anash gazetën "Albania" (titulli në shqip ka qenë Shkipnija e Shkiptarvëtë – Shqipëria e shqiptarëve) ndoshta duke besuar se ajo ka qenë armë në duart e politikës serbe karshi Kosovës. Kjo nuk mund të thuhet në asnjë mënyrë, nuk qëndron. Nuk ka kurrfarë indikacioni për një orientim të tillë të kësaj gazete. Deri në ç'shkallë artikujt në gazetën "Alabania" nuk i kanë shkuar për shtati disa qarqeve të Beogradit, më së miri mund të shihet nga artikulli në gazetën "Maqedonija", drejtor i së cilës ka qenë P. Simonoviç. Gati sa nuk ka numër të kësaj gazete të vitit 1904 e të mos sulmohet Jashar Erebara dhe gazeta "Albania". Andaj më datë 18.1.1904 shkruan "... ah sa jemi tradhtuar ne në Serbi me një individ dhe sa e ndihmojmë dhe lejojmë që në mes të Beogradit të shtypet një gazetë shqiptare me alfabet latin, gazetë e cila në Vjenë redaktohet në gjuhën shqipe. Dihet, sepse është argumentuar se redaktor i asaj gazete është nga Bosnja, ai është boshnjak e nuk është shqiptar edhe pse ai deklarohet." Në numrin e datës 14 dhjetor të vitit 1904 sulmohet redaktori, duke u akuzuar si agjent, duke i dërguar thirrje Ministrisë së Punëve të Brendshme që t'i anulohet mikpritja, kurse shtypi ftohet që ta sulmojnë, sepse në pjesën evropiane të Turqisë ka 1.600 000 shqiptarë në anën tjetër vetëm 500 000 serbë. Mirëpo, në rastin konkret për ne tani është me rëndësi se gazeta "Maqedonija" për t'iu kundërvë gazetës "Albania" dhe ndikimit të saj te shqiptarët, kishte filluar të publikojë artikuj në gjuhën shqipe me alfabet cirilik me pseudonimin «Njishiptar». Nuk është mjaftuar vetëm me kaq, në gazetë kemi një varg lajmesh për formimin e një këshilli "për konsolidimin e një alfabeti shqiptar dhe alfabetit cirilik", në atë mënyrë do të konsolidohej komiteti shqiptar, i cili do të kontaktonte me shoqatat tjera kulturore në Evropë. Komiteti do të botonte një gazetë në gjuhën shqipe, serbe dhe turke, kështu që shqiptarët do të dëgjonin opinionin nga Serbia dhe mendimin e serbëve karshi tyre dhe shtetit të tyre, kurse në numrin e datës 28. IX. 1904 kemi lajmin me titullin "Liga shqiptare", ku hasim se "brenda pak ditësh do të formohet një ligë shqiptare me qendër në Beograd dhe do të ketë nën komitete në brendi të Serbisë. Kjo shoqatë me themelimin e saj do të ketë edhe gazetën e saj në gjuhën turke dhe në gjuhën shqipe, dhe do të përfaqësojë interesat e Shqipërisë dhe të shqiptarëve. Liga në të njëjtën kohë do të botonte edhe vepra në gjuhën shqipe, sepse paraprakisht nga po e njëjta ligë, do rregullohej çështja e alfabetit për gjuhën shqipe. Konferencat paraprake janë mbajtur në Beograd".

Ne me këtë nuk jemi thelluar edhe aq në hulumtimet rreth këtij "Komiteti" apo "Lige" sepse ajo nuk është objekt studimi në këtë punim, por e kemi shënjuar sepse është ngushtë e lidhur me gazetën "Albania" si dhe të shihet se sa shumë çështje ka të pashtjelluara kur bëhet fjalë për marrëdhëniet shqiptare dhe serbe.

Gjatë asaj kohe në Beograd ka ekzistuar edhe një gazetë tjetër serbe-shqiptare, gazetë me titullin "Bratimstvo" (Vllaznija). Fatkeqësisht nga kjo gazetë nuk mund të gjendet asnjë ekzemplar. Në Bibliotekën Qendrore të ASHAS ka ekzistuar kjo gazetë, por që është zhdukur.[6] Në numrin e lartcekur të gazetës "Albania" të datës 7. I. 1904 është publikuar edhe një lajm i shkurtër, se në Beograd ka filluar të botohen edhe gazeta "Gazetat e Pallillullës" të cilën e boton zotëri z. Fortuna, vendas i yni, dhe shkruan për Gadishullin Ballkanik dhe për historinë e popullit shqiptar.

Pak më vonë, nga viti 1908 e deri në vitin 1920 në planin rreth bashkëpunimit ndër ballkanik ka vepruar edhe një personalitet mjaft interesant dhe kontradiktor, e ai është Dukagjin Zade Begu apo Basri Beg Dukagjini, siç e hasim emrin e tij në disa vepra të cilat i ka publikuar në gjuhën frënge.[7] Aq sa unë kam informacione, nuk di që ka shkruar dikush për këtë personalitet, ndoshta për shkak të ideve të tija. Shkurtimisht do të paraqesim aktivitetin e tij politik dhe publicistik dhe të përqendrohemi në idetë e tija mjaft interesante që kanë të bëjnë pikërisht me temën tonë. Më 17 dhjetor të vitit 1908, Basri Begu ishte delegat i Dibrës në parlamentin e Turqisë. Mirëpo siç duket ishte zgjedhur në rrethana mjaft të dyshimta, sepse në Kongresin e mbajtur më 1909 në Dibër është kërkuar nga delegatët t'i merret mandati Basri Beg "Bulgaristanit", të cilin e kishte dërguar mytesarifi i Dibrës si përfaqësues kundër dëshirës së popullit.[8] Basri Begu si anëtar i komitetit qendrori i partisë "Bashkim dhe përparim" ka marrë pjesë në mbledhjen e Komitetit qendror në Manastir bashkë me Mit'hat Dhukri Begun, dr.Nazimin, Haxhi Adil Begun, më vonë ministër i Punëve të Brendshme dhe me shumë të tjerë. Ai që atëherë bie në kundërshtim me udhëheqjen e xhonturqve. Në janar të vitit 1912 Basri Begu shkon në Kajro, me ftesë të kolegut të tij lordit Kiçener, të cilit më vonë ia kushton edhe një nga veprat e tija. Më 14 mars 1912 nga Egjipti kthehet në Stamboll, kurse më 15 mars nëpërmjet Selanikut dhe Manastirit kthehet në Dibër, sepse xhonturqit kishin tentuar të pengonin kandidaturën për delegat në përbërjen e dytë të Komitetit. Sipas fjalëve të tij, në Dibër është pritur në mënyrë triumfale dhe njëzëri është zgjedhur si kandidat. Mirëpo, meqë nuk pati zgjedhje, u kthye në Stamboll. Ai ndiqej nga xhonturqit, andaj nga nëntori i vitit 1913 e deri në prill të vitit 1914 u strehua në ambasadën e Holandës në Stamboll. Në fund të vitit 1915 arriti në Sofje. Sipas asaj që ai shënon, aty iu dha rasti të avan-



cojë studimet e tija rreth "Bullgarisë antiballkanike". Me hyrjen e Bullgarisë në luftë, Basri Begu, në janar të vitit 1916 arriti në Dibër dhe themeloi "kuvendin nacional", kurse vetën e shpalli "kryetar të qeverisë kombëtare shqiptare dhe shef të pushtetit ekzekutiv." Mirëpo, pikërisht tani mjegullohet biografia e Basri Begut. Në disa burime shqiptare përmendet, se rreth asaj çështje ka biseduar me Jusuf Izedinin, i cili ishte kundërshtar i politikës gjermanofile të xhonturqve dhe se kishte protestuar kundër okupimit të Shqipërisë nga ana e Austro-Hungarisë etj. Hulumtuesit i paraqiten dilemat se a thua vërtetë Basri Begu ka qenë bullgar, apo i tillë është kualifikuar nga kundërshtarët e tij politik? Ai në veprat e tija, deklarohet si shqiptar, krenohet me origjinën e tij nga Dukagjini.[9] Ai aty flet për historinë e shqiptarëve, sidomos për historinë e dukagjinasve, jep të dhëna për disa lidhje familjare e shumë gjëra të tjera. Çfarëdo të kenë qenë makinacionet e pushtetit turk rreth zgjedhjes së tij për delegat në zgjedhjet e vitit 1908, vështirë është të besohet se ai nuk ka pasur njerëzit e tij nga radhët e bajraktarëve të Dibrës. Ai përmend një varg emrash të bajraktarëve të Dibrës, të cilët në vitin 1912 e kishin pranuar për delegat dhe ishin gati edhe me armë ta mbronin. Pastaj, sikur ai të ketë qenë bullgar apo agjent i Bullgarisë, atëherë pse pushteti i Austro-Hungarisë, në vitin 1916, e internoi në Jozefstadt dhe në Kőingsgrätz, dhe me shumë kujdes e përcillnin, për të cilët flasin dokumentet austriake? Sido që të ketë qenë, në vitin 1918 Basri Begun e liruan trupat franceze dhe ai transferohet në Paris. Nga atje ai me disa thirrje i drejtohet popullit shqiptarë që të mos ndërpresë lidhjet me Sulltanin, fuqive të mëdha u drejton disa memorandume në cilësinë e „Présidentdu-Governementnationalalbanais et ChefduPouvoirExécutivad internim 1915-1916". Gjatë viteve 1919-1920 Basri Begu botoi disa vepra në frëngjisht rreth xhonturqve, rreth problemeve të Ballkanit, rreth problemeve të Perandorisë Osmane dhe kalifatit. Nga viti 1920 i humben çdo gjurmë.

Duke prezantuar këtë biografi të shkurtër të Basri Begut, duam të theksojmë se nuk kemi të bëjmë me një personalitet të thjeshtë, me një "bugar", ashtu siç prezantohet në historiografinë shqiptare, por kemi të bëjmë me një njeri i cili ka luajtur një rol në revolucionin e xhonturqve dhe në parlamentin turk. Ka qenë tejet i shkolluar, shkëlqyeshëm e ka njohur literaturën franceze, e ka njohur gjermanishten, personalitet i cili ka mund të jetë aventurier i madh, mirëpo një person që ka qenë mik i lordit Kiçener, me të cilin ka pasur letërkëmbime, ka qenë mik i Pjerr Lotisë, kurse Klod Farer i ka shkruar parathënien e një vepre të tij. Mbi të gjitha në veprat e tij ka mjaft ide interesante rreth temës sonë.

Basri Begu edhe pse nuk e simpatizonte sulltan Hamidin duke e krahasuar me Heronin, ai me gjitha forcat luftonte për ta mbrojtur Perandorinë Osmane dhe hilafetin. Megjithatë, ai e kishte të qartë se Perandoria Osmane ishte në shpërbërje e sipër, andaj për ta ruajtur atë, duhet kërkuar forma tjera të qeverisjes në Ballkan. Në një fjalim, të mbajtur në parlamentin turk, në vitin 1910, ai haptas kërkon revizione të politikës së jashtme turke, duke potencuar se marrëdhëniet me popujt e Ballkanit janë më me interes se me fuqitë e mëdha, sepse marrëdhëniet me fuqitë e mëdha varen nga marrëdhëniet me popujt e Ballkanit. Ai theksonte se "Turqia e re duhet të deklarohet si mbrojtës i vërtetë i një konfederate, e realizimi i saj do të ishte i vetmi shpëtimtar i Perandorisë. Para se gjithash duhet një njohje e mirëfilltë mes popujve të Ballkanit. Hap pas hapi duhet të ketë një konvencion interballkanik postar, më pas në një sistem monetar të përbashkët, për të vazhduar me një marrëveshje tregtare të mirë, e më pas duhet menduar për një union doganor." Si binin ndesh interesat e fuqive të mëdha në Ballkan dhe në Lindjen e Mesme sipas Basri Begut, të interesat defensive të Anglisë dhe interesat agresive të Gjermanisë? Ai deklarohej kundër të dy fuqive duke kërkuar një federatë ballkanike. Fuqitë e mëdha viset ballkanike duhen t'ia linin popujve të Ballkanit dhe ata do të gjejnë gjuhë të përbashkët. Edhe atëherë kur ishin formuar shtetet ballkanike, pas marrëveshjes së Versajës, dhe atëherë kur Turqia përfundimisht ishte tërhequr nga Ballkani, Basri Begu prapë insistonte në një federatë Ballkanike. Ai shtonë: "duhet filluar me një federatë morale dhe defensive mes shteteve ballkanike për interesa ekonomike dhe morale të shteteve ballkanike." Meqenëse nuk kanë pretendime territoriale karshi Turqisë, shtete ballkanike nuk kanë më arsye që të grinden me atë. Një mori interesa vitale i shpien të jenë bashkë me

njëri-tjetrin. Mirëpo, për këtë bashkëpunim ballkanik, pengesa kryesore ka qenë Bullgaria, atëherë kur e mori fizionominë e Prusisë në Ballkan.[10] Në anën tjetër, Basri Begu shpresonte në rolin konstruktiv të Serbisë në federatën e ardhshme ballkanike, në të cilën, kuptohet fjalën kryesore do ta kishin turqit. Në këto shqyrtime ai në disa vende thirret në mikun e tij Fet'hi Pashën, të cilit ia kishte kushtuar një vepër të tërë. Ai atëkohë, kah viti 1905, ka qenë ambasador i Turqisë në Beograd, kurse në vitin 1911 ka qenë komandant i korpusit të III ushtarak në Manastir. Thuhet se Fet'hi Pasha ka bërë gjithçka që portet turke të jenë të hapura gjatë kohës së bllokadës austriake karshi Serbisë dhe se është angazhuar për një federatë mes Turqisë dhe Serbisë, në të cilën e shihte shpëtimin e Ballkanit. Do të ishte tejet me interes të analizohet vërtetësia e pohimeve të Basri Begut, se ai ishte i bindur për parinë e shqiptarëve të Dibrës gjatë tërheqjes së ushtrisë nëpër Dibër, se ka ndëshkuar disa pjesëtarë të bandave, të cilët kishin vrarë oficerë dhe ushtarë serbë të plagosur. Në konkluzionet përfundimtare të seancës së "asamblesë kombëtare", të mbajtur në fund të janarit të vitit 1916 në Dibër, e që supozohet se ai e ka thirrur atë seancë, pika e parë thotë: "Shqipëria përkulet para tërheqjes heroike të popullatës dhe ushtrisë së Serbisë, e cila më shumë preferon të tërhiqet se sa të kapitullojë." Ky qëndrim i tij rreth tërheqjes së ushtrisë serbe nëpërmes Shqipërisë, e kemi potencuar sepse na duket se Esat Pasha nuk ka qenë shqiptari i vetëm i cili e ka ndihmuar këtë tërheqje, por ka pasur raste të organizuara dhe individuale dhe veprime njerëzore duke u ofruar ndihmë refugjatëve serbë, por ja që kanë mbetur të pa hulumtuara, e në shumë "Përmendore" dhe në "golgotat shqiptare" janë harruar krejtësisht apo janë injoruar.

Këto ishin disa të dhëna lidhur me temën e sipërpërmendur, të cilën në hulumtimet e ardhshme, me siguri më në detaje do t'i shqyrtojmë dhe me detaje të reja do ta begatojmë. Duke marrë këtë temë për objekt studimi në këtë kumtesë, janë tema gati të paprekura. Qëllimi jonë ka qenë të parashtrojmë disa probleme dhe të hapim shtigje të reja për hulumtime të mëtutjeshme lidhur me këtë temë. Duke u nisur nga fakti se obligim i gjithë neve është t'i studiojmë dhe t'i ndriçojmë sa më mirë disa procese dhe ngjarje nga e kaluara e popujve tanë që kanë rezultuar me afrimin dhe njohjen sa më të mirë mes vete.

***Përktheu: Dr. Isa Memishi***

(1) Nikolla Ivanaj femërinë e ka kaluar në Podgoricë. Në vitin 1900, me rekomandimin e Shahin Kolonjës është vendosur në Beograd. Kolonja në Sofje botonte gazetën "Drita", kurse në Beograd bënte propagandë për çlirimin e Shqipërisë. Sipas rrëfimeve të tij, në Beograd është pritur mirë dhe është punësuar si përkthyes në Ministrinë e Punëve të Jashtme. Pikërisht atëkohë bashkë me Jashar Erebaren ka punuar në botimin e gazetës "Albanija". Në vitin 1905 nga Beogradi është transferuar në Dubrovnik. Atje filloi të botojë gazetën "Shpnesa e Shqipënies". Brenda pak kohe kishte kaluar në Trieshtë, aty edhe vazhdoi të botojë të njëjtën gazetë. Informatorët e Austro-Hungarisë shkruajnë për te mjaft në mënyrë jo të favorshme, duke e akuzuar se në fillim ka qenë në shërbim të qeverisë serbe e më vonë edhe italiane. Në ato raporte ka një detaj tejet interesant se ka qenë sekretar i Mark Millanit. Mirëpo, në veprën e tij "Historia e Shqipënies së Re", Tiranë I-II, 1943-1945, vepër në të cilën shkruan kryesisht për kujtimet e veta, nuk përmend një të dhënë rreth kësaj teme. (2) Në "Historinë e popullit shqiptarë" dhe në "Historia e letërsisë shqipe" flitet mjaft për gazetarinë shqiptare, por në asnjë vend nuk përmendet kjo gazetë. (3) Austro-Hungaria, ndër të tjera ka financuar edhe këto gazeta: gazetën "Drita", në Sofje, të cilën e kanë botuar Shahin Kolonja dhe Kristo P. Laurasi; gazetën "Kombi", në Boston, SHBA, të cilën e ka botuar Sotir Peci; gazetën "Toska" në Egjipt nga viti 1901-1903, të cilën e ka botuar Milo Duçi; gazetën "Besa" në Kajro, të cilën e kanë botuar Fokion Turtuli; gazetën "Albanija" në Bruksel, të cilën e ka botuar Faik Konica; gazetën "Albanie", në Gjenevë, të cilën e ka botuar Dervish Hima. (HansSieterSchadel, dieAlbanienpolitik). (4) Lehova ka qenë avokat në Koshtancë të Rumanisë. Nga viti 1912 -1914, Koshtancë, ka botuar gazetën "Atdheu". (5) Don G Asper Gjakova ka qenë mentori kryesor i pretenduesit për kurorë shqiptare, princit rumun Gjikës. Për më tepër shih Edit Durham, TwentzjearsofBalkanTangle, Londër 1920; NNsta, RA XIV, Liasse (Princ Albert Ghica 1904-1912). (6) Për ekzistimin e kësaj liste, më ka informuar miku im Bozhidar Kovaçeviq, të cilit ngrohtësisht i falënderohem. (7) Basribeg Be Dekagjini , Le Mondeoriental e le proléme de la paix, Le présent à la lumiéeredupassé, Paris, LibrairieAcademiquePerrin et Cie 1919. Dukagjin Zade BAsribey, L'Albanieindependanteet l-EmpireKhalifalaottoman, Préface de ClaudeFerréere, Paris, LibrairieAcademinquePerrin et Cie. Dukagjin Zade BeyLe Mondeoriental et l'avenir de la paix, Paris, LibrairieAcademinquePerrin et Cie , 120. Në faqe XXXVIII të pjesës së parë të kësaj vepre thekson se kjo është vepra e tij përkthim dhe tri veprave të tij të botuara në turqisht me titullin Shqipëria dhe kriza osmane, Turqia e Re, Gjermania dhe oriento gjermanofon, për të vazhduar më tutje: Il sera suivid'unsecon volume où , commeconclusion , seron formuléquelquesjugementsociologiquessous le titre: L'Avenir. Vers la débalkanisUniverselle, Mirëpo, nuk kemi të dhëna se a thua janë botuar këto vepra në gjuhën turke. (8) Kenan Manastirli, Debre Kongresi, Istanbul, Cihan Matbasi 1828. (9) Basri Begu në veprat e tij, përkundër asaj që nuk ka mendime të mira për shtet formimin e Shqipërisë, ai megjithatë lavdëron personalitetet shqiptare gjatë periudhës së Perandorisë Osmane. Ndër ato personalitete ai lavdëron teoricienin e njohur Koçi Begun, dëshmon se Quprilinjtë kanë origjinë shqiptare, Abaz Pashën, Hamza Pashën, Hasan Hamza Pashën, Osman Begun, Ali Pashën, Metali Begun, etj. Për një Ahmed Pash Kabashin, i cili ka qenë dijetar i madh i asaj kohe dhe ka lënë pas memoaret e veta ai thotë se ka qenë "frerë maternel de monpère". E gjithë kjo na shpie që me rezervë të pranojmë tezën, se ai ka qenë me origjinë bullgare, ashtu siç është pranuar në historiografinë e popullit shqiptar. (10) Mirëpo ne veprën e tij Le Mondeoriental et la evenir de la paixai ndër të tjera thotë: "E kaluara dhe përvoja na dëshmojnë se myslimanët e Ballkanit mund të jetojnë bashkë me rumunët (Dobruça), me serbët (Mali i Zi dhe Bosnja dhe Hercegovina), bullgarët (në gjithë Bullgarinë), por kurrsesi edhe me grekët. Kjo më së miri është parë në Thesali, ku e kaluara ka qenë vetëm e myslimanëve dhe e shqiptarëve, kurse sot elementi turk dhe shqiptar nuk ekziston fare."

Mr. Jasir Krasniqi



# Muhamedi a.s. e ka ndaluar dhunën ndaj individit dhe shoqërisë

Muhamedi a.s., i cili luftoi çdo formë e cila prishte rendin shoqëror dhe çdo gjë që prishte sigurinë dhe qetësinë në shoqëri, pavarësisht se a quhet terrorizëm, ekstremizëm apo abuzim, ngase të gjitha këto shpien deri te frikësimi i individit dhe shoqërisë.

## Ndalimi i dhunës mbi punëtorët-shërbëtorët

Ai sillej mirë edhe me punëtorët-shërbëtorët. I trajtonte ata si gjithë njerëzit e tjerë. Hante në një sofër me ta. I thoshte Zejb ibën Harithit, e që ishte njëri prej tyre: "Ti je vëllai ynë." Ndërsa Enes ibën Malik na tregon: "I shërbeva 10 vjet të Dërguarit të Allahut a.s. nuk dëgjova (të ankohej) ndonjëherë e të thoshte "uf". Nuk më tha ndonjëherë për diçka që e kisha bërë "pse e bëre këtë?", dhe as për diçka që e lija pa bërë "pse nuk e bëre këtë?"[1]



## Ndalimi i vrasjes dhe derdhjes së gjakut

Pejgamberi a.s. gjithashtu ndalonte vrasjen dhe derdhjen e gjakut, madje këtë e konsideroi nga mëkatet e mëdha. Allahu xh.sh. në Kuranin fisnik thotë: "Dhe mos mbytni njeriun që Allahu e ka ndaluar (mbytjen e tij), përveç me drejtësi (që e kërkon sheriati)." (El Isra, 33)

E tregon Pejgamberi a.s. të keqen e krimin duke thënë: "Nëse i tërë njerëzimi dhe të tërë banorët e qiellit marrin pjesë në gjakun e një besimtari do t'i kishte hedhur Allahu xh.sh. të gjithë në zjarr."[2] Vrasja në shikimin e islamit është shumë e rëndë, sa që nëse të gjithë marrin pjesë në vrasje, do t'i dënoj Allahu xh.sh. me zjarr.

Pastaj Pejgamberi a.s. ndaloi drejtimin e armës drejt njeriut, qoftë edhe nëse e ke vëlla të gjakut. Pejgamberi a.s. thotë: "Kush drejton armët e tij te vëllai i tij, melaqet do ta mallkojnë atë, edhe nëse e ka vëlla nga babai dhe nëna." Në këtë hadith shihet qartë shenjtëria e gjakut të njeriut, gjithashtu vërehet ndalesa e frikësimit të njëri-tjetrit me armë, dhe ky ndalim përfshinë myslimanin dhe jomyslimanin. Praktika e Pejgamberit a.s. është argumenti më i mirë për këtë. Zejd ibën Suneh el Jehudi, që ishte çifut erdhi te Pejgamberi a.s. dhe i kërkoi borxhin e tij nga i Dërguari a.s., duke e kap për këmishe atë, dhe i tha: "A nuk do e lash borxhin, ngase ju djemtë e Abdul Mutalibit dini ta vononi kohën e caktuar të borxheve?", pastaj shtoi, shikoja në fytyrën e Omerit r.a., e ky ishte skuqur nga mllefi i fjalëve që i dëgjonte, por Omeri r.a. nuk u durua pa i thënë: "O armik i Allahut, çfarë i thua të Dërguarit të Allahut? Pasha Atë që dërgoi të Dërguarin me hak, po të mos ishte borxhi mes jush do të ta kisha prerë kokën me shpatën time." I Dërguari i Allahut e shikoi me urtësi Omerin dhe i tha: "Nuk e pritëm nga ti këtë o Omer, prita që do të më nxitësh mua ta paguaj borxhin dhe ta urdhërosh atë për sjellje të mirë, eja me mua dhe paguaja borxhin dhe shtoja 20 pjata me hurma shpagim për frikën që ia shkaktove atij."[3]

### Ndaloi frikësimin

Pejgamberi a.s. e ka ndaluar frikësimin, qoftë edhe nëse vjen nga shakaja. Transmetohet nga Abdurrahman ibën ebi Lejla se kishin dalë një ditë disa shokë të Pejgamberit a.s dhe kur u ndalën njërin nga ta e zuri gjumi, ndërsa të tjerët e frikësuan atë, Pejgamberi a.s. iu tha: "Nuk i lejohet myslimanit ta frikësojë myslimanin."[4]

Edhe pse shoqëria sot jeton nën presionin e ligjeve dhe kushtetutave të ndryshme, e burim i së cilave është koka njerëzore, prapëseprapë zgjidhja e problemit të dhunës dhe ekstremizmit nuk është shëruar plotësisht, ka dallim edukimi i individit dhe shoqërisë mbi baza vetëm të ligjit shtetëror dhe edukimi i tyre mbi baza fillimisht të besimit, e pastaj pa munguar edhe ligji shtetëror, ngase kjo e fundit e jep efektin më të mirë dhe më të frytshëm. Nëse një shoqëri të cilën e mban nën kontroll frika nga policia, dënimi, burgu e të ngjashme, nëse ua heq vetëm një orë këtë presion të ligjit, atëherë do të reagojnë në mënyrë shtazarake nëse nuk e kanë ligjin mbi kokë. Ndërsa, nëse një individ apo shoqëri e edukuar fillimisht mbi baza të besimit në Zot dhe bindjes se një ditë do të llogaritet para Tij dhe gjykimit të Tij suprem e të drejtë, kësaj shoqërie edhe nëse ua largon ligjin shtetëror dhe mbikëqyrjen policore, ata do të rikujtojnë daljen para Zotit të tyre për t'u llogaritur për çdo vepër të keqe apo të mirë që vepruan në këtë botë, dhe për të marrë shpërblimin e duhur në xhenet apo xhehenem. Pra, Pejgamberi a.s. formoi në Medine shtetin islam me kushtetutë dhe ligje që ishin në të mirë të shoqërisë dhe ruajtjes së saj, ngase njeriu nga natyra është i prirë edhe për të keq, kështu që me edukimin fetar dhe me ligjin e drejtë realizohet qëllimi.

### Drejtësia në realizimin e ligjit

Islami ndaloi zullumin-padrejtësinë dhe e konsideroi atë si bazë të dhunës e të çrregullimit. Transmeton Xhabir ibën Abdullahu, se i Dërguari a.s. ka thënë: "Keni frikë padrejtësinë, sepse ajo është errësirë në ditën e gjykimit"[5] Implementimi i ligjit dhe legjislacionit në çdo pore të jetës si pikënisje duhet ta ketë drejtësinë, nuk ka dallim me shqiptarit dhe joshqiptarit, myslimanit dhe jomyslimanit, të bardhit dhe atij me ngjyrë, për atë gjejmë Pejgamberin a.s. të zemëruar kur Usame r.a. u mundua të ndërmjetësoi për një grua nga fisi Mahzum, e cila kishte vjedhur dhe duhej që të zbatohej ligji mbi të. Pejgamberi a.s. nga zemërimi i tha Usames: "A po ndërmjetëson për një ligj të Zotit?" Pastaj mbajti një fjalim ku tha: "Janë shkatërruar popujt para jush, kur kryente vjedhje dikush nga njerëzit me pozitë nuk e zbatonin ligjin, ndërsa kur kryente vjedhje dikush nga të dobëtit e tyre, e zbatonin dënimin mbi të, për Zotin edhe nëse Fatimja, bija e Muhamedit do



të kryente vjedhje do e zbatoja dënimin mbi të (do ia këpusja dorën)"[6] Pra, zullumi-padrejtësia është baza e çdo urrejtje dhe xhelozie të cilën njeriu e formon edhe kundër vëllait të tij dhe nga kjo përhapet çrregullimi.

### Zgjidhja pejgamberike në luftëra

Nuk ishte qëllimi i Pejgamberi a.s. ta zgjidhte problemin e dhunës dhe ekstremizmit duke e mbrojtur shoqërinë vetëm nga brenda, por vizioni i tij ishte edhe përfshirja e shoqërive tjera, duke formuar lidhje mes myslimanëve dhe jomyslimanëve. Për këtë e gjejmë Pejgamberin a.s. që në shumicën e rasteve kërkonte alternativa paqësore për të bashkëvepruar me palët e kundërta me të, edhe nëse ishte në gjendje lufte me ta, për këtë i porosiste komandantët ushtarak: "Mos mbytni të moshuar as fëmijë të vegjël dhe as gra."[7] Ai mundohej që t'i largohej luftërave maksimalisht. Kur ia dha flamurin Aliut në luftën e Hajberit i tha: "Sa të kesh mundësi hyr te ata dhe thirri në Islam, tregoju se çfarë kanë për obligim, sepse për Zotin nëse udhëzon Zoti dikë në duart tua, është më mirë për ty se sa devetë e kuqe (se sa një pasuri shumë e madhe)"[8]

Kjo ishte madhështia e Pejgamberit Muhamed a.s., i cili luftoi çdo formë e cila prishte rendin shoqëror dhe çdo gjë që prishte sigurinë dhe qetësinë në shoqëri, pavarësisht se a quhet terrorizëm, ekstremizëm apo abuzim, ngase të gjitha këto shpien deri te frikësimi i individit dhe shoqërisë. Lusim Allahun xh.sh. që shoqëria jonë të veshë petkun e sigurisë, qetësisë e t'i largohet njëherë e përgjithmonë dhunës, ekstremizmin dhe çdo mekanizmi që shërben në çrregullimin e rendit dhe disiplinës në shoqërinë tonë. Amin!

(1) Transmeton Buhariu në Edeb El Mufred nr. 171. Muslimi nr.1659. Ebu Davudi nr. 5159. (2) Transmeton Tirmidhiu nr.1398. (3) Transmeton Ibën Hibani nr.288. (4) Transmeton Ebu Davudi nr.5004. Ahmedi nr.23114. (5) Transmeton Muslimi nr 2578. (6) Transmeton Buhariu 4304. (7) Transmeton Ebu Davudi nr.2614. (8) Transmeton Buhariu nr 2847. Muslimi nr.2406.

Kasam Muhameti

# Muhamedi a.s. ka lidhur raporte me ithtarët e librit



S’ka dyshim se të gjitha ajetet kuranore, që iu shpallën Muhamedit a.s., ai i vendosi ato edhe në praktikë. Këtë më së miri e shohim në “Kushtetutën e Medinës” apo marrëveshjen e parë, që bëri Muhamedi a.s. me hebrenjtë kur u shpërngul nga Meka në Medine, më 622m. apo 1h.[1] Pra, arsyeja e lidhjes së marrëveshjes me 12 paragrafë,[2] e me 51 nene nga Muhamedi a.s.[3] ishte pikërisht për shkak të mospranimit të islamit nga ana e hebrenjve. Edhe pse Muhamedi a.s. u mundua t’i bind për atë që po i shpallej në Kuranin famëlartë, dhe se ai ishte Pejgamberi i fundit i zgjedhur nga Allahu, megjithatë ata nuk pranuan. Prandaj, hebrenjve nuk iu shpalli luftë, por përkundrazi i bëri pjesë të shoqërisë së tij, i la të lirë ta predikojnë dhe praktikojnë fenë e tyre. Iu dha hapësirë që të jenë të lirë, iu dha besë dhe i garantoi mbrojtje të sigurt nga ana e tij, shokëve të tij, dhe përgjithësisht nga ana e qeverisjes islame kudo që ata kishin pushtet.[4] Me zgjerimin e islamit në territore tjera, Muhamedi a.s., kuptohet se ishte lideri dhe kreatori kryesor i marrëveshjeve të tjera, kuptohet edhe me popujt me përkatësi krishtere dhe të tjerë. Është e njohur marrë- veshja me të krishterët arabë të Nexhranit që jetonin në Jemen.[5]

### Muhamedi a.s. mbante lidhje të ngushta me ithtarët e librit

Pejgamberi a.s. bënte tregti me ithtarët e librit, duke blerë prej tyre, e madje merrte dhe jepte borxh me ta në rast nevoje. Këtë e tregon edhe hadithi në vijim. Transmeton Aisheja r.a., duke na treguar se Pejgamberi a.s. e kishte lënë mburojën peng te një hebre. “Vdiq i Dërguari i Allahut a.s., ndërsa parzmoren e tij e kishte marrë peng një hebre për tridhjetë sa’a prej gruri.” (Sa’a është njësi matëse. Një sa’a është e barabartë me 2.35 gr. elb, që e kishte marrë ushqim Muhamedi a.s. për familjen e tij.)[6]

Që nga koha e Muhamedit a.s. në vende dhe periudha të ndryshme të qeverisjes islame, ithtarëve të librit u është kushtuar kujdes i posaçëm, duke u dhënë privilegjet e tyre në shoqëri. Këtë e vërtetojnë dhe e pranojnë edhe orientalistët e ndryshëm jomyslimanë.[7]

### Xhizja dhe ehlu dhimmeh[8]

Jomyslimanët ose komunitetet tjera fetare që jetojnë nën udhëheqjen islame janë të obliguar që të paguajnë taksë të caktuar, të quajtur xhizje,[9] kështu për ta siguruar mbarëvajtjen dhe aspektin e tyre jetësor, si dhe për mbrojtjen dhe mirëqenien e tyre (ehlu dhimmeh).[10] Përderisa, myslimanët janë të obliguar me taksa të ndryshme, si me sadaka, zekat, sadakatul fitër, kurban etj., atëherë është më se e natyrshme që të përfshihen edhe të tjerët për të qenë taksa pagues.[11] Në praktikën islame nga ehlu dhimmeh, taksë nuk duhet të paguajnë të varfëritë, femrat, fëmijët, të moshuarit, priftërinjtë, murgjit dhe eremitët.[12] Ngjashëm është sikurse në shumë vende të botës, ashtu edhe te ne, që taksat për interesa shtetërore duhet t’i paguajnë të gjithë pa dallim, pra ata që i plotësojnë kushtet.



### Ithtarët e librit gjatë qeverisjes osmane në Kosovë

Kur bëhet fjalë për qeverisjen osmane, kemi të bëjmë me një periudhë afro 500 vjeçare, kuptohet se disa çështje kërkojnë studim më të hollësishëm dhe shumëdimensional. Gjatë përgatitjes së këtij punimi, duke hulumtuar literaturën, më ra ndërmend një detaj, që t'i analizoj objektet të cilat janë trashëgimi kulturore në Kosovë, në këtë mënyrë, për të kuptuar tolerancën e myslimanëve ndaj pjesëtarëve të feve tjera, si dhe ruajtjen dhe trajtimin e objekteve të tyre fetare.

### Objektet me elemente të krishtera:[13]

| *Nr.* | *Emri* | *Gjithsej* |
|---|---|---|
| 1 | Kisha | 152 |
| 2 | Manastire | 29 |
| 3 | Patrikanë | 1 |
| 4 | Katedrale | 1 |
| 5 | Murgore | 5 |
| 6 | Vetmi murgjish | 1 |

### Objektet me elemente islame:

| *Nr.* | *Emri* | *Gjithsej* |
|---|---|---|
| 1 | xhami | 141 |
| 2 | Mejtepe 5 | |
| 3 | Medrese | 3 |
| 4 | Namazxhah | 2 |
| 5 | Mesxhid | 1 |
| 6 | Vakufname | 2 |
| 7 | Divan dhe bibliotekë | 1 |
| 8 | Teqe | 23 |
| 9 | Tyrbe | 39 |
| 10 | Hamame (banja publike) | 7 |
| 11 | Selamllëk | 1 |
| 12 | Islahane1 | |
| 13 | Shadërvan | 1 |

### Çka mund të konkludojmë?

Pas këtyre hulumtimeve, fakteve dhe analizave, konstatojmë se, me gjithë qeverisjen 500 vjeçare osmane në trojet tona, gjurmët e trashëgimisë shumë të lashtë të identitetit tonë kombëtar nuk u shfarosën. Siç pamë edhe gjurmët me elemente krishtere (katolike e ortodokse), ose edhe hebreje nuk janë zhdukur, por janë ruajtur. Ngase është obligim i Islamit dhe i myslimanëve që të mbrohen ithtarët e librit (dhimmijtë), si në paqe ashtu edhe në luftë, ku nuk lejohet të preken fëmijët, gratë, pleqtë, si dhe objektet e kultit të tyre, e as shërbyesit e tyre, priftërinjtë dhe murgjit.[14, 15]

### Përfundimi

Sa do të jetë në gjendje elhul kitabi të bëjë për ithtarët e librit tjetër?

Kësaj teme i jam qasur pikërisht që t'ua bëjmë me dije se historia e njerëzimit është zhvilluar me ngritje dhe rënie të ndryshme, të njërës ose tjetrës fe, por në anën tjetër, megjithatë disa të drejta, në çfarëdo situate qofshin duhet respektuar. Njerëzit, anekënd botës kanë nevoja të ndryshme, e edhe për prehje dhe qetësi shpirtërore ndaj fesë të cilës i takojnë, prandaj edhe duhet mbështetur predikimin dhe mësimin e fesë, si dhe mbështetjen financiare të tyre nga institucionet shtetërore. Nga ajo që u tha më lart, kuptuam se Islami ka përcaktuar norma të posaçme, madje edhe rigoroze për ithtarët e librit, por, shtrohet pyetja, sa i kanë pas ose sa i kanë në hatër ithtarët e librit (krishterët dhe hebrenjtë) ithtarët e librit tjetër (myslimanët), respektivisht sa respektohen të drejtat e myslimanëve pakicë, që jetojnë në vendet ku krishterët ose hebrenjtë janë shumicë? Kjo është pyetje që kërkon përgjigjen, me këtë rast flas për vendet evropiane nëpër të cilat jetojnë shumë bashkatdhetarë tonë. Kjo është një brengë serioze për ne dhe të afërmit tanë, aq më tepër kur po shpresojmë se në të ardhmen e afërt edhe Kosova do të jetë pjesë e familjes evropiane.

(1) Mr. Ejup Haziri "Traktatet në të drejtën islame". Botoi BIK, Prishtinë 2010, f. 77. (2) Safijurrahman el Mubarekfurri "Nektari i vulosur i Xhenetit". Botoi Urtësia, Shkup 1997, f. 199. (3) Mr. Ejup Haziri "Traktatet në të drejtën islame", f. 79. (4) Mr. Ejup Haziri "Legjislacioni Islam". Botoi BIK, Prishtinë 2016, f. 422. (5) Shih më gjerësisht librin: Mr. Ejup Haziri "Traktatet në të drejtën islame", f. 100. (6) Sahihul Buhari, vëll. 10, kreu 85, hadithi nr. 4467, Dibër 2002, f. 336. (7) Shih librin: Zachary Karabell, "Ithtarët e librit". Botoi Koha, Prishtinë 2012. (8) Shih më gjerësisht për xhizjen dhe ehlu dhimmeh: Sahihul Buhari, vëll. 7, kreu 58, f.333, Prishtinë 1994. (8) Dr. Ruhi Ba'ëlbeki "Elmeurid", f. 421. (9) Dr. Ruhi Ba'ëlbeki "Elmeurid", f. 205. (10) Dr. Ramiz Zekaj "Cikël nga ligjëratat për Master – FSI". Leksioni 4, dhjetor 2016. (11) Prof. dr. Mehmet Maksudoglu "Historia Osmane dhe Institucionet". Botoi Alsar, Tiranë 2013, f.632. (12) http://www.mkrs-ks.org/repository/docs/lista_e_trashegimise_kulturore_nen_mbrojtje_te_perkoshme_2015.pdf. Nr. 116/2015 09.10.2015. E përpiluar me programin PDF, me gjithsej 61 faqe. Lexuar më 27.01.2017, 10.30 h. Gjithsej 1525 objekte të evidentuara. Kurse gjithsej 168 gjësende. (13) Dr. Zija Abdullahu "Cikël nga ligjëratat për Master – FSI". Prishtinë 30.01.2017, f. 244. (14) Është e ditur, se serbët gjatë luftës në Kosovë 1997-1999, vranë mizorisht mbi 12 mijë shqiptarë, 34 imamë, ndërsa shkatërruan 218 xhami, shih: "Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë". Botoi BIK, Prishtinë 2010. Më 17-18 mars 2004, pati disa trazira në Kosovë, për pasojë mbetën 19 njerëz të mbytur, dhe disa kisha ortodokse-serbe u dogjën. Situata eskaloi, por nuk duhej të prekeshin kishat, ngase në këtë mënyrë ua japim një mundësi armiqve që të na akuzojnë: "Po t'u jepet mundësia, bëjnë edhe shqiptarët-myslimanë, ashtu siç bënë serbët ndaj tyre". Prandaj nuk është i njëjtë agresori me viktimën. Shih për këtë: http://www.gazetaexpress.com/lajme/ne-trazirat-e-17-marsit-2004-ne-kosove-u-vrane-11-shqiptare-e-8-serbe-3502/?archive=1



Vehbi SHATRI

# Mulla Demush Morina (1920 - 1994)



Kohë e vështirë, kohë jashtëzakonisht e ligë, siç njihet koha e Serbisë së parë, kohë e vuajtjeve dhe mundimeve për popullin shqiptarë. Në këtë kohë nga familja Morina, e fshatit Trestenik, me prejardhje nga Morina e madhe, nga dera e Sokol Haxhisë, vjen Demush Sokol Morina. Haxhiu plak kishte tre djem, Sokolin, Veselin dhe Abdullahun.

Sokoli ishte martuar me Xufe Shatrin (vajza e Nezir Shatrit nga fshati Tomoc), ku këta kishin katër fëmijë, Demushin, Zeqën, Zenunin dhe Isën.[1] Demushi si një fëmijë i shkathët dhe i interesuar për mësim-besim, fillon t'i ndjek mësimet në mejtepin e fshatit dhe nuk i ndahet mejtepit, derisa edhe vet hoxha i tij, mulla Xhela nga Peja, i cili ishte imam në muajin e Ramazanit në mejtepin e Trestenikut, i thotë djalit të axhës së Demushit: "O Jusuf, Demushi po do me ma marrë kafshatën e gojës, se po ecën me hapa të mëdhenj në ilëm." (Demushi do të bëhet dijetar-hoxhë). Më pas shkollimin e vazhdoi në Medresenë e Gjakovës, i veçuar për të mirë, gjithmonë shkonte dhe kthehej në këmbë me pak bukë misri nën kraharor.[2]

Kur e kemi përfunduar ixhazetin, para se të përshëndetemi me Fari efendiun, ai na tha, dëgjomëni mirë djemtë e mi, një fjalë dua t'ua them, se krejt këtë dituri që e keni marrë do t'ju vyej, tani ju shkollën e përfunduat, e do të shkoni imamë, e do të takoheni me oficerë e me të shkolluar, të cilët do t'ju pyesin, e normal se nuk dinë, andaj edhe ju pyesin, por nëse ju pyesin dhe nuk e dini përgjigjen, edhe nëse janë 50 apo 100 veta, thuaju se nuk e di, do të shikoj e do të tregoj tjetrën herë, sepse nëse ia jepni përgjigjen gabim, ai do të pyes dikë tjetër, e do të marrë përgjigjen e ti do t'ia hupësh vlerën vetes.[3] Pas mbarimit të Medresesë, punoi si imam gjatë muajit të Ramazanit në Trestenik, ku më pas, pas largimit të imamit Azem Zymberaj nga Trubuhofci, vendoset imam në xhaminë e këtij fshati dhe aty shërbeu si imam deri afër 2 vjet para se të vdiste.

### Xhamia e vjetër në fshatin Trubuhofc

Në fshatin Trubuhofc kaloi mjaft mirë, gjithmonë u nderua dhe asgjë nuk u bë pa u pyetur edhe ky si hoxhë. Ishte njeriu i parë që mbajti Lahutën e Malësisë, në atë kohë kur ishte e vështirë të përmendej.[4] Oratoria e tij ka qenë mjaft e pasur me një lloj ligjërimi mjaft të mirë. Kishte probleme në të pamë, mirëpo kjo aspak nuk e pengoi që të lexonte, aq shumë lexonte sa që ka raste që në ndenja që kanë pas nëpër oda t'u thotë atyre për një çështje të caktuar se gjendet në këtë libër dhe në këtë faqe, shembuj të tillë kemi me mulla Smajlin, mulla Ramushin etj. Ai nuk fliste për hatër, e as për frikë. Sa i përket pagesës, xhemati më shumë nuk iu përgjigjën, sesa që iu përgjigjën.

Si shumë shqiptar, të cilët i munduan në kohën e Rankoviqit, edhe hoxhën e arrestuan dhe e dërguan në Klinqe të Pejës në vitin 1956, ku e torturuan duke e mbajtur të lidhur katër ditë për një peme në oborrin e stacionit, në një borë të madhe.

Hoxha u angazhua t'i mësoj në mejtep shkrim-lexim gratë e fshatit Trestenik.[5] Hoxha pos librave fetar që i lexonte shumë, lexonte edhe romane. Shumë pak flinte, shpesh ndodhte që deri në mëngjes të rrinte pa gjumë, duke biseduar për fe e për atdhe.

Mulla Demushi martohet me Havë Mulaj nga Shushica, që vinte nga një familje e përndjekur shkodrane, e që më pas kthehen përsëri në Shushicë. Ai ka tetë fëmijë, Xhavitin, Sevdijen, Enverin, Nurijen, Fadilin, Sokolin, Mustafën dhe Bedrijen.

Pas një sëmundje të shkurtër, mulla Demushi vdes në fshatin e tij Trestenik, në vitin 1994.[6]

(1) Qaush Morina kushëri i afërm70 vjeçar. (2) Qaush Morina kushëri i afërm70 vjeçar. (3) Qaush Morina kushëri i afërm70 vjeçar. (4) Sokol Demush Morina djali 42 vjeçar. (5) Qaush Morina kushëri i afërm 70 vjeçar. (6) Qaush Morina kushëri i afërm 70 vjeçar. / Intervista e bërë në Pejë me datë 28.02.2015.

**Myftiu Tërnava mori pjesë në përurimin e xhamisë së qytetit Vill në Zvicër**

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i diasporës Ekrem ef. Simnica dhe anëtarët e Kryesisë, Bahri ef. Sejdiu dhe Ilmi Krasniqi morën pjesë në përurimin e xhamisë së re në qytetin Vill në kantonin St. Gallen të Zvicrës.

Me 12 maj, në mbrëmje, në sallën e qytetit Vill u prezantua një program i larmishëm nga shoqëritë kulturo-artistike shqiptare të Zvicrës, si dhe u shfaq monodrama "Zotëri Ibrahimi dhe lulet e Kurani" e interpretuar nga aktori Mirush Kabashi. E gjithë kjo ishte organizuar në shenjë mirënjohje ndaj banorëve të qytetit të Villit për bashkëpunimin dhe mirëkuptimin që kanë treguar gjatë ndërtimit të xhamisë.

Kryetari i kantonit St. Gallen, Martin Klöti përshëndeti të pranishmit me përshëndetjen origjinale islame "selamu alejkum" dhe pastaj vazhdoi fjalën e tij rreth bashkëjetesës, dialogut ndërshoqëror, respektit reciprok, integrimit, mirëkuptimit dhe lirisë së shprehjes, të cilat sipas tij janë vlera jetike të shoqërisë zvicerane. "Integrimi, dialogu, respekti reciprok, bashkëjetesa janë vlera të përbashkëta të cilat duhet t'i kultivojmë, ndërsa dhuna e fundamentalizmi janë vepra të papranueshme për shoqërinë" , tha mes tjerash kryetari.

Këtë manifestim me një fjalë rasti e përshëndeti edhe kryetarja e qytetit të Villit, Susanne Hartmann, prifti i Kishës Katolike të qytetit të Villit, Roman Giger, si dhe shumë personalitete të tjera.

Myftiu Tërnava, në fjalën e tij, pasi që përshëndeti të pranishmit në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe organeve udhëheqëse të saj, luti Zotin e Madhërishëm që t'i shpërblejë të gjithë ata që kontribuuan në ndërtimin e kësaj xhamie. Besojmë se kjo xhami do të reflektoi vetëm dritë, paqe, lumturi, harmoni, ardhmëri, besim reciprok, bashkëjetesë të komuniteteve mes vete. Besojmë shumë, se udhëheqësit e kësaj xhamie do të luftojnë çdo gjë që shkon në dëm të individit, familjes e shoqërisë, duke theksuar se punët e këqija si ekstremizmi, radikalizmi e terrorizmi nuk kanë asgjë të përbashkët me atë çka del nga mësimet e xhamive për islamin fe, se islami është fe që proklamon vetëm paqe. Urimet të gjithëve, besoj se inaugurimi i kësaj xhamie është dhurata më e madhe në këtë prag të muajit Ramazan. Myftiu shfrytëzoi rastin, që të gjithë besimtarëve t'ua uroi muajin e Ramazanit. Në fund të fjalës së tij, Myftiu Tërnava shprehi urimet e tij shpirtërore, duke e lutur Allahun xh.sh. për një mirëqenie sa më të mirë të mbarë njerëzve kudo që jetojnë dhe veprojnë.



*Myftiu Tërnava në hapjen e xhamisë në Vill*

Urimet dhe mesazhet e të gjithë të pranishmëve drejtuar publikut, u fokusuan në drejtim të ruajtjes së vlerave të përbashkëta, si respekti reciprok, bashkëjetesa, liria e shprehjes, dialogut dhe integrimit. Me ilahi islame, të përcjella me instrumente shqiptare, u prezantua kori i Medresesë "Isa Beu" nga Shkupi, i cili kishte ardhur enkas për të qenë pjesë e këtij manifestimi.

Me një poezi nga Naim Frashri, u paraqit para publikut edhe artisti i njohur shqiptar, Mirush Kabashi.

Kryetari i xhamisë së Villit, Abdulla Mustafa, foli për rrugën dhe peripecitë përmes së cilave ka kaluar komuniteti i myslimanëve në qytetin e Villit. Ai mes tjerash falënderoi të gjithë ata, që siç tha Mustafa, kanë kontribuuar për ndërtimin e kësaj shtëpie të Zotit. Një fjalë rasti mbajti edhe kryetarja, Aida Zenuni, përgjegjëse për aktivitetet dhe mbarëvajtjen e punëve në sektorin e gjinisë femërore. Një ditë më pas, më 13 maj, në një atmosferë impozante dhe me ndjenja gëzimi e feste, u realizua ceremonia zyrtare dhe qendrore e hapjes së xhamisë së re, në një ambient të hapur pranë objektit të xhamisë së re, e cila shkëlqente me bukurinë e saj, para një numri të madh të besimtarëve myslimanë të Zvicrës, si dhe të atyre që kishin ardhur enkas për këtë nga Austria, Gjermania, Italia, Franca, Danimarka etj.

Me një fjalë përshëndetëse u paraqitën kryetarët e Bashkësisë Islame të vendlindjes (Kosovë, Maqedoni), si dhe kryetarët e unioneve të imamëve nga diaspora, Nehat ef. Ismaili, kryetar i Unionit të Imamëve Shqiptarë në Zvicër, Mensur ef. Halili, përfaqësues i Unionit të Imamëve Shqiptarë në Gjermani, Mustafë Mehmeti, Reshat ef. Ibishi, kryetar i Unionit të Imamëve Shqiptarë në Itali, Mahir ef. Zeqiri, përfaqësues i Imamëve Shqiptarë në Austri, si dhe Ruzhdi ef. Asipi, përfaqësues i xhamive shqiptare në Danimarkë.

Imami i xhamisë së Villit, mr. Bashkim ef. Alimi, si promotor i gjithë këtij suksesi, nga fillimi e deri në

mbarim, foli për historikun dhe rrugëtimin e gjatë e të vështirë, të cilën e kanë ndjekur deri në hapjen e kësaj qendre. Pasi i falënderoi të gjithë pjesëmarrësit që përfaqësonin institucionet shtetërore, fetare nga vendi dhe jashtë, Alimi qartësoi mënyrën e punës drejt integrimit dhe bashkëjetesës që ka ndjekur kjo xhami, duke shpjeguar kështu mënyrën e financimit të kësaj xhamie, ku theksoi se, ndërtimi i kësaj xhamie ka kushtuar 4 milionë franga. Ato janë tubuar kryesisht nga pagesat vullnetare të anëtarëve tanë nga e gjithë Zvicra. Një falënderim të posaçëm iu shprehim edhe 30 xhamive simotra nga Zvicra, Austria, Gjermania, Danimarka dhe Norvegjia, të cilat janë solidarizuar me ne. I gjithë ky manifestim u zbukurua me programin e shkëlqyer të korit të Medresesë “Isa Beu” nga Shkupi, me ilahi dhe recitale të ndryshme islame, i udhëhequr nga prof. Eljesa Hasani, dhe të përcjella me instrumente në grupi i dr. Abas Jahjës. Pas përfundimit të të gjitha fjalimeve, pasoi edhe hapja zyrtare e xhamisë së re, e cila u shoqërua me këndimin e tekbireve, si dhe me prerjen simbolike të shiritit. (R.S)

### Myftiu Tërnava mori pjesë në përurimin e xhamisë “Dituria” në Gjenevë

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës, Ekrem ef. Simnica dhe anëtari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Ilmi ef. Krasniqi, morën pjesë në përurimin e xhamisë “Dituria” në Gjenevë. Kjo xhami drejtohet nga imami Rijad ef. Aliu, dhe është e destinuar për komunitetin shqiptarë, që përbëhet prej rreth 15 mijë personash, të cilët jetojnë dhe punojnë atje. Në këtë ceremoni morën pjesë edhe autoritetet zvicerane, pastaj kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Skender ef. Bruçaj, përfaqësuesi nga Maqedonia, Selver ef. Xhemaili, imami shqiptar nga Berna, Mustafa Mehmeti, si dhe përfaqësues të komunitetit myslimanë shqiptarë nga Zvicra dhe Lugina e Preshevës.

Myftiu Tërnava në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve dërgoi mesazhe të qarta, që mërgimtarët të mos e harrojnë gjuhën e tyre, identitetin fetar dhe traditat kombëtare, si dhe të respektojnë ligjet dhe rregullat e mjedisit ku jetojnë, se vetëm në harmoni mund të ndërtojnë të ardhme të sigurt. Ai shfrytëzoi rastin që t’ua uroi muajin e Ramazanit, duke lutur Allahun për agjërim të lehtë dhe të pranuar tek Ai. Ai mes tjerash falënderoi edhe strukturat shtetërore, politike e fetare për mundësinë që u japin komunitetit myslimanë shqiptarë për mbarëvajtjen e tyre në këtë shtet mik.

Krerët e komuniteteve myslimane nga Kosova dhe Shqipëria kërkuan që shqiptarët të jenë unik dhe shembull i tolerancës ndërfetare, sikurse që kanë qenë deri tani, dhe të distancohen nga fenomenet negative që nuk janë traditë e fesë islame dhe e kombit shqiptar.

Në fjalën e tij, këshilltari administrativ dhe kryetari i Asociacionit të Komunave të Gjenevës, Thierry Apotheloz, përshëndeti komunitetin shqiptar për hapjen e xhamisë, duke uruar që kjo qendër fetare dhe kulturore të shpërbëjë për dituri të reja dhe fqinjësi të mirë. Ai vijoi më tej duke thënë se, shqiptarët deri tani janë dëshmuar si shembull i tolerancës. “Kjo qendër është themeluar në vitin 2005 në Vernier, nga një grup etnik shqiptarë, të cilët janë shembull i integrimeve. Kjo nuk është vetëm një shoqatë fetare. Ajo është gjithashtu shoqatë kulturore. Anëtarët e saj organizojnë aktivitetet të tilla, si turne të futbollit të hapur për të gjithë. Ata gjithashtu japin kurse dhe mësime për gjuhën me të rinjtë shqiptarë, sepse ata e kuptuan se integrimi është bërë më i lehtë falë një sfondi më të mirë arsimor dhe zotërimit më të mirë të gjuhës frënge”, tha mes tjerash këshilltari administrativ Thierry Apotheloz.

Ndërsa, Montasar Ben Mrad, president i Federatës së Organizatave Islame në Zvicër, theksoi se toleranca ndërfetare e shqiptarëve në Zvicër, së bashku me integrimin e tyre në këtë vend, duhet të jetë shembull për komunitetet tjera fetare.

Në këtë manifestim morën pjesë dhe patën rastin t’u drejtohen të pranishmëve edhe krerët dhe përfaqësuesit e kishës katolike dhe protestante, e po ashtu prezent ishte edhe Albana Krasniqi –Malaj, drejtoreshë e UPSH-së, si dhe Ramadan Avdiu nga konsullata e Kosovës.

Në fund imami i xhamisë, Rijad ef. Aliu falënderoi të gjithë mysafirët nga Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Presheva, si dhe gjithë pjesëmarrësit nga Zvicra, të cilët ndan për disa orë bashkërisht këtë gëzim në këtë manifestim, me shpresën dhe lutjet që Allahu t’i shpërblejë




*Myftiu Tërnava në hapjen e xhamisë në Gjenevë*

për mundin e dhënë.

Gjatë kësaj vizite Myftiu Tërnava së bashku me delegacionin e tij, vizitoi edhe Konsullatën e Kosovës në Gjenevë, ku u pritën nga konsulli ynë Ramadan Avdiu. Në këtë vizitë u diskutua për një koordinim edhe më të mirë për mësimin e gjuhës shqipe. (R.S).

### Myftiu Tërnava mori pjesë në hapjen e xhamisë në Rahovec

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, mori pjesë në përurimin e xhamisë së re në Rahovec. Në këtë manifestim morën pjesë edhe kryetari i Komunës së Rahovecit, z. Idriz Vehapi, strukturat komunale, të policisë së Kosovës, kryetar të KBI të rajonit, përfaqësues të shoqatës "Maarif" nga Turqia, xhematë dhe shumë të tjerë. Kryetari i KBI të Rahovecit, Shani ef. Sylka falënderoi të gjithë të pranishmit, e në veçanti Myftiun Tërnava për mbështetjen e vazhdueshme që po jep në të mirë të vendit dhe se hapja e kësaj xhamie ka një domethënie të madhe për Rahovecin.

Kryetari i Komunës së Rahovecit, Idriz Vehapi në fjalën e tij theksoi se sot po njehet shumë mirë në këtë hapje të këtij tempulli fetar, duke potencuar raportet e mira që kemi më Këshillin e BI në Rahovec, si dhe projektet e përbashkëta që i kemi në të mirë të qytetarëve, lus Zotin që këta tempuj fetar të shfrytëzohen për lutje, dashuri mes njëri-tjetrit, si dhe duke i ndihmuar të gjitha ato familje që nuk kanë. Një falënderim i veçantë shkon për Myftiun Tërnava, i cili gjithnjë bën thirrje për unitet, tolerancë, solidaritet e dashuri mes njerëzve.

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava në fjalën e tij citoi ajetin kuranor, ku Allahu thotë: "Me të vërtetë xhamitë janë të Allahut, dhe se nuk meriton të adhurohet askush përveç Tij", dhe se xhami ndërtojnë ata njerëz që kanë besim në Allahun dhe në ditën e fundit. Këta njerëz jeni ju që jeni interesuar që të keni edhe një xhami në këtë lagje, keni bashkuar forcat dhe keni blerë këtë vend dhe BIRK ka siguruar një donacion dhe është ndërtuar kjo xhami, e cila do të shërbejë për t'u adhuruar Allahu, si i vetmi Krijues. E këta janë ata njerëz që falin namaz dhe japin zeqat, këta janë ata që cilët ndërtojnë xhami dhe hijeshojnë tokën anekënd. Myftiu është lutur që Zoti t'i shpërblejë të gjithë ata që ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie, duke treguar se ai që ndërton një xhami në këtë botë, Allahu ka për t'ia ndërtuar një shtëpi në xhenet, siç na ka mësuar Muhamedi a.s., andaj një falënderim i veçantë shkon për donatorët nga Kuvajti me të cilët jemi duke i ndërtuar edhe disa xhami në Kosovë, që janë nevojë imediate për t'iu përgjigjur kërkesave të shumta që po bëjnë në Kryesi për ndërtimin e xhamive.

"Kjo xhami sikurse edhe xhamitë tjera kanë dhe do të reflektojnë në vazhdimësi paqe, lumturi, tolerancë e harmoni, bashkëjetesë mes besimeve, respekt të ndërsjellë dhe gatishmëri të përbashkët në çdo aktivitet që e kërkon vendi, feja dhe vatani", theksoi Myftiu Tërnava, duke shtuar se feja islame nuk ka asgjë të përbashkët me ekstremizmin, radikalizmin dhe terrorizmin. *(Fatmir Iljazi)*

### Mbahet konferenca shkencore kushtuar Medresesë "Alaudin" në Prishtinë

*Prishtinë,17-19 maj 2017*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIRK) dhe Medreseja "Alaudin" në Prishtinë organizuan konferencën shkencore me titull "Medreseja "Alaudin" e Prishtinës – 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar". Hapja solemne e konferencës u bë me këndimin e himnit të Kosovës dhe atij kombëtar,



*Myftiu Tërnava në hapjen e xhamisë në Rahovec*




*Hapja e konferencës shkencore nga Myftiu Tërnava*




*Ish presidenti Sejdiu gjatë fjalës përshëndetëse në konferencë*

si dhe me leximin e një pjese nga Kurani fisnik, të cilën e lexoi nxënësi Uvjes Haxhiu. Në këtë ngjarje morën pjesë myftiu i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ish presidenti i Republikës së Kosovës, z. Fatmir Sejdiu, kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Skender Bruçaj, myftiu i Bashkësisë Islame të Sanxhakut, Mevlud Dudiq, përfaqësuesi i Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë, njëherësh edhe dekan i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, prof. dr. Fahredin Ebibi, përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Omer Kajoshaj, parlamentarë, ministra, pedagogë të Medresesë "Alaudin", studiues, efendilerë dhe shumë personalitete të jetës politike, kulturore etj.

Mirëseardhje mysafirëve u dëshiroi drejtori për shtyp dhe veprimtari botuese, Ahmet ef. Sadriu, i cili bëri lutje që ky manifestim të pranohet në radhën e punëve dhe veprave të mira. Ky është një përvjetor tepër i rëndësishëm i punës dhe aktivitetit të Medresesë "Alaudin", e cila është një nga institucionet tona më të rëndësishme arsimore, fetare islame dhe kombëtare. Kjo konferencë po organizohet me qëllim të njohjes sa më të mirë dhe ndriçimit të rolit të Medresesë, dhe këtë më së miri do ta paraqesin studiuesit gjatë kësaj konference, të cilët janë nga tërë trojet shqiptare, e që kumtesat e tyre do t'i paraqesin gjatë dy ditëve në vijim.

Në fjalën përshëndetëse, myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava theksoi se ka nderim që sot para jush t'u drejtohet në këtë manifestim jubilar kushtuar 65 vjetorit të Medresesë "Alaudin", kësaj vatre të edukimit dhe arsimimit fetar dhe kombëtar. Prandaj, më lejoni fillimisht që me respekt t'ju përshëndes dhe t'ju falënderoj në emër të Kryesisë së BIRK-ut, në emër të institucioneve dhe organeve të saj, si dhe në emrin tim personal për praninë tuaj në këtë përvjetor të rëndësishëm. "Medresetë tona ishin pjesë e pandarë e jetës publike, të cilat qëndronin mbi baza intelektuale dhe që rrënjët i kishin te feja islame. Ato vazhduan të funksionojnë, cila më shumë e cila më pak, për një periudhë disa shekullore, saktësisht deri në vitin 1948, kur u mbyllën të gjitha medresetë e deriatëhershme përfundimisht nga sistemi komunist, dhe se Medreseja e Prishtinës, përveç se shënon një nga hapat më të rëndësishëm të Bashkësisë Islame të Kosovës, ajo u bë edhe një urë lidhëse mes medreseve klasike dhe medresesë së mesme, tashmë të reformuar sipas kërkesave dhe nevojave të kohës.

Medreseja "Alaudin", sikurse u tha, misionin e saj e nisi në vitet '50 të shekullit të kaluar, dhe për dekada të tëra ishte e vetmja vatër e arsimit fetar, që shqiptarëve ua mësonte fenë në gjuhën shqipe, ua mësonte dashurinë ndaj Zotit, dashurinë ndaj vatanit-atdheut. Këtë mision, medreseja e vazhdoi me sukses deri në ditët e sotme, gjithnjë duke i tejkaluar sfidat me të cilat u përballë gjatë sistemit monist dhe riokupimit të Kosovës nga Serbia, si dhe sfidave e problemeve që lidhen me natyrën e punës dhe veprimtarisë së një institucioni shkollor.

Medreseja e Prishtinës gjatë dekadave të punës dhe veprimtarisë së saj ka dhënë dhe vazhdon të jap kontribut të jashtëzakonshëm në përgatitjen e ulemave të rinj, të kuadrit fetar e drejtuesve shpirtëror të popullit tanë, dhe në formimin e përgjithshëm kulturor të popullit, në edukimin moral, qytetar e atdhetar të brezave të rinj dhe në rrënjosjen e dashurisë për dije e përparim. Këtu u formuan imamët, hatibët, myderrizët, mualimët dhe prijësit islam, të cilët u vunë në shërbim të jetës fetare islame, jo vetëm në nivel vendi, por edhe më



*Myftiu i KMSH-së z. Muçaj në fjalën e tij gjatë konferencës*



*Myftiu i Sanxhakut z. Dudiq*

gjerë. Sikurse dihet, medresenë e Prishtinës nuk e kanë ndjekur vetëm nxënësit nga Kosova, por madje vitet e para, edhe nxënësit nga Maqedonia, Mali i Zi, Sanxhaku, Kosova Lindore, e më vonë edhe nga Shqipëria. Kurse, veprimtarë të jetës fetare e kombëtare nga ish nxënësit e medresesë ka gjithandej nëpër trojet tona etnike e të copëtuara shqiptare, në diasporën shqiptare, dhe jo vetëm kaq, por medreseja e Prishtinës ishte paraprijëse e denjë e Medresesë së Mesme "Isa Beu" në Shkup, medresesë së Novi Pazarit dhe Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë.

Myftiu Tërnava më tej theksoi se, me një mirënjohje të veçantë sot nderojmë të gjithë drejtuesit, pedagogët, nxënësit dhe të gjithë ata që me angazhimin, punën, përkushtimin, sakrificën, dijen dhe kontributin e tyre punuan në themelimin, ngritjen, rritjen dhe zhvillimin e medresesë, duke e bërë atë një qendër të rëndësisë së veçantë të edukimit dhe arsimit, e cila jetoi e bashkëlidhur dhe e pandarë me fatin e popullit dhe të vendit tonë.

Nderojmë dhe u jemi mirënjohës myderrizëve të parë, hafëz Bajram ef Aganit, hafëz Isak ef. Saidit, Ahmet ef. Mustafës, Rashid ef. Osmanit, hafëz Ismail Haki ef. Ustaibo, hafëz Muharrem ef. Adilit, Hasan ef. Nahit, Sherif ef. Ahmetit, Sadri ef. Prestreshit, mësuesit të parë në gjuhës shqipe në medrese dhe veteranit të arsimit Haki Krasniqit, si dhe të gjithë të tjerëve që në rrethana jo shumë të favorshme e vunë medresenë në themelet e shëndosha, e cila edhe sot vazhdon të jap frytet e saj. Më pastaj, respekt dhe mirënjohje për të gjithë drejtuesit, pedagogët dhe punonjësit e tjerë të brezave të mëvonshëm të kësaj shkolle, që vazhduan punën ashtu siç e kishin nisur myderrizët e brezit të parë.

Pas Myftiut Tërnava, një fjalë rasti mbajti edhe ish presidenti i Kosovës, z. Fatmir Sejdiu, i cili vuri në pah rolin fetar dhe kombëtar që ka luajtur Medreseja "Alaudin" gjatë gjashtë dekadave të kaluara. "Kjo shkollë e bazuar në projektin e saj ka dhënë njerëz të dijes, njerëz që iu kanë dashtë dhe i duhen Kosovës edhe më tej.

Më vjen mirë dhe këtë e them nga praktika se kam parë shumë studentë, që kanë dal nga kjo medrese dhe që kanë qenë student të shkëlqyeshëm dhe kam pas kureshtjen që shpeshherë të shtyhem me ta dhe të bëjmë garë, sidomos në çështjet e drejtësisë. Medreseja është institucion i respektit të madh. Ajo ishte një strehë mbështetëse për institucionet dhe projektin e lirisë. Shpresoj dhe uroj që të ecni edhe më tej në zhvillimin e vendit tonë të dashur dhe të botës sonë të përbashkët" theksoi mes tjerash z. Sejdiu.

Të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua edhe kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Skender Bruçaj, i cili nënvizoi se ky përvjetor i Medresesë "Alaudin", e cila është një nga medresetë më me vlerë në trojet shqiptare, e cila për shumë dekada solli qytetërimin e zhvillimin, kulturën e dijen në këto toka të bekuara. Kjo shkollë për shumë kohë u bë vatër edukimi, mësimi, besimi e vatër atdhedashurie. Sot pas shumë dekadash pune e sakrifice, të gjithë jemi krenar për arritjet dhe sukseset e Medresesë "Alaudin" dhe njëkohësisht të gjitha medreseve tjera në trojet shqiptare.

Në emër të Bashkësisë Islame të Maqedonisë këtë manifestim e përshëndeti dekani i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, prof. dr. Faredin Ebibi, i cili si



*Përfaqësuesi i BFM-së, z. Ebibi*

një ish nxënës i kësaj medreseje nënvizoi se këtë vatër e llogaris si një nga qendrat më të rëndësishme për kombin tonë. Në këtë vatër zuri fill tradita e interpretimit të njohurive fetare islame në gjuhën shqipe. Unë kurrë nuk kam pushuar së qenët krenar për faktin se jam një ish nxënës i kësaj medreseje dhe prej gjeneratave të para që dolën nga kjo medrese, dhe me epitet kujtoj mundin e profesorëve tanë, të cilët në kushte shumë të rënda u përpoqën që të nxjerrin kuadro me të cilët do të mburrej mbarë kombi shqiptarë.

Myftiu i Bashkësisë Islame të Sanxhakut, Mevlud Dudiq, si një ish nxënës i kësaj shkolle iu drejtua të pranishmëve në gjuhën shqipe edhe pse ishte e vështirë për të, gjë që krijoi një ndjenjë të mirë në sallë. Kjo ceremoni dallon prej ceremonive tjera, për faktin se Medreseja "Alaudin" është shkollë e veçantë dhe ndër shkollat më elitare në Kosovë. "Medreseja është ruajtëse e identitetit fetar dhe kombëtar të myslimanëve të Kosovës, Maqedonisë dhe Sanxhakut. Kjo shkollë ka qenë shtëpia e dytë për boshnjakët e Sanxhakut. Fal Allahut, pastaj Medresesë "Alaudin" feja islame po ruhet në Sanxhak. Kur u regjistrova në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, më 1981, nxënësit më thoshin se nuk mundesh me qenë mysliman nëse nuk flet gjuhën shqipe, ku në mesin e tonë ishin tre nxënës në mesin e 40 tjerëve që ishin shqiptarë, por profesorët dhe nxënësit shqiptarë silleshin mirë ndaj nesh dhe ne nuk e ndjenim mungesën e familjes në këtë institucion", theksoi Myftiu Dudiq, duke përfunduar se sot 40 nxënës kanë dal nga ky institucion, ku prej tyre janë katër doktor shkence.

Përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Omer ef. Kajoshaj çmoi kontributin dhe angazhimin e Medresesë "Alaudin" dhënë çështjes fetare dhe kombëtare, duke potencuar se mua dhe Malin e Zi me këtë institucion na lidh diçka e veçantë. Kosova neve na e dha shkollën. Mësuesi im më mësoi shqip, kishte mbaruar fakultetin në Kosovë, por edhe hoxha im që më mësoi leximin e Kuranit kishte mbaruar shkollimin në Medresenë "Alaudin". Kosova na e ruajti kombin dhe fenë dhe ne i kemi borxh kësaj shkolle dhe Kosovës.

Në fund të hapjes solemne të kësaj konference, drejtori i Medresesë "Alaudin", mr. Jakup Çunaku paraqiti një historik të shkurtër të këtij institucioni, duke vlerësuar se kjo është një ngjarje e veçantë e popullit tonë, pasi që është shkolla e parë shqipe ku mësohet islame në gjuhën amtare, që nga nëntori i vitit 1951. Nga kjo medrese dolën dhe dalin shumë kuadro që janë në shërbim të fesë, atdheut dhe popullatës. Tre nga përkthyesit e Kuranit në gjuhën shqipe ishin pjesë e kësaj shkolle, njëri ishte drejtues dhe pedagog në këtë shkollë, mulla Sherif Ahmeti, i dyti pedagog në medrese, Hasan ef. Nahi, kurse tjetri ishte nxënës i gjeneratës së parë në medrese dhe përkthyes i parë i Kuranit në gjuhën shqipe, prof. dr. Feti Mehdiu. Ai të gjithëve atyre që kontribuuan iu shprehu mirënjohje dhe falënderim dhe sikur mos të ishte mundi i tyre nuk do të ishim këtu ku jemi sot, duke lutur Zotin që së bashku ë shënojnë edhe shumë përvjetorë tjerë. Në fund nxënësja Valdrinë Avdullahu recitoi një poezi. Gjatë dy ditëve të ardhshme do të paraqiten mbi gjashtëdhjetë referues e studiues shkencor me kumtesat e tyre. (R.S).

### Vazhdoi punimet konferenca shkencore për 65 vjetorin e Medresesë "Alaudin"

*Prishtinë, 18 maj 2017*

Në prani të myftiut, Naim ef. Tërnava, në sallën e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në ditën e dytë i vazhdoi punimet konferenca shkencore me titull "Medreseja "Alaudin" e Prishtinës – 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar", ku u paraqitën 37 kumtesa, të ndara në katër seanca. Kjo konferencë u organizua nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIRK) dhe Medreseja "Alaudin". Një ndër referuesit që u paraqitë në këtë ditë, ishte edhe dr. Nuridin Ahmeti, me kumtesën "Medreseja "Alaudin" në optikën e studiuesit shqiptar", i cili mes tjerash nënvizoi se: "Nga shfletimi i shkrimeve, nënvizimi i deklaratave etj., të intelektualëve tanë, përforcohet mendimi se Medreseja "Alaudin" në Prishtinë, optikën e tyre, ishte një institucion, në historikun e të cilit qëndron kontributi social, politik, kulturor e kombëtar,



**Foto e përbashkët e pjesmarrësve të konferencës**

sidomos pas viteve të 90-ta. Kjo vatër e diturisë, u bë pjesë e shumë halleve dhe brengave në të cilat kaloi populli ynë. Pas viteve të 90-ta, mbeti qendra kryesore, ku ata llogaritnin për tubimet e karakterit kulturor, shkencor e kombëtar."

Një interesim të të pranishmëve zgjoi edhe kumtesa e z. Mead Osmanit, i cili për temë pati: "Institucionet edukativo-arsimore islame në Sanxhakun e Nishit në shek. XIX", ku në elaborimin e tij veçoi se, shkollat apo mektebi "Islahhane" bën pjesë në mesin e projekteve socio-kulturore të Mit'hat Pashës në Ballkan. Kjo shkollë pasi që u themelua në Nish (1863) tregoi sukses të madh dhe u bë shkak që pastaj këto shkolla të ndërtohen në Sofje, Resçuk dhe më gjerë. Ky institucion arsimor kishte për qëllim t'i edukonte dhe t'u jepte një profesion fëmijëve të varfër dhe jetim, që këta fëmijë më pastaj të bëhen të dobishëm për rrethin dhe vendin ku do të jetojnë.

**Në këtë konferencë me kumtesa u paraqitën këta studiues dhe punonjës shkencor:**

Në seancën e parë, që u mbajt nga ora 09:00-11:00, me kumtesa u paraqitën:

*Nehat Krasniqi "Medresetë në Kosovë nga fillimi, deri në rrënimin e pashallëqeve shqiptare"; Teuta Shala Peli "Hapja e medreseve në Kosovë gjatë periudhës osmane"; Hasan Bello "Arsimi fillor osman në vilajetet shqiptare (shek. XIX-XX)"; Ramiz Zekaj "Institucionet arsimore islame në trojet shqiptare, pasqyrë historike për medresetë dhe shkollat e larta"; Izber Hoti "Shkollat fetare islame dhe medresetë në Prishtinë dhe rrethinë 1822-1941"; Zejni S. Mazllami "Medresetë në Maqedoni (1878-1912)"; Ali F. Iljazi "Medreseja e Madhe e Gjakovës – vatër e arsimit shekullor"; Parim Kosova "Medreseja "Mehmet Pasha" e Prizrenit – vatër e arsimit kombëtar e fetar"; Mead Osmani "Institucionet edukativo-arsimore islame në Sanxhakun e Nishit në shek. XIX".*

Në seancën e dytë, që u mbajt nga ora 11:30-13:30, me kumtesa u paraqitën:

*Qerim Lita me temën "Medreseja "Medah" dhe Ataullah ef. Kurtishi (1923-1941); Haki Kasumi "Shkollat fetare islame në Kosovë më 1918-1941"; Hatixhe Ahmedi "Të dhëna të reja për Medresenë e Preshevës (1728-1944); Mrika Limani "Arsimi islam në Gjakovë midis dy luftërave botërore"; Aliriza Selmani "Medreseja "Atik" e Gjilanit dhe roli i saj edukativo-arsimor dhe fetaro-kombëtar deri më 1944"; Selim Selimi "Aktiviteti i Medresesë së Dobërçanit në kazanë e Gjilanit (1840-1912); Mehmet Berisha "Kontributi i Medresesë "Pirinaz" në edukimin fetar në zonën e Llapit"; Fitim Rifati "Mejeti i Pogragjës (fundi i shek. XIX – 1912)"; Afrim Jusufi "Mulla Vesel Xheladin Guta dhe roli i mejtepit të Vojnocit në edukimin e gjeneratave"; Jusuf Osmani "Mësimi ilegal i alfabetit shqip në mejtepet dhe medresetë e Kosovës, në periudhën ndërmjet dy luftërave botërore (sipas dokumenteve arkivore)."*

Në seancën e tretë, që u mbajt nga ora 15:30-17:30, me kumtesa u paraqitën:

*Resul Rexhepi "Gjashtëdhjetepesë vjet kontribut në formimin e inteligjencies fetare islame"; Ramadan Shkodra "Rrethanat shoqërore politike dhe roli i myderrizëve në hapjen e Medresesë 1945-1960"; Sadik Mehmeti "Medreseja e ulët shqiptare e Prishtinës dhe aktiviteti i saj 1951-1962"; Muhamed Mustafi "Roli institucional i Medresesë "Alaudin" në mbrojtjen e gjuhës dhe vlerave fetare"; Jusuf Zimeri "Kontributi i Medresesë "Alaudin" për arsimimin e kuadrit fetar në Maqedoni" Vait Nikaj "Kontributi i Medresesë "Alaudin" për përgatitjen e kuadrit fetar në Mal të Zi"; Fitim Flugaj "Kontributi i Medresesë "Alaudin" në arsimimin e kuadrove fetare për Opojë dhe Gorë"; Miftar Ajdini "Kontributi i paraleles së Medresesë në Prizren në përgatitjen e kuadrove të Bashkësisë Islame të Kosovës"; Rexhep Suma "Medreseja "Aladuin" – institucion i përgatitje së imamëve dhe roli i saj në shoqëri".*

Në seancën e katërt, që u mbajt nga ora 18:00-20:00, me kumtesa u paraqitën:

*Feti Mehdiu, "Medreseja "Alaudin" në funksion të ruajtjes së integritetit kombëtar dhe kultivimin e vlerave tradicionale islame në Kosovë"; Qazim Qazimi "Kontributi i Medresesë "Alaudin" për arsimin dhe kauzën kombëtare gjatë viteve 1985-1953"; Nuridin Ahmeti "Medreseja "Alaudin" në optikën e studiuesve shqiptarë"; Musa Vila "Medreseja "Alaudin" – 65 vjet kandil ndriçues i fesë dhe kombit"; Adem Ademi "Pjesëmarrja e medresistëve në demonstratat e vitit 1981"; Besim Rama dhe Mirsad Aslani "Uloga "Alaudin" medrese u odgoju bošnjaka i njihov doprinos društvu"; Muzaqete Kosumi "Kontributi i Medresesë "Alaudin" në Prishtinë për arsimimin dhe edukimin e femrës"; Esma Morina "Kontributi i Medresesë "Alaudin" – paralelja në Prizren për arsimimin dhe edukimin e femrës.*

Në seancën e pestë, që u mbajt nga ora 09:00-11:00, me kumtesa u paraqitën:

*Bajram Shatri "Kontributi i Medresesë "Alaudin" në fushën e arsimit kombëtar"; Selim Bezeraj "Binomi kombëtar dhe historik i Medresesë "Alaudin" në Prishtinë"; Sabile Keçmezi Basha "Kontributi atdhetar i Medresesë "Alaudin" gjatë viteve 1989-1999"; Hysen Matoshi "Medreseja "Alaudin" dhe veprimtaritë shkencore në Kosovë (1990-1999)"; Selatin Novosella "Medreseja "Alaudin" vatër kulture, humanitetit dhe atdhetarie"; Bujar Dugolli "Lëvizja Studentore 1997-1999 dhe Medreseja "Alaudin", historia e një bashkëpunimi në mbrojtje të Universitetit të Prishtinës"; Behram Hoti "Medreseja në vitet 1988-1998 të shekullit XX, vatër e etnoqendresës fetare, kombëtare dhe kulturore"; Shkodran Imeraj "Roli dhe kontributi i Medresesë "Alaudin" në Prishtinë në proceset politike e arsimore në Kosovë gjatë periudhës 1990-1999"; Xhafer Tahiri "Devijimet në qasjen ndaj arsimimit dhe pasojat në zhvillimin e shoqërisë".*

Në seancën e gjashtë, që u mbajt nga ora 11:30-13:00, me kumtesa u paraqitën:

*Fahrush Rexhepi "Pjesëmarrja dhe kontributi i medresistëve në luftën e fundit 1998-1999"; Isa Tërshani "Dëshmorët medresistë shtimjan në luftën e fundit në Kosovë"; Qemajl Morina "Medreseja "Alaudin" në shtypin arab"; Besa Ismaili "Prezantimi i Medresesë "Alaudin" në media, në Kosovën e pasluftës"; Shpend Fidani "Medreseja "Alaudin" në shtypin boshnjak në shekullin XX"; Ekrem Simnica "Medreseja "Alaudin" për diasporën – diaspora për Medresenë"; Elez Ismaili "Panteoni poetik i Medresesë "Alaudin" në faqe e antologjisë "Shllime shpirti"; Samir Ahmeti "Roli dhe kontributi i Medresesë "Alaudin" në informimin e drejtë të albanosferës rreth historisë islame"; Fitim Veliu "Medreseja "Alaudin" dhe themelet e diskursit fetar, teologjik dhe kombëtar".*

Në seancën e shtatë, që u mbajt nga ora 14:00-16:00, me kumtesa u paraqitën:

*Isa Memishi "Roli i Medresesë "Alaudin" në zhvillimin e arabistikës"; Ahmet Sadriu "Mësimi i gjuhës arabe në Medresenë "Alaudin" (planprogramet, metodologjia, tekstet)"; Kasim Gërguri "Mësimi i veprës "Bedul Emaili" në Medrese"; Driton Arifi dhe Ekrem Maqedonci "Kontributi i Medresesë "Alaudin" në ruajtjen dhe kultivimin e shkollës juridike hanefite në trojet shqiptare"; Muharrem Tërnava "Kontributi i Medresesë "Alaudin" në mësimin dhe ruajtjen e besimit të drejtë të ehlu sunetit dhe xhematit"; Bahri Simnica "Ndryshimi i statutit të Medresesë nga katër në tre vjeçar dhe ndryshimet në planprogramin e saj"; Bashkim Mehani "Edukimi estetik në planprogramet e Medresesë (rëndësia dhe niveli)"; Amir Ahmeti "Medresistët si kuadro në shtetndërtimin e Kosovës"; Shemsi Rrahimi "Lëndët mësimore në Medrese (1951-2016)" (R.S)*

## Myftiu Tërnava takoi administratën e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës

***Prishtinë, 24 maj 2017***

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, takoi kryetarët, kryeimamët, sekretarët dhe arkëtarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Takimi u mbajt në ambientet e Medresesë "Alaudin" në Prishtinë.

Ky takim i përbashkët, në prag të muajit Ramazan, i cili tashmë është tradicional, organizohet me qëllim të shprehjes së gatishmërisë, për të qenë me ta gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, duke ofruar asistencë në realizimin e aktiviteteve të ndryshme fetare e kulturore, si shenjë e bashkëpunimit dhe kooperimit të ndërsjellë, në mbarëvajtjen e punëve të përbashkëta në nivel hierarkie.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava ua rikujtoi të pranishmëve se këtë detyrë e kemi amanet nga Zoti dhe se ne bartim përgjegjësi para Tij dhe para xhematit.



*Myftiu Tërnava gjatë fjalës së mbajtur*

Ai kërkoi nga Këshillat vendorë që të vazhdojë disiplina dhe korrektësia, bashkëpunimi në punë, si dhe shprehi urimet dhe përgëzimet për të gjithë të pranishmit (e nëpërmes tyre edhe tek imamët tjerë dhe te xhemati në përgjithësi), në vigjilje të këtij muaji të bekuar të Ramazanit. *(Fatmir Iljazi)*

**Myftiu Tërnava mori pjesë në hapjen e xhamisë në Dubravë të Suharekës**

*Prishtinë, 25 maj 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, morën pjesë në hapjen solemne të xhamisë në fshatin Dubravë të Suharekës. Në këtë manifestim morën pjesë edhe përfaqësues të komunës, nënkryetari Rexhep Kuqi, përfaqësues të partive politike, shoqatave të dala nga lufta, veteranë, familjarë të dëshmorëve dhe banorë të fshatit Dubravë, si dhe donatori Xhavit Liman Krasniqi, po nga ky fshat, i cili punon dhe vepron në Britani të Madhe.

Kryetari i KBI të Suharekës, Halim ef. Shehu, duke iu dëshiruar mirëseardhje mysafirëve, tha se sot ne këtu kemi dy gëzime madhështore, njëri është pritja e muajit të Ramazanit, e tjetri përurimi i kësaj xhamie, andaj besojmë se kjo xhami do t'i bashkojë besimtarët dhe do t'i edukoj brezat e rinj në nënshtrimin dhe dashurinë ndaj Zotit Një, me shpresën se të gjitha lutjet do të jenë të pranuara, prandaj lutemi që kjo xhami të jetë vatër e edukimit të çështjes fetare dhe kombëtare.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava, duke uruar banorët për këtë shtëpi të Zotit tha se, besimtarët e kanë mundësinë që t'i përkushtohen adhurimit të Zotit me vullnet, si Krijues të vetëm të këtij universi e kësaj toke mbi të cilën jetojnë. "E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut, është vetëm e atij që i ka besuar Allahut dhe ditës së fundit, e që fal namazin dhe jep zeqatin, e nuk i frikësohet askujt tjetër përpos Allahut, të tillët do të jenë të udhëzuarit në rrugën e drejtë."



*Hapja e xhamisë në Dubravë të Suharekës*

Ai po ashtu theksoi se, ky fshat prej sot është edhe më i begatë, më i ndritshëm përmes minareve kaq të larta, që prej tyre dëgjohet ezani. Tash e deri në kiamet do të përmendet emri i donatorit të kësaj xhamie, e që ishte familja Krasniqi, andaj e lus Zotin që ata t'i shpërblejë me të mira e Tij në të dyja botët. Ky i ka ndërtuar vetes një shtëpi në xhenet, kur do të dalim para Zotit. Të nderuar të pranishëm, duhet të mësohemi që mos të themi që morëm donacion, se ky popull ka kurajën, besimin dhe gatishmërinë që vepra të tilla të ndërtimit, si të xhamive, spitaleve, shkollave t'i bëj vetë, sikurse sot, dhe këto vepra shkojnë në favor të vendit dhe ardhmërisë së gjeneratave tona, tha mes tjerash Myftiu Tërnava.

Kurse, nënkryetari i Komunës së Suharekës, Rexhep Kuqi, tha se inaugurimi i kësaj xhamie është tepër domethënës për ne, dhe është kënaqësi që këtë ta përurojmë në prag të muajit të Ramazanit. "Banorët e Dubravës ditën të veprojnë në kohë të duhur. Kur ishte koha e luftës iu përgjigjën, dhe këtu para këtij objekti është lapidari i dëshmorëve të fshatit, dhe se kur ishte çështja e ndërtimit të kësaj xhamie ishte referendumi i parë në Kosovë, që u organizua për ndërtimin e xhamisë, ku u tregua pajtueshmëri e plotë për ndërtimin e kësaj xhamie", tha nënkryetari Kuqi.

Edhe banorët e fshatit u shprehën tepër të gëzuar, që më në fund edhe fshati i tyre u bë me një xhami ku do t'i kryejnë adhurimet fetare islame. *(F.Iljazi & R.Suma)*

**Hapet xhamia e fshatit Qerret në Pukë të Shqipërisë**

*Prishtinë, 21 maj 2017*

Në një atmosferë të mrekullueshme festive u mbajt ceremonia e inaugurimit të xhamisë së fshatit Qerret në Pukë. Kjo ceremoni u hap me këndimin e himnit kombëtar, e për të vazhduar më pas me një pjesë nga Kurani famëlartë. Në këtë ceremoni morën pjesë nënkryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Bujar Spahiu, nënkryetari i Kuvendit të Shqipërisë, Shpëtim Idrizi, përfaqësuesit nga Bashkësia Islame të Republikës së Kosovës, Bahri Sejdiu dhe Kasim Gërguri, myftiu i Tiranës, Ylli Gurra, myftiu i Malësisë së Madhe, Edmir, Smalaj, myftiu i Lezhës, Agim Terziu, kryetari i shoqatës "Istanbul", Ridvan Seferaj, kryetari i fondacionit "Mirësia", Korab Kaja, kryetari i Bashkisë së Pukës, Gjon Gjonaj, imamë nga qytetet e Shqipërisë, Kosovës dhe Maqedonisë etj. Myftiu i Pukës, Gëzim Kopani pasi


***Hapja e xhamisë në Qerret***

falënderoi Zotin, si dhe të pranishmit për pjesëmarrje, falënderoi donatorin e kësaj xhamie, Sait Fishtën, i cili ishte shkaktar që kjo xhami të ndërtohet në fshatin Qerret. Kjo xhami e Allahut do të shpërndaj paqen dhe dashurinë. Ka dashtë Allahu, që Sait Fishtës, t'i hap zemrën për ndërtimin e kësaj xhamie, dhe ne lusim Allahun që t'ia shpërblejë me xhenet. Kjo është një ditë feste e gëzimi për të gjithë besimtarët myslimanë të fshatit Qerret. Më pas ceremoninë e përshëndeti, nënkryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Bujar Sejdiu, i cili përcolli selamet e kryetarit, Skender Bruçaj, dhe mes tjerash tha: "Kam nderin t'u përcjellë në këtë ditë gëzimi, në këtë ditë inaugurimi, urimet më të mira për këtë vatër të kulturës dhe dijes. Begatitë më të mëdha janë objektet e kultit."

Në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emër të myftiut Naim Tërnava, të pranishmit i përshëndeti Bahri Sejdiu, i cili ndër të tjera tha: "Ky është një sihariq për besimtarët, për ata që do ta zbukurojnë këtë xhami me paqe, me harmoni dhe tolerancë. Lus Allahun xh.sh., që të shpërblejë donatorin e kësaj xhamie."

Një fjalë rasti mbajti edhe kryetari i Bashkisë së Pukës, Gjon Gjonaj, i cili tha: "Është kënaqësi që të marr pjesë në inaugurimin e kësaj shtëpie të Zotit. Zoti deshi dhe sjelli një donator si Sait Fishta që bëri realitet këtë objekt."

Në fjalën e tij, donatori Sait Fishta mes tjerash tha: "Falënderoj Zotin që më bëri mua shkaktar për ndërtimin e kësaj xhamie. Uroj fshatin Qerret që ta gëzoj këtë xhami, duke lutur Allahun që të ketë sa më shumë besimtarë në këtë vend." *(Bahri Sejdiu)*

## Sekretari Rexhepi priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Federatës së Paqes Universale, z. Jacques Marion

*Prishtinë, 19 maj 2017*

Sekretari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Resul Rexhepi, priti në takim sekretarin e përgjithshëm të Federatës së Paqes Universale, z. Jacques Marion, i cili ishte në shoqërim të z. Hydajet Hysenit dhe z. Gaço Apostolit.

Sekretari Rexhepi fillimisht iu uroj mirëseardhje, e më pas i njoftoi mysafirët me organizimin dhe veprimtarinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, si dhe me përkushtimin që ka BIRK-u për paqen dhe mirëqenien e popullit tonë dhe më gjerë.

Nga ana e tij, sekretari i përgjithshëm i Federatës së Paqes Universale, z. Jacques Marion, çmoi lart kontributin konkret të BIRK-ut dhënë për paqen dhe tolerancën ndërfetare, si dhe paraqitin ftesën që BIRK të marrë pjesë në konferencën rajonale ballkanike, e cila do të mbahet në muajin shtator në Prishtinë. *(R.S).*


***Sekretari Rexhepi në takim me z. Marion***

## Këshilltari i myftiut, Vedat ef. Sahiti mbajti hytben e xhumasë në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren

*Prishtinë, 5 maj 2017*

Këshilltari i myftiut, Vedat ef. Sahiti, të premten, mbajti hytben e xhumasë në xhaminë "Sinan Pasha", ku foli për rëndësinë e muajit Shaban, vlerën e agjërimit në këtë muaj dhe për ndodhinë madhështore të ndërrimit të kibles drejt Qabesë së bekuar, si një begati dhe dhuratë për Muhamedin a.s.. Ai po ashtu


*Këshilltari Sahiti gjatë hytbesë së tij në Prizren*

theksoi rëndësinë e parapërgatitjes shpirtërore përmes pendesës dhe kërkim faljes nga Zoti i Madhëruar, që zemra e besimtarëve të jenë të gatshme të fisnikërohen me begatitë e muajit të madh të ramazanit. Ligjërata zgjoi interesim dhe kureshtje te xhemati. *(R.S).*

### U themelua Këshilli i Lartë për Fetva në Ankara

*Prishtinë, 11 maj 2017*

Në samitin e 9-të, të Këshillit të Lartë Islamik të Evroazizë, i mbajtur në tetor të vitit të kaluar në Stamboll, në pjesëmarrje të kryetarëve dhe myftinjve të shteteve anëtare të këtij këshilli, mes tjerash u vendos unanimisht që të themelohet Këshilli i Lartë për Fetva. Ky vendim u morë duke pas parasysh rëndësinë dhe nevojën e besimtarëve të shteteve anëtare që kanë për një këshillë të tillë. Pas përgatitjeve të duhura me 10 maj, nën përkujdesjen dhe kryesimin e kryetarit të Dijanetit të Turqisë, prof. dr. Mehmet Gormez, dhe me pjesëmarrjen e përfaqësuesve të shteteve anëtare u mbajt mbledhja konstituive dhe u themelua Këshilli i Lartë për Fetva, ku kryetar i këtij këshilli u zgjodh prof. dr. Ahmed Yaman.

Në Këshillin e Lartë për Fetva është e përfaqësuar edhe Bashkësia Islame e Kosovës, përmes këshilltarit të myftiut, Vedat ef. Sahiti.

Këshilli i Lartë për Fetva do të angazhohet që të jap fetva, kryesisht për çështjet me interes të përbashkët për myslimanët që jetojnë në shtetet anëtare të Evroazizë, e në veçanti për çështjet që kanë të bëjnë me kalendarin-takvimin dhe me kohët e namazit, me qëllim që të bëhet unifikimi i besimtarëve. Po ashtu do të merret fuqishëm me luftimin e fetvave të rrezikshme, të cilat janë përhapur përmes medieve të papërgjegjshme dhe përmes rrjeteve sociale. Në takimin e parë u miratua edhe rregullorja e punës, në bazë të së cilës do të punoj dhe funksionoj Këshilli i Lartë për Fetva.

### Meshari Rashid vizitoi Medresenë "Alaudin" në Prishtinë

*Prishtinë, 11 maj 2017*

Lexuesi i njohur i Kuranit nga Kuvajti, Meshari Rashid al Afasy, në kuadër të vizitës që i bëri Kosovës, vizitoi Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, ku u prit nga drejtori i kësaj shkolle, mr. Jakup Çunaku dhe stafi mësimor. Në shoqërim të mysafirit ishte edhe myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava.

Drejtori i shkollës, duke iu drejtuar të pranishmëve tha se sot është një ditë e veçantë për shkollën tonë, pasi që kemi një mysafir të rrallë, i cili sot me vizitën e tij na ka nderuar shumë. Ai më pas bëri një prezantim të historisë së Medresesë, duke thënë se edhe këtu lexohet e mësohet Kurani me rregullat e tij. "Ne këtë vit nxjerrim gjeneratën e 50-të, dhe pas një jave e përmbyllim me gjeneratën e maturantëve tanë, andaj vizita juaj sot është dhurata më e mirë që na e dha Zoti në këto momente", tha drejtori Çunaku, duke falënderuar veçanërisht Myf-


*Nga takimi me rastin e formimit të Këshillit të Lartë për Fetva*


*z. Al Afasy gjatë vizitës së tij në Medrese*

tiun Tërnava për pjesëmarrjen e tij në këtë tubim.

Me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua edhe Meshari Rashid al Afasy, i cili u ndje shumë mirë me vizitën dhe me pritjen që iu bë nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, duke çmuar dhe vlerësuar punën dhe kontributin e Medresesë "Alaudin". Ai në fund për kënaqësinë e të pranishmëve lexoi një pjesë nga Kurani dhe këndoi një ilahi. Në fund Myftiu Tërnava në shenjë mirënjohje dhe falënderimi i dhuroi një dhuratë mysafirit Al Afasy. *(R.S)*

### Vizitë e suksesshme në Ankara

*Prishtinë, 13 prill 2017*

Gjatë vizitës së tij zyrtare në Turqi, këshilltari i myftiut, Vedat ef. Sahiti mori pjesë në aktivitetet e drejtorisë së përgjithshme të vakëfeve të Turqisë, me rastin e ditëve të vakëfeve, aktivitet ky që organizohet për çdo vit, dhe për temë kyçe të forumit vjetor kishte "Vakëfet e Kudsi Sherifit". Gjatë takimit u miratua edhe projekti i restaurimit të xhamisë së Syriganës me objektet përcjellëse dhe objektit të ri të mësim-besimit në qytetin e Rahovecit. Xhamia e Syriganës është xhami e shekullit të XIX dhe është në listën e monumenteve të mbrojtura, ndërsa objekti i mësim-besimit në Rahovec është objekt i ri modern me të gjitha kushtet e nevojshme për mbarëvajtjen e mësim-besimit për të gjitha grupmoshat. Realizimi i këtyre dy projekteve do të filloi gjatë këtij viti. Konfirmimi dhe miratimi i këtyre dy projekteve u bë gjatë takimit me drejtorin për monumente z.Suat Faruk Giray dhe drejtorin për investime z. Ibrahim Polat. (R.S).

### Këshilltari i myftiut të Kosovës, Vedat ef. Sahiti mori pjesë në konferencën e organizuar nga Diyaneti

*Prishtinë, 24 maj 2017*

Këshilltari i Myftiut të Kosovës, Vedat ef. Sahiti mori pjesë në konferencën e organizuar nga Diyaneti me temë" Perspektivat e reja në fushën e përkthimit të literaturës fetare, sfidat dhe vështirësitë". Konferenca filloi punimet më 17 Maj në Sapanca të Turqisë për të vazhduar deri më 19 maj, ku përveç kumtesave kishte edhe punëtori të veçanta për rajonet e shteteve anëtare të Këshillit të Lartë Islamik të Evroazisë. Në fokus të veçantë ishin përkthimet e literaturës bazë fetare larg interpretimeve ekstreme. Në paraqitjen e tij këshilltari Sahiti u fokusua në nevojën e përkthimit të literaturës bazë të doktrinës në fushën e akaidit dhe fikhut hanefi, si një domosdoshmëri imediate, përkthimin e punimeve shkencore akademike me interes për studiuesit dhe lexuesit shqipfolës si dhe botimi i librave të autorëve vendas.

### Dekani Rexhepi priti prof. dr. Merdan Günes, në cilësinë e "Visiting Professor"

*Prishtinë, 24 maj 2017*

Në vazhdën e aktiviteteve të dekanatit të FSI-së, më 22-23 maj 2017, qëndroi për vizitë prof. dr. Merdan Günes, në cilësinë e "Visiting Professor". Prof. Günes është profesor në Universitetin "Osnabrück" në Gjermani. Ai gjatë qëndrimit dy ditor mbajti disa ligjërata për studentët e FSI-së, në lëndën e filozofisë dhe misticizmit. Këtu ai u prit nga dekani i FSI-së, prof. dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë, dhe u njoftua më për së afërmi me rrjedhat e fakultetit, duke shkëmbyer ide dhe përvoja nga të dyja palët, për një bashkëpunim edhe më të afërt mes dy institucioneve. Fokusimi i tij gjatë ligjërimit ishte rreth tematikave që kanë të bëjnë me sistemin e edukimit në Gjermani, më konkretisht se si ka ardhur deri te hapja e shkollave dhe universiteteve të ndryshme në Gjermani, për studimin e Islamit dhe shkencave islame. Ligjëratat e profesorit ngallën kureshtje të madhe te studentët e FSI-së, ndonëse ishte një fushë pothuajse e njohur për



*Z. Sahiti gjatë konferencës në Turqi*


*Dekani Rexhepi në takim me z. Günes*

ta, por mënyra e shpjegimit dhe gjërat e reja që solli në ato tema bënë që t'i dëgjojnë me mjaft entuziazëm, duke mësuar kështu për vështirësitë që kanë hasur myslimanët nëpër Evropë për t'u shkolluar dhe për të hapur universitete dhe institute të ndryshme për studimin dhe mësimin e shkencave islame. Njëra prej tipareve që duhet pajisur një mysliman i mirë është karakteri i mirë dhe sjellja e mirë, siç na mëson edhe Pejgamberi a.s. "Gjëja më e rëndë, e cila vihet në peshoren e një besimtari në ditën e ringjalljes, është karakteri i mirë." Ai më tutje vazhdoi të shpjegoi atë, se çfarë e përbën karakterin e mirë, duke shpjeguar për secilën prej tyre, ku sipas Imam Gazaliut karakteri i mirë përbëhet kryesisht prej 10 tipareve, si pendimi, frika dhe shpresa, asketizmi, durimi, falënderimi dhe mirënjohja, sinqeriteti, mbështetja në Zotin, dashuria, kënaqësia dhe kujtimi i vdekjes. Ligjëratat e tij, ai i përfundoi duke thirrur në kuptim të drejtë të Islamit, bazuar në Kuran dhe sunet, si dhe në logjikë dhe arsye, duke i kuptuar dhe vepruar ato që i besojmë, e duke u sjellë me një sjellje të mirë dhe me një karakter të mirë me të gjithë njerëzit, pa dallim, e duke dashur me zemër dhe sinqeritet të plotë. *(Vedat Shabani)*

### Mbahet mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria Islame"

*Prishtinë, 4 maj 2017*

Në mbledhjen e rregullt të anëtarëve të redaksisë së revistës "Dituria Islame" në rend dite ishte analiza dhe shtjellimi i dy numrave të fundit të "Diturisë Islame", numrave 316 dhe 317. Mbledhja u hap me një pjesë të Kuranit të kënduar nga Bahri ef. Sejdiu, kurse më pas kryeredaktori dr. Ajni Sinani bëri një prezantim të shkurtër të dy numrave të fundit të revistës, duke potencuar se të dy numrat gjegjësisht numrat 316 dhe 317 kanë dalë me kohë dhe ka pasur tema të larmishme nga të gjitha fushat duke kërkuar nga anëtarët e redaksisë që të lobojnë edhe më shumë në mënyrë që të kemi tema edhe më shumë që do të jenë në funksion të revistës dhe opinionit të gjerë të lexuesve. Në mbledhje pati edhe pika tjera të cilat u analizuan nga anëtarët e redaksisë. *(R.S).*



*Nga mbledhja e redaksisë së revistës*

### Kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës mbajti ligjëratë para nxënësve të Medresesë "Alaudin" në Prizren

Kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, dr. Ajni Sinani vizitoi Medresenë "Alaudin" në Prizren, ku para nxënëseve të kësaj Medreseje mbajti një ligjëratë. Ai foli për tema të ndryshme në përgjithësi, e sidomos për diturinë dhe rëndësinë e saj, e cila është e padiskutueshme në këtë kohë, e sidomos pasi që është urdhër për të gjithë myslimanët, duke rikujtuar edhe një herë se sa me vlerë është të marrësh dije në bankat e medresesë, sepse këtu jo vetëm që mësohet dija shkencore, por gjithashtu mësohet edhe etika, morali, etj., si dhe këto dije do të na përcjellin dukshëm gjatë gjithë jetës sonë. Ai u ndal dhe foli më gjerësisht për umetin e Pejgamberit tonë Muhamedit a.s., duke theksuar ngritjen dhe privilegjet që ka ky umet. Ne jemi të vetmit që kemi librin e pandryshueshëm, që na është zbritur e vërteta, në fenë tonë nuk është dikush që ka besuar dhe s'ka gjetur qetësi dhe lumturi shpirtërore, sot bota numëron shumicë të konsiderueshme myslimanësh, tha mes tjerash kryetari Sinani. Ai po ashtu tha se neve na është premtuar nga Allahu, se kjo fe dhe ky Kuran do të jenë të pandryshueshëm deri në ditën e gjykimit dhe se Ai nuk lejon kurrsesi që ky numër besimtarësh të jenë të humbur, përkundrazi me ndihmën e Tij dhe duke u mbështetur në Kuran dhe sunet, dhe në të gjitha burimet e sheriatit, myslimanët gjejnë zgjidhje për çdo problematikë.



*Kryetari i Kuvendit Sinani gjatë ligjeratës*

Kryetari Sinani në fund këshilloi për bashkimin dhe unitetin e myslimanëve ndërmjet vete, dhe uroi mbarësi e sukses për të gjithë nxënësit. *(Gentiana Shiqerukaj)*

### Duaja e hatmes në xhaminë "Bajrakli" në Prizren

Në Medresenë "Alaudin" paralelja në Prizren, këtë vit diplomuan dy gjenerata, gjenerata e 21-të e meshkujve dhe gjenerata e 16-të e femrave. Gjatë shkollimit të tyre tre vjeçar në Medrese, ata në mënyrë institucionale e përfunduan edhe leximin e Kuranit, përkatësisht e bën hatme atë.

Këtë vit ata vendosën që këtë sukses ta kurorëzojnë në një mënyrë pak më solemne, duke e bërë duanë për këtë hatme në xhaminë "Mehmed Pasha" në Prizren, e njohur si xhamia "Bajrakli".

Fillimisht, me datë 15.05.2017, pas namazit të drekës, u bë duaja për gjeneratën e femrave, kurse ditën e martë, me 116.05.2017, po në të njëjtën kohë u bë duaja edhe për gjeneratën e meshkujve.

Duaja u bë në praninë e xhematit të xhamisë, të prindërve dhe të vetë nxënësve e nxënëseve, të profesorëve të Kuranit, mësimdhënësve të Medresesë dhe të kujdestarëve të klasave.

Të pranishmit me një fjalë rasti, në të dy ditët, i përshëndeti koordinatori i Medresesë në Prizren, mr. Ramadan Uka, i cili i uroi nxënësit dhe prindërit e tyre për suksesin e arritur, duke ju dëshiruar suksese në jetë dhe në shkollimin e mëtutjeshëm.

Këtë tubim e nderoi edhe prezenca e kryetarit të Kuvendit të BIRK, dr. Ajni Sinani, i cili dhuroi nga një libër për secilen medresiste. Duanë e hatmes e bëri kryeimami i Këshillit të BI në Prizren, Ali ef. Vezaj.

Urimit për këta nxënës, për prindërit e tyre dhe për mbarë Bashkësinë Islame, i bashkohemi edhe ne, duke e lutur Allahun që t'i ndihmojë dhe t'i begatojë me të mirat e Tij. *(Miftar Ajdini)*



*Me rastin e duasë së hatmes të medresisteve në Prizren*

### Mariana Nikollova pranoi Islamin në Istog

Më 19.04.2017, në selinë e KBI-së në Istog, në praninë e kryeimamit të Istogut, Tahir ef. Bekaj dhe sekretarit të Këshillit, Shemsedin ef. Zymberaj, shtetasja e Belgjikës, znj. Mariana Nikollova pranoi Islamin.

Këtë ceremoni e udhëhoqi kryeimami Bekaj, i cili e falënderoi dhe përgëzoi tashmë Merjemen për zgjedhjen e saj. Merjemja është e martuar me Vesel Hajdaraj nga Bollopoja e Istogut dhe jetojnë ne Belgjikë.

Pasi që Merjemja kishte dëshmuar dhe deklaruar Islamin, mori një vërtetim simbolik të pranimit të Islamit nga kryeimami.

Përshtypjet e saj pas pranimit të Islamit ishin të papërshkrueshme, dhe shprehej se ndjehet tejet e lumtur që tani është myslimane.

Në fund, kryeimami Bekaj, përveç dëshmisë së pranimit, i dhuroi edhe një libër që do t'i ndihmojë në praktikumin e Islamit, duke lutur Allahun xh.sh. që t'i jap shëndet dhe jetë të gjatë në islam. Amin! *(Vehbi Shatri)*



*Nga ceremonia e pranimit të Islamit nga znj. Nikollova*

### Aksion humanitar nga KBI Gjakovë

Pas një sëmundje të rrallë në sy, me të cilën ka lindur fëmija Erolind Tauland Bajramaj,për të gjetur shërimin iu është drejtuar institucioneve të ndryshme në Kosovë. Megjithatë përpjekjet e prindërve për të gjetur shërimin nuk kanë pasur sukses, ngase iu është thënë që ky lloj operacioni nuk mund të bëhet në Kosovë, por vetëm jashtë vendit me një shumë të madhe të hollash. Kur dëgjoi për këtë rast, Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë organizoi mbledhjen e të hollave për këtë rast, që të bëhet operacioni, analizat dhe kontrollet në spitalin "Aci Badem Sistina" në Shkup.

Shpenzimet për këtë intervenim janë paraparë rreth 5000 euro, mjete këto që u mblodhën për një ditë pas publikimit të një videoje në rrjetet sociale, me logon e KBI Gjakovë, nga Abdurrahman Bejtullahu.

Me 18.04.2017, Erolindi i vogël, u shtrua në spitalin Aci Badem Sistina në Shkup, kurse operimi u bë një ditë më vonë duke filluar nga ora 09:00. Operimi fal Zotit ka përfunduar me sukses. Prindërit e Erolindit falënderojnë të gjithë ata që ndihmuan në shërimin e djalit të tyre. Zoti iu ndihmoftë juve dhe familjarëve tuaj, ashtu siç na keni ndihmuar për shërimin e djalit tonë. Një falënderim të madh kemi edhe për të nderuarin haxhi Islam Musliun nga Maqedonia për mikpritjen e tij gjatë qëndrimit në Maqedoni. Gjithashtu falënderojmë mërgimtarët në diasporë që ndihmuan menjëherë në këtë aksion humanitar.

Vlen të thuhet që angazhimi i Abdurrahman Bejtullahut, si koordinator i departamentit të të rinjve ishte i madh, ngase është angazhuar në mbledhjen, sensibilizimin dhe dërgimin e djalit në spital disa herë. Allahu xh.sh. iu ndihmoftë të gjithë atyre që ishin shkaktarë për mjekimin e plotë të këtij djali. *(Visar Koshi)*

### Iniciativa studentore e vullnetit të mirë zhvillon aktivitet nëpër rajone të Kosovës në prag të Ramazanit

*Prishtinë, 22 maj 2017*

*I*niciativa studentore e vullnetit të mirë, e cila vepron në kuadër të Fakultetit të Studimeve Islame, në vigjilje të muajit të bekuar të Ramazanit, ka organizuar një aktivitet në qytetet Prizren, Ferizaj, Mitrovicë dhe Prishtinë duke shpërndarë literaturë fetare dhe imsakije të Ramazanit si dhe libra me tregime islame për fëmijë. Ky aktivitet u mirëprit shumë mirë nga qytetarët, duke e konsideruar shumë të nevojshëm dhe të domosdoshëm për popullatën.

Kjo iniciativë studentore vazhdimisht bën aktivitete me karakter socio-edukativ si dhe organizon aksione humanitare, si, dhurim të gjakut që u bë në objektin e Fakultetit të Studimeve Islame për nder të nëntë vjetorit të shpalljes së pavarësisë së Kosovës, etj. Kryetari i këtij grupi Artan Jashari theksoi se ky është një projekt në bashkëpunim me Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës e cila ka qenë shumë e nevojshme për rritjen e njohurive të studentëve në fushën e thirrjes dhe pritshshmëria e qytetarëve ishte shumë e mirë, sikurse edhe sjellja e tyre ishte në nivel shumë të kënaqshëm. Aktivitetin tonë e kemi fillu në Prizren dhe vazhduam me Ferizaj, Mitrovicë dhe Prishtinë. Pra jemi munduar që t'i përfshijmë të gjitha rajonet e Kosovës në këtë aktivitet dhe mund të themi se ka pas një seriozitet të madh nga grupi që të përçojmë një mesazh islam në vigjilje të Ramazanit.

Shprehim një falënderim të veçantë myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava i cili vazhdimisht na përkrah në projektet dhe aktivitetet tona.

### Doktoroi Gykan Shipkovica

Në Universitetin Islamik Ndërkombëtar, në Aman të Jordanisë, Gykan Shipkovica nga Prizreni, e mbrojti me sukses temën e doktoraturës.

Gykan Shipkovica u lind në Prizren, më 27.08.1983. Shkollën fillore e kreu në Prizren, për të vazhduar të mesmen në Katar, në "El Mahde Ed Dini", fakultetin në qytetin Ez Zerka, ndërsa magjistraturën e vazhdoi në Universitetin Islamik Ndërkombëtar, në Aman të Jordanisë.

Në këtë universitet, ditën e martë, me datë 20.03.2017, ai mbrojti edhe temën e doktoraturës me titull: "Studim analitik dhe recension i dorëshkrimit "El xhamiul vexhiz" i njohur si "El fetava el Bezzazije" në medhhebin hanefij, prej fillimi të kapitullit "Ndarja" deri te kapitulli "Të papëlqyerat".

Ai mbrojti temën para komisionit, i cili ishte në për-



*Aksioni i organizuar nga ISVM*



*Nga ceremonia e mbrojtjes së tezës së doktoraturës*

bërje të: dr. Kadhafi el Genanim, mentor dhe kryetar, prof. dr. Haluk Dajfullah, anëtar, dr. Muhamed Halef Beni Selame, anëtar, si dhe prof. dr. Ismail Muhamed el Berishi, anëtar i jashtëm.

Pas prezantimit të temës dhe diskutimeve, komisioni e vlerësoi lart punimin dhe vendosi që kandidatit Gykan Shipkovica t'i jepet titulli doktor i jurisprudencës islame.

Dr. Gykan Shipkovicës, i cili aktualisht shërben si imam në xhaminë "Ymer Prizreni" në Prizren, i dëshirojmë suksese të bujshme në jetën e tij shkencore. *(Ali Vezaj)*

### U mbajt turniri në futsall i organizuar nga Departamenti i të Rinjve i BIK-ut

Të shtunën, me datë 20.05.2017, u mbajt turniri në futsall, i organizuar nga Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, i cili u organizua për herën e katërt radhazi. Në këtë turnir morën pjesë 13 ekipe nga Këshillat e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, e ato janë: KBI – Prishtinë, KBI – Obiliq, KBI – Dragash, KBI – Drenas, KBI – Vushtrri, KBI – Prizren, KBI – Klinë, KBI – Shtime, KBI – Ferizaj, KBI – Viti, KBI – Podujevë, KBI – Gjilan, KBI – Malishevë.

Pas zhvillimi të ndeshjeve, të cilat u luajtën në një atmosferë shumë vëllazërore, vendi i parë i takoi KBI – Klinë, vendi i dytë KBI – Prishtinë, dhe vendi i tretë KBI – Vushtrri. Golashënuesi më i mirë në këtë turnir u shpall Ardian Demolli, nga KBI – Prishtinë. Organizatorët shpërndan shpërblime për tri vendet e para, si dhe për golashënuesin më të mirë. Turniri filloi në orën 10:00, dhe u mbajt në fushën sportive të Medresesë "Alaudin" në Prishtinë. Ndeshjet i referoi Njazi Ukshini, profesor i edukatës fizike.



***Me pjesëmarrësit në turnirin e organizuar nga DR i BIK-ut***




# Telegram ngushëllimi

*Akti i sotëm në Mançester, ku nga sulmi terrorist humbën jetën qytetarë të pafajshëm është vepër e shëmtuar e atyre që nuk ia duan të mirën njerëzimit. Autorët e akteve të tilla barbare përmes dhunës, terrorit e frikës, duan të arrijnë qëllimet e tyre të errëta - atakimin e vlerave humane, të lirisë, të tolerancës dhe mirëbesimit. Me këtë rast ngushëllojmë familjarët e viktimave dhe të plagosurve u dëshirojmë shërim të shpejtë. Ndërsa, me qeverinë dhe popullin mik të Mbretërisë së Bashkuar bashkëndiejmë dhimbjen dhe njëkohësisht shprehim mbështetjen tonë që autorët e këtij akti sa më parë të dalin para drejtësisë.*

***Myftiu i Kosovës***
***Naim ef. Tërnava***

**Kryesia e Bashkësisë Islame**
**të Republikës së Kosovës**

**Shpall:**

# TENDER

**Për ndërtimin e xhamisë në fshatin Mleqan, KK Malishevë**

Kompanitë ndërtimore të interesuara për këtë tender, përveç kushteve të parapara me ligj, kërkesës duhet t'ia bashkëngjisin ofertën e tyre për kryerjen e punëve për objektin në fjalë.

Tërheqja e materialit të tenderimit bëhet përmes postës elektronike, esatramadani@bislame.net.

Oferta duhet të dorëzohet më së voni 10 ditë pas publikimit në revistën "Dituria Islame" në adresën Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, rruga Bajram Kelmendi, nr.84, 10000 Prishtinë.

Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit nuk do të merren në shqyrtim.

**Myftiu i Turqisë hap xhaminë në qytetin Kostroma të Rusisë**



Kryetari i DIYANET-it të Turqisë, Mehmet Gormez udhëhoqi namazin e xhumasë me rastin e hapjes të një xhamie të re në qytetin e Kostromës në Rusinë perëndimore. "Madhështia e shteteve nuk do të matet më vetëm nga ekonomitë e tyre. Madhështia e vendeve matet nga mundësitë që i janë dhënë lirisë së fesë", tha Myftiu i Turqisë, Mehmet Gormez në ceremoninë e hapjes, ku morën pjesë edhe myftiu i madh i Rusisë, Ravil Gajnetdin. Mehmet Gormez tha se qyteti Kostroma mburret për një mijë vjet përvojë në lirinë fetare pasi ka qenë shtëpia e besimeve të ndryshme. Ndërtimi i xhamisë qendrore të Kostromës filloi në vitin 2003. Fondacioni Diyanet i Turqisë, Drejtoria e Çështjeve Fetare dhe myftiu i distriktit Tarsus në Mersin në Turqinë jugore - mbështetën financiarisht projektin në qytetin ku jetojnë pothuajse 25,000 myslimanë.

**Dalai Lama: "Terroristët myslimanë" është një term i gabuar"**

Udhëheqësi shpirtëror budist tibetian përsëriti të shtunën, më 1 prill 2017, mosmiratimin e tij të fortë të termave si "terroristët myslimanë", duke thënë se ai ndihet jashtëzakonisht i pakëndshëm nga përdorimi i tillë i gabuar. "Përdorimi i termave të tilla (si terroristët myslimanë) është i gabuar dhe unë ndjehen i parehatshëm. Myslimanët janë pasues të vërtetë të Islamit, të cilët ndjekin Kuranin seriozisht dhe sinqerisht", tha Dalai Lama, me rastin e shënimit të jubileut të artë të "The Dainik Asom," - raportoi gazeta The Economic Times. Ai kritikoi gjithashtu budistët në Birmani që po i dëmtojnë myslimanët, duke i quajtur ata si "elementë të djallëzuar." Komentet që vijnë ndërsa islamofia kanë arritur nivel të paparë që nga 11 shtatori 2001. Pak më herët një person hyri në një xhami Tucson në Arizona, i cili copëtoi mbi 130 kopje të Kuranit të shenjtë në xhami, ndërsa zyrtarët e policisë thanë se nuk kishte asnjë dëshmi se sulmi ishte një krim i urrejtjes. Edhe pse ky ishte sulmi parë në Qendrën Islame në Tucson, ajo nuk është e para xhami që u sulmua në Amerikën e Veriut. Në janar, një 27-vjeçar, hapi zjarr në një xhami në Quebec City, duke vrarë gjashtë vetë dhe duke plagosur 19 të tjerë.



**Kina ndalon emrat fetar për foshnjat myslimane në Xinjiang**

Shumë çifte shqetësohen për zgjedhjen e emrit të bukur për të porsalindurin e tyre, por për myslimanët në Kinën Perëndimore ky vendim tani është bërë edhe më i rëndë. Po e zgjedhe emrin e gabuar, fëmijës tuaj do t'i mohohet arsimimi dhe përfitimet nga qeveria. Zyrtarët në rajonin perëndimor të Xinjiang-it, ku jetojnë afërsisht gjysma e 23 milion myslimanëve të Kinës, kanë publikuar një listë të emrave të ndaluara për foshnje, kjo është edhe një goditjeje e vazhdueshme kundër fesë. Emrat si Islam, Kuran dhe Meka, si dhe referenca ndaj simbolit të yllit dhe gjysmëhënës, janë të papranueshme për partinë komuniste në pushtet dhe fëmijëve me emra të tillë do t'i mohohet regjistrimi i familjeve, një dokument thelbësor që u jep akces në shërbimet sociale, kujdesin shëndetësor dhe arsimin.

Kina ka nisur një seri goditjesh në Xinjiang, vendi i pakicës myslimane ujguriane. Grupet e të drejtave të ujgurëve ankohen për kufizime të ashpra mbi fenë dhe lirinë e shprehjes dhe thonë se sulmet janë incidente të izoluara të shkaktuara nga ankesat lokale, jo pjesë e një



fushate më të gjerë të koordinuar. Të rinjtë ndalohen të rrisin mjekrën në Xinjiang dhe gratë janë të ndaluara të mbajnë mbulesa. Grupet e të drejtave me të shpejtë kanë dënuar ndalimin e emrit, i cili zbatohet për dhjetëra emra që konsiderohen nga zyrtarët e partisë komuniste si emra me kuptime fetare. “Kjo është vetëm një rregullore e fundit nga një varg prej rregulloreve të reja që kufizojnë lirinë fetare në emër të kundërshtimit të” ekstremizmit fetar “, tha në një deklaratë Sophie Richardson, udhëheqëse e HRW në Kinë. “Këto politika janë shkelje të ashpra e të drejtave vendore dhe ndërkombëtare për të drejtat e lirisë së besimit dhe shprehjes. Nëse qeveria është serioze për të sjellë stabilitet dhe harmoni në rajon siç pretendon ajo, ajo duhet të rikthejë liritë, jo të dyfishon politikat shtypëse.”

### Myslimanët u arrestuan në Mianmar për mësimin e Kuranit

Forcat e sigurisë të Myanmarit arrestuan tetë myslimanë në shtetin Rakhine në perëndim të vendit me akuzat e “mësimit të Kuranit”, 5 anëtarë të tjerë të grupit të pakicës myslimane u burgosën sepse qëndruan në xhami pas namazit. Forcat ushtarake të Mianmarit filluan shtypjen kundër myslimanëve në shtetin Rakhine pas një sulmi në rojet kufitare të vendit më 9 tetor 2016, ku mbetën të vdekur nëntë policë, për vrasjen e tyre qeveria fajësoi myslimanët. Ka raporte se të paktën 400 persona janë vrarë, më shumë se 2.500 shtëpi, xhami dhe shkolla fetare janë shkatërruar, tri fshatra janë shkatërruar krejtësisht gjatë rrethimit ushtarak. Qeveria e Myanmarit ndërkohë ka bllokuar qasjen humanitare dhe mediet në Rakhine. Në kryeqytetin e Malajzisë, Kuala Lumpur, u mbajt një takim i veçantë i ministrave të jashtëm nga Organizata e Bashkëpunimit Islamik (OIC) në fillim të këtij muaji për të diskutuar gjendjen e myslimanëve. Kryeministri i Malajzisë, Naxhib Razak në fjalën e tij të hapjes në këtë takim tha se



vendet myslimane duhet të bashkohen për të ndihmuar myslimanët e persekutuar. Kriza në Rakhine nuk ishte më çështje e brendshme e Mianmarit, duke theksuar se kishte prekur tashmë shtetet fqinje.

### India në tri dekadat e ardhshme do të ketë popullsinë më të lartë të myslimanëve në botë

Parashikohet se në Indi në vitin 2050 do të jenë 311 milionë myslimanë, një popullsi që do të përbëjë 11% të popullsisë botërore. Në një raport akoma edhe më të zgjeruar, qendra kërkimore “Peu” është shprehur se myslimanët janë grupimi religjioz që po shënon rritjen më të shpejtë. Qendra kërkimore ka parashikuar se popullsia myslimane do të rritet me një shpejtësi më të madhe se të gjitha popullsitë në të gjithë botën. Kërkimi ka konkluduar se India do të vazhdojë të jetë shtëpia e numrit më të lartë të hinduve në botë, me një popullsi në rritje deri në 1.3 miliardë. Për momentin, Indonezia ka numrin më të lartë të popullsisë myslimane. Në raport citohet se arsyet e rritjes së popullsisë janë mosha e re



mesatare dhe normat e larta të pjellorisë. Për myslimanët, kjo moshë është 22 vjeçare, ndërsa nga ana tjetër hindutë e kanë moshën mesatare 26. Mosha mesatare për të krishterët është 28. Gratë myslimane në Indi ka një mesatare lindjeje prej 3.2 fëmijë për grua, ndërsa gratë hindu që e kanë 2.5 fëmijë për grua, dhe gratë e krishtera e kanë 2.3 fëmijë për grua. Popullsia myslimane do të rritet me shpejtësi nga 14.4% që ishte në vitin 2010 në 18.4% të të gjithë popullsisë në 2050. Megjithatë, edhe atëherë në katër persona tre do të jenë ende hindu. Popullsia e hinduve në Indi do të vazhdojë të jetë më e lartë se popullsitë myslimane në shtetet islamike si India, Pakistani, Indonezia, Nigeria dhe Bangladeshi të bashkuara së bashku. Raporti ka shtuar se për sa i përket popullsisë së krishterë në Indi, që për momentin përbën 2.5% të gjithë popullsisë do të zvogëlohet në 2.3% të të gjithë popullsisë në vitin 2050. *(R.S).*

| AUTOR: AGIM GASHI | PROJEKTI I NJË REZOLUTE | LLOJ KAPELE | PROPOZIMET PËR MALLRAT E SHITURA | KËNGËTARI IRLANDEZ, KORB | ENERGY and RESOURCE INSTITUTE | LLOJ SHALE DRURI | INFORMAT. TECHNOL. | ZERO | DETYRIM DITOR PËR BESIMTARIN ISLAM | BOTA, NJERZIA | ZBUKURIM | PËREMËR PRONOR | | PERIUDHË KOHORE (sh.shq.) | PEZMATIMI I CIPËS SË TRURIT |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| JO AMATORE | | | | | | | | | | | | | E.M. / KLUB | | |
| KUMTIM ME SHKRIM | | | | | | | | GJËMA (sh.pashq.) / A.SH.N. | | | | | | | |
| OPERACION, VEPRIM | | | | | | | BANOR I NJË KONTINENTI / K.O. | | | | | | | | |
| GRUP VLERËSUES | | | | | MBRËMJA / BORI | | | | | | | INTERNAT. PEACE INSTITUTE | | | |
| EUROPEAN BOWLING TOUR | | | | LYERJE ME BRONZ / INICIALE | | | | | | | | PITER ... / TITULL SHKENCOR E ARTI | | | |
| TV SHQIPTAR | | | | |  | | | | | | AUSTRIA | | T.GJ. / BRAVO! | | |
| ... LUKRECI (shq.) | | | | | | | | | | | POSEDON | | | 1 ROMAK / MËSYMJA | |
| REPUBLIKA E KOSOVËS / EMËR M (arlind) | | | SQUFURI / ABONIM I SERISHËM | | | | | | | | KOHË E CAKTUAR | | | | |
| | | | | | | | | | | | ... JON | | | | |
| SHKRONJA E 35-të | | DY ZANORE / ATO QË SHKRUAJNË NË GAZETA | | | | | | | | | FRYMA | | | | ADASHE |
| TOKË E PAMBJELLË | | | | | | | | | | | SHOQE | | | | |
| BANORE E LABËRISË | | | | | | | | | | | | | | | |
| LLOJ PIJEJE | | | | E FILLUAR | | | | | | | PUNË ME LIME / K | | M.N. / MALL I GRUMBULLUAR | | |
| BOLLGUR GRURI | | | | | GUXIMTARI | AMPERI | VESHJE ME GAJTANË | | VESHJE E VJETËR GRASH | SHENJA E NJË PROGRAMI KOMPJUTERI | GOMAR | NOTË MUZIKORE / SHKENCA MBI MORALIN | | | |
| PJESTAR I NJË FISI ILIR | | | | | | | | VLERË / DISA | | | | | | KALIUMI / BARAZIM NË SHAH | |
| | EMNAK I AMIRES / ... BOLETINI | | | | | MËSUESE / ZEM... | | | | | | | | | |
| IRIDI | | | E TËRMETEVE / NOTË MUZIKORE | | | | | | | | | | | | ILIR KONUSHEVCI |
| LLOJ LËNGU MJEKËSOR (sh.shq.) | | | | | | | | EMËR I HUAJ M. / TONI | | | | | BREJTËS / GRUP GJAKU | | |
| TOKËZIMET | | | | | | | | | GADISHULLI MË I MADH NË BOTË | | | | | | |

# Hënë e re, shumë na gëzove

*Sot, ti hënë e re shumë na gëzove, dhe po më dukesh më e mirë,*
*mirë se erdhe në zemrat tona, kështu të thotë besimtari shpirtdëlirë.*

*Sa shpejt na iku viti, dhe kur dilje si sot kurrë nuk të kemi parë,*
*më beso, se ta them fjalën e muminit, po sa shumë malli veç për të më ka marrë.*

*Vallë, a nuk ishe më e ndritur dhe plot shkëlqim nëpër shekujt që kaluan,*
*thuaje të drejtën, në atë kohë kur ndrite Mekën dhe putat keq u poshtëruan.*

*Dhe të mbarat për të gjithë umetin, ti i nise në kohën më të çmuar, në Ramazan,*
*këto nimete që na i sjellë në këto kohë të vapës, veç të mbara me vete kanë.*

*E tash pas mesnate do të na i kallëzosh të mirat tua, kur të çohemi për syfyr,*
*e kush nuk do të dojë në sofrën e parë ta ketë më të zgjedhurin mysafir.*

*Ty o Allah të qofshim falë, që na e bëre këtë më të madhin nderim,*
*e ne do të dalim shumë të gëzuar, ta marrim ngrykë mikun veç me gëzim.*

*Me të gjitha premtimet që na vjen ti oj hënë, veç po bëhesh më e ndritur,*
*a po e sheh me kënaqësinë tënde, foshnjën e vogël për një vit sa është rritur.*

*Çfarë po të thonë brezar që shkuan, dhe me ty kurrë nuk gjetën kënaqësi,*
*a se panë kurrë me sytë e imanit, dritën tënde kur ndriçonte çdo shtëpi.*

*Po çfarë do të na thuash për atë njeri, që për ty s'hap as derë as dritare,*
*kallëzoja hidhërimin e nurit tënd, që do ta mbulojë me turp e marre.*

*Rrëfeja xhevahiret me të mirë, se ti i sjellë nga i Madhi Zot,*
*më të shkëlqyer me plotë dritë të pamë dje, e më të gëzuar jemi sot.*

*Dhe ky nur që rrit shkëlqimin dhe ta kënaq shpirtin është hise e besimtarit,*
*dhe veç kështu do të jetë përherë, si në pikë të verës dhe në kulm të acarit.*

*Ti hënë e mirë, na solle muajin që ka veç falje dhe shumë shpërblim,*
*kush rri me ty dhe nuk mërzitet, natë e ditë do të ketë hare dhe gëzim.*

*E për xhenetin si është stolisur dhe shejtani keq është dëshpëruar,*
*thuaju ti oj hënë e mirë, se ai që digjet për ujë dhe bukë nuk do të jetë i poshtëruar.*

*Kallëzoj drejt dhe shumë fuqishëm, besimtarët se dy gëzime do t'i kenë,*
*njërin kur ta presë me kënaqësi iftarin dhe tjetrin me të mirat në xhenet.*

*Po ti je një zonjë mbi të tjerët planetë, që pushojnë në lartësinë e qiellit,*
*sa të shkëlqyer e bënë natën, hiq më pak se ditën me rreze të diellit.*

*Kurrë nuk të pamë të jesh e mërzitur, se ti i fole veç besimtarit,*
*kallëzo hënë atë që ta dha i Madhi Zot, se ti bën dritë edhe varrit.*

*E tash veç dua të sinqerta për një të vetmin Allah, që s'ka fillim e as mbarim,*
*mirë se erdhe me muajin më të respektuar që ka falje dhe veç shpërblim.*

*Ali Vezaj*